


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha,
Hajrullah Hoxha, Isa Memishi,
Jakup Cunaku, Muharrem Tërnava,
Muhamed Hoxha, Nexhmi Maksuti,
Rexhep Suma dhe Sabri Bajgora.

**Lektor**
Isa Bajçinca
**Korrektor**
Skender Rashiti
**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku
**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Feja në pakon e Ahtisarit*

*Në Pakon e Presidentit Ahtisari, ndër të tjera, thuhet: "Kosova nuk ka fe zyrtare dhe që do të jetë e paanshme në çështjet e orientimeve fetare" (An. I, 1.4). Një trajtim i këtillë i fesë, cilado qoftë ajo, na duket i padrejtë dhe mund të shkaktojë reagime në mesin e besimtarëve. Në të vërtetë, një qasje e këtillë na rikujton të kaluarën e hidhur të sistemit monist - ateist, kur feja jo vetëm që ishte anashkaluar, por edhe ishte luftuar nga regjimi i atëhershëm. Nuk duhet harruar se një numër i konsideruar i vendeve evropiane, ku feja është e ndarë nga shteti, megjithatë feja zyrtare figuron në kushtetutat e tyre. Gjithashtu, duhet theksuar se ne asnjëherë nuk kemi pretenduar dhe nuk pretendojmë as tani, që ne si shumicë absolute, të privilegjohemi ose që formulimi të bëhet në dëm të bashkësive tjera tradicionale të vendit. Nga ana tjetër, nuk duhet harruar, gjithashtu, se çdo përpjekje për imponimin e një multietniteti apo multireligjioziteti artificial, mund të prodhojë efekte negative për shoqërinë kosovare.*

*Kryesia e BIK-së me këtë rast propozon që Kushtetuta e ardhshme e Kosovës të njohë fetë tradicionale të Kosovës: fenë Islame dhe të Krishterë me të dy ritet e saj: ortodokse dhe katolike.*

## Në këtë numër pos të tjerash

*Vërejtjet e Kryesisë së BI-së të Kosovës për propozimin e Presidentit Ahtisari për Kosovën drejtuar:*

**- ZYRËS SË UNOSEK-ut – VJENË**
**- PRESIDENTIT AHTISARI**
**- ANËTARËVE TË GRUPIT NEGOCIATOR TË KOSOVËS**
INSTITUCIONEVE TË KOSOVËS:
**- PRESIDENCËS**
**- KUVENDIT**
**- QEVERISË**

# Kushtetuta e ardhshme e Kosovës të njohë fetë tradicionale

*Prishtinë, 14 shkurt 2007*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, sikurse edhe i tërë populli i Kosovës, me vëmendje ka pritur bërjen publike të planit të Presidentit Ahtisari. Kjo Kryesi, pas bërjes publike të këtij Propozimi Gjithpërfshirës për Marrëveshjen për Statusin e Kosovës nga kryenegociatori ndërkombëtar, me vëmendje ka shqyrtuar dhe analizuar këtë propozim. Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në parim propozimin e Presidentit Ahtisari, megjithëqë lë shumë për të dëshiruar, e vlerëson si një draft pozitiv dhe, si i tillë, për momentin hap rrugën drejt bërjes së Kosovës shtet.

Mirëpo, Kryesia e BIK-së, pas një analize të hollësishme, shpreh mospajtimin e saj dhe ngre këto shqetësime:

**1.** Në Propozimin e Presidentit Ahtisari nuk përmendet taksativisht pavarësia, shtetësia dhe sovraniteti i Kosovës, prandaj, duke u nisur nga fakti se ky popull ka paguar shtrenjtë një gjë të tillë (Ju e dini numrin e dëshmorëve), nuk e kemi merituar një trajtim të tillë, kështu që kërkojmë që në versionin përfundimtar, edhe kjo të figurojë gjegjësisht të përcaktohet qartë statusi i Kosovës.

**2.** Në Pakon e Presidentit Ahtisari, ndër të tjera, thuhet: *"Kosova nuk ka fe zyrtare dhe që do të jetë e paanshme në çështjet e orientimeve fetare"* (An. I, 1.4). Një trajtim i këtillë i fesë, cilado qoftë ajo, na duket i padrejtë dhe mund të shkaktojë reagime në mesin e besimtarëve. Në të vërtetë, një qasje e këtillë na rikujton të kaluarën e hidhur të sistemit monist - ateist, kur feja jo vetëm që ishte anashkaluar, por edhe ishte luftuar nga regjimi i atëhershëm. Nuk duhet harruar se në një numër i konsideruar i vendeve evropiane, ku feja është e ndarë nga shteti, megjithatë feja zyrtare figuron në kushtetutat e tyre. Gjithashtu, duhet theksuar se ne asnjëherë nuk kemi pretenduar dhe nuk pretendojmë as tani që ne si shumicë absolute, të privilegjohemi ose që formulimi të bëhet në dëm të bashkësive të tjera tradicionale të vendit. Nga ana tjetër, nuk duhet harruar, gjithashtu, se çdo përpjekje për imponimin e një multietniteti apo multireligjioziteti artificial, mund të prodhojë efekte negative për shoqërinë kosovare.

Kryesia e BIK-së me këtë rast propozon që Kushtetuta e ardhshme e Kosovës të njohë fetë tradicionale të Kosovës: fenë Islame dhe të Krishterë me të dy ritet e saj: ortodokse dhe katolike.

**3.** Aneksi V, që ka të bëjë me Trashëgiminë Kulturore dhe Fetare, i cili tërësisht i dedikohet mbrojtjes së trashëgimisë së Kishës Ortodokse Serbe (KOS) të Kosovës, duke mos përmendur fare trashëgiminë fetare islame dhe atë katolike, na duket krejtësisht pa vend. Ne mundohemi të kuptojmë qëllimin e mirë të Presidentit Ahtisari, i cili dëshiron që ky aspekt i ndjeshëm i palës serbe të jetë i mbrojtur me ligj e që ata të mos kenë arsye ta kundërshtojnë pakon e tij, mirëpo, njohësit e mirë të trashëgimisë së objekteve sakrale ortodokse në Kosovë, duke mos e përjashtuar as KOS-in, e dinë mirë se gjatë tërë historisë ishin pikërisht shqiptarët ata që kishin mbrojtur dhe ishin kujdesur për këto objekte, madje edhe atëherë kur nuk kishte pasur serbë në ato objekte, përfshirë këtu edhe periudhën e Perandorisë Osmane.

Aktet që ndodhën ndaj kishave ortodokse serbe të Kosovës gjatë ngjarjeve të 17-18 marsit 2004, duhet të shikohen si përjashtim dhe në kontekst më të gjerë psiko-sociologjik e jo vetëm në një aspekt të ngushtë të urrejtjes fetare. Pastaj, përkrahja e pa rezervë që KOS-i i kishte dhënë Milosheviçit dhe regjimit të tij, kishte bërë që, në ndërdijen e shqiptarit të rëndomtë, këto objekte sakrale të ktheheshin në simbole të shtypjes dhe okupimit të popullit shqiptar.

Ne kërkojmë që trashëgimia kulturore dhe fetare të trajtohet në bazë të vlerave që ka, sepse ajo është pasuri e Kosovës dhe e popullit të saj.

**4.** Në Pakon e Presidentit Ahtisari askund nuk përmenden fjalët *islam* dhe as *xhami*, sikur në Kosovë të mos kishte asnjë xhami dhe asnjë mysliman, sa kohë që shumica dërrmuese e këtij populli i takojnë pikërisht këtij besimi. Për ne kjo ka qenë një absurd i llojit të vet. Prandaj, kërkojmë që kjo çështje të rregullohet në mënyrë të merituar.

**5.** Lidhur me Aneksin V, neni 2, al. 2.2. *"Kosova do t'i ofrojë Kishës Ortodokse të Serbisë privilegje doganore dhe tatimore....",* ne kërkojmë që, në mos asgjë tjetër, së paku edhe dy bashkësitë e tjera, ajo islame dhe katolike, ta kenë të njëjtin tretman.

**6.** Ne kërkojmë gjithashtu që në mjediset ku popullata shumicë është serbe, si rasti i Zveçanit, Zubin-Potokut, Leposaviçi dhe Mitrovica e Veriut, objektet islame të gëzojnë të njëjtin tretman dhe të jenë zona të mbrojtura. Gjithashtu, këtë tretman ta gëzojnë edhe objektet e tjera monumentale të proveniencës islame, të cilat gjenden gjithandej nëpër Kosovë. Kërkojmë, po ashtu, të na mundësohet ndërtimi i xhamive të shkatërruara në pjesën veriore të Mitrovicës. Po Ju kujtojmë vetëm xhaminë buzë Ibrit në pjesën veriore të Mitrovicës, e cila është rrënuar me themel nga forcat serbe në vitin 1999.

**7.** Në Pakon e Presidentit Ahtisari përcaktohet shumë mirë kthimi i pronës së KOS-it (Aneksi VII, neni 6, pika 6.1.), mirëpo kjo duhet të vlejë edhe për komunitetet e tjera fetare.

Prandaj, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe anëtarësisë së saj, kërkojmë nga Ju që këto shqetësime tonat t'i merrni parasysh, sepse jemi thellë të bindur se kështu do të bëni zgjidhje të merituar.

Duke Ju falënderuar për mirëkuptim, Ju përshëndesim sinqerisht dhe Ju dëshirojmë sukses.

*Kryetari,*
**Myftiu, mr. Naim Tërnava**

# Si trajtohet çështja fetare në pakon e Ahtisarit?!

**Qemajl Morina**

Pas një pritjeje të gjatë, më 2 shkurt 2007, kosovarët patën rastin të njiheshin me propozimin shumë të përfolur të Presidentit finlandez, Marti Ahtisari, të ngarkuarit special të Sekretarit të Përgjithshëm të Organizatës së Kombeve të Bashkuara, për përpilimin e pakos për zgjidhjen e çështjes së Kosovës.

Shumica e kosovarëve e mbajnë mend Marti Ahtisarin qysh nga periudha e vështirë e bombardimeve të NATO-s, kur ai, së bashku me ish-kryeministrin rus, Cernomirdin, ishin angazhuar në bisedime me ish-diktatorin serb Slobodan Milosheviç. Sido që të jetë, qytetarët e Kosovës kanë pasur një besim në të dhe kanë pritur se, propozimet e tij për të ardhmen e Kosovës, do të jenë në përputhje me vullnetin e shumicës së popullatës së Kosovës. Andaj, pritën me padurim për një kohë të gjatë propozimet e tij, të cilat do të jenë vendimtare për të ardhmen e Kosovës dhe popullit të saj. Sado që pakoja e Presidentit Ahtisari nuk është për t'u zhvlerësuar, megjithatë, ajo nuk përkon me realitetin e krijuar në terren pas ngjarjeve tragjike të vitit 1999. Fjala "pavarësi", që ishte përfolur sa e sa herë deri më tani nga shqiptarët, nuk përmendet fare në pakon e Presidentit të Finlandës, i cili në një deklaratë për medie kishte thënë: "Ne finlandezët jemi realistë".

Por, ajo që na intereson neve në këtë vështrim, është se si e trajton Ahtisari në pakon e tij fenë dhe trashëgiminë fetare dhe kulturore. Thënë në vija të trasha, trajtimi i çështjes fetare nga ana e Presidentit finlandez nuk del nga kornizat e përgjithshme të trajtimit të fesë në legjislacionin e vendeve evropiane, ku feja është e ndarë nga shteti. Megjithatë, në disa kushtetuta të vendeve perëndimore, feja zyrtare ekziston. Sa për ilustrim, po përmendim se në aktin më të lartë të Mbretërisë së Bashkuar, mbretëresha është në krye të Kishës Anglikane. Feja zyrtare e shtetit norvegjez është Protestantizmi. Ne të gjithë jemi dëshmitarë se me rastin e hartimit të Kushtetutës së Bashkimit Evropian, pati përpjekje të mëdha që në preambulën e saj të figurojë Krishterimi si fe zyrtare e Bashkimit Evropian, edhe pse pati shumë zëra brenda vetë këtij Bashkimi, që ishin kundër këtij formulimi.

### Kosova pa fe zyrtare

Në pakon e Ahtisarit për Kosovën, feja përmendet shkarazi, në Aneksin I, Dispozitat Kushtetuese, neni 1.4, ku thuhet: "Kosova nuk ka fe zyrtare dhe do të jetë e paanshme në çështjet e orientimeve fetare".

Një trajtim i këtillë i fesë, cilado qoftë ajo, na duket se është jo vetëm i padrejtë, por edhe denigrues për shumicën dërrmuese të shoqërisë kosovare, dhe mund të shkaktojë reagime tek besimta-



rët. Sepse, kjo na rikujton të kaluarën e një sistemi totalitar, ku feja jo vetëm ishte anashkaluar, por edhe ishte luftuar nga regjimi i atëhershëm.

Në anën tjetër, dihet se Kosova, si në aspektin e përbërjes etnike, ashtu dhe fetare, në dallim nga shumë vende të tjera të rajonit, është monolite. Si komb, shqiptarët përbëjnë shumicën absolute, dhe në aspektin fetar, Islami është fe e shumicës dërrmuese të popullatës së Kosovës. Andaj, çdo përpjekje për imponimin e një multietniteti apo multireligjioziteti artificial, mund të prodhojë efekte negative për shoqërinë kosovare. Kjo është arsyeja pse, minimumi i kërkesës së formulimit të këtij neni, mund të jetë: "Feja Islame, Ortodokse dhe ajo Katolike - janë fe zyrtare në Kosovë, me status të barabartë".

### Cila është trashëgimia fetare dhe kulturore e Kosovës?!

Për sa i përket trashëgimisë fetare dhe kulturore të Kosovës, Presidenti ka një qasje të njëanshme dhe aspak të balancuar. Kjo më së miri shihet në Aneksin V, që ka të bëjë me Trashëgiminë Kulturore dhe Fetare, i cili pothuajse në tërësi i dedikohet mbrojtjes së trashëgimisë së Kishës Ortodokse Serbe të Kosovës, duke mos përmendur fare trashëgiminë fetare islame dhe atë katolike. Po ta lexonte këtë pako dikush që është i painformuar sa duhet për këtë aspekt, do të krijonte bindjen sikur e vetmja trashëgimi fetare dhe kulturore në Kosovë, është ajo serbo-ortodokse dhe se aty nuk ekziston kurrfarë trashëgimie fetare-kulturore tjetër. Mu ashtu siç pretendojnë Kisha Ortodokse Serbe dhe disa historianë serbë se Kosova është "Jerusalem i ortodoksisë serbe."

Ne mund ta kuptojmë qëllimin e mirë të Presidentit Ahtisari, i cili dëshiron që atunë kryesore të palës serbe, të përfaqësuar në trashëgiminë kulturore fetare, ta sigurojë në mënyrën më të mirë, duke e mbrojtur në mënyrë ligjore, që ata të mos kenë arsye ta kundërshtojnë pakon e tij. Mirëpo, njohësit e mirë të trashëgimisë së objekteve sakrale serbe në Kosovë, duke mos përjashtuar as Kishën Ortodokse Serbe, e dinë mirë se shqiptarët gjatë tërë historisë ishin ata që i kishin mbrojtur dhe ishin kujdesur për këto



objekte në periudha të ndryshme të historisë, edhe atëherë kur nuk kishte pasur serbë në ato objekte, duke përfshirë këtu edhe periudhën pesëqindvjeçare të sundimit të Perandorisë Osmane. Përfaqësuesit e familjeve shqiptare, në shenjë mirënjohjeje për kujdesin që kishin treguar për kishat dhe manastiret serbe, nga qeveria dhe kisha serbe ishin quajtur "vojvodë".

Andaj një kujdes më i madh nga Presidenti Ahtisari ndaj trashëgimisë fetare dhe kulturore të Kosovës, të asaj islame dhe katolike, sado kudo do të kishte krijuar një balanc të trashëgimisë kulturore në Kosovë. Në veçanti kur dihet se gjatë luftës së viteve 1998-99, objektet fetare islame kishin qenë në shënjestër të ushtrisë dhe policisë serbe, dhe këtë më së miri e ilustron fakti se ishin rrënuar, djegur dhe granatuar 218 xhami, disa prej të cilave me rëndësi jo vetëm të karakterit religjioz, por edhe arkitektonik për Kosovën. Injorimi i këtij aspekti tejet të rëndësishëm të trashëgimisë fetaro-kulturore të Kosovës, mund të ketë pasoja për shërimin e plagëve që la pas lufta dhe konflikti shqiptaro-serb, sidomos ai i decenies së fundit të shekullit të fundit.

Aktet vandale ndaj kishave ortodokse serbe pas hyrjes së forcave të NATO-s në Kosovë më 1999, si dhe ngjarjet e 17-18 marsit 2004, duhet të shikohen si një përjashtim dhe në një kontekst më të gjerë psiko-sociologjik, dhe jo vetëm në aspektin e ngushtë të urrejtjes fetare.

Përkrahja pa rezervë që Kisha Ortodokse Serbe i kishte dhënë regjimit të Millosheviçit, si dhe keqpërdorimi i simboleve fetare nga ana e Millosheviçit, kishin bërë që në ndërdijen e shqiptarit të zakonshëm, objektet sakrale ortodokse serbe të ktheheshin nga objekte kulti, në simbole të shtypjes dhe okupimit të popullit shqiptar.

### Pakoja e Ahtisarit e papranueshme edhe për KOS-in

Për fat të keq, ky qëndrim i KOS-së u manifestua edhe me rastin e publikimit të Pakos së Presidentit Ahtisari, ndonëse ajo, pa dyshim, mund të konsiderohej si përfituesi më i madh nga propozimi i tij për statusin e Kosovës. Duke përsëritur retorikën e tyre të njohur: "Nuk mund t'i shkëputet Serbisë si një shtet i vjetër evropian, pjesa më e çmueshme territorit të saj" - në deklaratën e Sinodit të Kishës Ortodokse Serbe thuhet po ashtu: "Kosova dhe Metohia gjatë periudhës më shumë se njëmijëvjeçare është e banuar me serbë, dhe në kohën e caktuar, para shpërnguljeve të mëdha serbe, pothuajse vetëm me serbë".

Është për të ardhur keq pse në kohën kur Presidenti Ahtisari bën çmos që për trashëgiminë ortodokse serbe të sigurojë një status shumë më të privilegjuar në krahasim me trashëgimitë e tjera kulturore të Kosovës, Sinodi i Kishës Ortodokse Serbe del me deklarata të logjikës së mesjetës.

Pavarësisht nga ato që deklaruan Kisha Ortodokse Serbe në Beograd, apo peshkopi Artemije në Graçanicë, institucionet tona fetare në Kosovë, që përfaqësojnë shumicën, duhet të jenë të vetëdijshme se jemi para një përgjegjësie historike. Me sjelljet tona dinjitoze, të mbështetura në parimet e besimeve tona të shëndosha, dhe në traditat tona të tolerancës e mirëkuptimit të ndërsjellë, duhet të tregojmë në praktikë se jemi popull i qytetëruar dhe se Bashkësia Ndërkombëtare pati të drejtë kur me vendosmëri qëndroi në anën tonë në momentet më të vështira, që kaluam në tetë vjetët e fundit të historisë sonë më të re. Këtë qëndrim duhet ta mbajmë edhe pas pavarësimit të Kosovës, sepse çdokund në botë shumica është ajo që merr në mbrojtje pakicat, sepse me këtë do të fitojmë besimin e botës së civilizuar dhe do t'i demantojmë paragjykimet e palës serbe, me të cilat ishin përpjekur të pengonin zhvillimin e procesit normal dhe të natyrshëm për pavarësimin e Kosovës.

**Mr. Adnan Simnica**

# Hyrja në islam dhe kujdesi i Allahut për besimtarët

***"Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat, e i beson Allahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. Allahu është dëgjues i dijshëm. Allahu është mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë. E kujdestarë të atyre që nuk besuan janë djajtë që i nxjerrin ata prej drite e i hedhin në errësira. Ata janë banues të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë".*** *(kaptina El-Bekare, 256-257)*

### Lidhshmëria me ajetin paraprak

Në ajetin paraprak - Ajetul Kursinë- Zoti i Madhërishëm sqaron bazat e konceptit islam, ndërton besimin e shëndoshë e të përkryer, mbi të cilin çdo besimtar i devotshëm zhvillon dhe sistemon jetën e vet, por edhe mburret e krenohet me të. Në të përfshihen bazat e besimit islam, shumë cilësi – Emra të Allahut xh.sh., i Cili është Një dhe nuk ka Zot tjetër përveç Tij; Atë nuk e kap as kotje as gjumë; gjithçka ka në qiej dhe në Tokë, është vetëm e Tij; Ai është mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm; Ai është më i larti, më i madhi, - që të gjitha këto janë arsye të mjaftueshme që besimtari të krenohet me besimin e tij hyjnor islam. Për këtë arsye, është shumë e natyrshme që Islami ta lërë të lirë çdokënd për të zgjedhur besimin e tij dhe të mos i imponojë me dhunë askujt asgjë. Gjithashtu, ndër njerëzit mbarë askush askënd s'mund ta detyrojë me dhunë për të besuar, sepse ai që detyron dikë për të besuar diçka, ai është i pari që mendon se, po mos të ishte ai detyrim, nuk do të besonte askush atë çfarë predikon ai. Nëse vështrojmë historinë e së kaluarës, por edhe të së tashmes, do të gjejmë njerëz, organizata, por edhe pushtete të mbështetura në parime të kota dhe destruktive, të cilët përdorin dhunën dhe imponimin për t'i detyruar njerëzit të besojnë predikimet e tyre. Të gjithë këta njerëz që përdorin këtë metodë, e kuptojnë fare mirë se, po të mos përdornin dhunën, asnjë njeri nuk do t'u besonte dhe nuk do t'u përmbahej atyre parimeve të kota. Këta predikues janë të parët që janë të bindur se ato parime që predikojnë ata, janë të kota, dhe këtë e vëmë re kur të dobësohet ndikimi, përdorimi i forcës dhe pushteti tek ata, sepse edhe parimet që predikojnë ata, mposhten për tokë si hedhurina.[1]




Besimi islam është çështje e bindjes shpirtërore me vullnet të lirë dhe nuk arrihet me dhunë e detyrime, por nëpërmjet argumenteve dhe fakteve bindëse nga ana e Allahut xh.sh. në gjithësi e krijesa, nga e cila rezulton natyrshëm vetëbindja e njerëzve në ligjin hyjnor islam. Islami i fton njerëzit që me logjikën e tyre të shëndoshë, ta pranojnë ligjin e Krijuesit Fuqiplotë, sepse, sado që të përdoret dhunë dhe imponim ndaj ndonjë individi, bindja e brendshme në zemër dhe shpirt, s'mund të ndryshohet asnjëherë, e jo më tek një popull i tërë që s'mund të ndodhë absolutisht, prandaj këtë e vërteton edhe historia tek popujt në botë, siç është rasti edhe me popullin shqiptar, të cilët vullnetarisht, me shumicë dërrmuese përqafuan Udhëzimin e Allahut xh.sh. - Islamin.

Feja e krishterë ishte feja e fundit para se të rishfaqej Islami (nëpërmjet shpalljes së fundit - Kuranit); ajo kishte përdorur të gjitha mjetet torturuese e të dhunës për t'i detyruar njerëzit që të hynin në Krishterim. Më pastaj erdhi Islami dhe i paraqiti botës mbarë, parimin madhështor dhe urtësinë hyjnore nëpërmjet postulatit bazë: **"*Në fe nuk ka dhunë, është sqaruar e vërteta nga e kota*"**[2]

### Shkaku i zbritjes së këtyre ajeteve

Lidhur me ajetin: **"*Në fe nuk ka dhunë*"**, transmetohet nga ibni Abasi të ketë thënë: Ka qenë një grua nga ensarët, e cila ishte betuar se, nëse i jeton fëmija i saj, do ta bënte jehud (të fesë jehude), dhe, pasi u largua fisi Benu Nadir, në mesin e tyre kishte bij ensarësh, prandaj ensarët thanë: O i dërguar i Allahut; ata janë bijtë tanë (nuk lejojmë një gjë të tillë), dhe zbriti ajeti: **"*Në fe nuk ka dhunë*".**[3]

Muxhahidi thotë: Ky ajet ka zbritur për shkak të një burri nga ensarët, i cili kishte një djalë me emrin Subejh, të cilin e detyronte në Islam, andaj zbriti ky ajet.[4]

Transmeton ibni Xheriri nga ibni Abasi të ketë thënë:Ajeti **"*Në fe nuk ka dhunë*"**, ka zbritur për shkak të një burri nga ensarët, i quajtur El-Husajn, që i përkiste fisit beni Salim bin Avf. Ai kishte dy djem të krishterë, kurse vetë ishte mysliman, ndaj kishte shkuar tek Muhamedi a.s. dhe i kishte thënë: A mos t'i detyroj (për Islam), sepse ata janë treguar kryeneçë (ndaj Islamit)? Me këtë rast zbriti ky ajet.[5]

Një transmetim të ngjashëm kemi edhe nga Mesruku, i cili thotë: Një burrë nga ensarët, nga fisi beni Salim bin Avf, kishte dy djem, të cilët ishin të krishterë qysh para se të dërgohej Muhamedi a.s. me Shpalljen. Një ditë ata, së bashku me një grup të krishterësh, shkuan në Medinë për të shitur gjësende ushqimore; aty erdhi babai i tyre dhe i ngujoi duke u thënë: Nuk ju lë të lirë derisa të besoni, por ata s'pranuan një gjë tillë, prandaj babai i tyre i paraqiti tek Muhamedi a.s. duke thënë: O i dërguar i Allahut, a të (lejoj që të) hyjë një pjesë (e familjes sime) në zjarr, e unë të rri duarkryq? Atëherë zbriti ajeti: ***"Në fe nuk ka dhunë, është sqaruar e vërteta nga e kota",*** dhe më pastaj të dy djemtë i la të lirë.[6]

Kurse, për sa i përket ajetit vijues: ***"Allahu është mbikëqyrës i atyre që besuan….",*** transmetohet nga Ubdete ibën Ebi Lebabe të ketë thënë: (Ata që kishin besuar, të theksuar në ajet) kanë të bëjnë me ata që më herët kishin besuar në misionin e Isait a.s., dhe, kur u dërgua Muhamedi a.s., besuan gjithashtu edhe në misionin e tij, dhe ky ajet ka zbritur lidhur me ta.

Ndërsa Muxhahidi thotë: Asokohe një pjesë e popullit kishin besuar në misionin e Isait a.s., kurse pjesa tjetër e kishin mohuar atë, dhe, kur u dërgua Muhamedi a.s., misionit të tij i besuan ata që kishin mohuar misionin e Isait a.s., kurse mohuan Shpalljen – misionin e tij ata që kishin besuar misionin e Isait a.s., prandaj Allahu e zbriti këtë ajet: **"*Allahu është mbikëqyrës i atyre që besuan….*"**[7]

### Komentimi i ajeteve

Pasi në ajetin paraprak "Ajetul Kursinë", theksohen shumë cilësi madhështore të Allahut të Madhërishëm, çfarë rezulton për domosdoshmërinë e besimit natyrshëm nga çdo mendje e shëndoshë, atëherë askujt nuk i lejohet imponimi ndaj tjetrit për të besuar e për të hyrë në fe, siç u theksua në Kuran: ***"Sikur të kishte dashur Zoti yt, do t'i besonin çka janë në tokë që të gjithë. A do t'i detyrosh ti njerëzit të bëhen besimtarë?*** *(kaptina Junus, 99)*. Kështu është sqaruar e vërteta nga e kota, dhe s'ka absolutisht dhunë e imponim në fe, sepse besimi është çështje e zemrës dhe askush s'mund të imponojë besim në të.[8]

Me këtë parim themelor: "*Në fe nuk ka dhunë, është sqaruar e vërteta nga e kota*", shihet qartë fisnikërimi i njeriut nga ana e Krijuesit Fuqiplotë, për respektimin e dëshirës, shpirtit dhe ndjenjave të tij, por edhe lirisë së plotë të tij, duke i mundësuar të zgjedhë në mes shpëtimit e humbjes, dhe, në përputhje me punët e veprat e tij, pason shpërblimi apo ndëshkimi. Këto me të vërtetë janë veçoritë kryesore të lirisë së njeriut, një gjë u mohohet shumë njerëzve nga sisteme të ndryshme diktatoriale e ideologjike në botë. Këto sisteme, ideologji e ligje njerëzore, nuk i lejojnë njeriut si krijesë e fisnikëruar nga Allahu xh.sh., që të zgjedhë besimin e tij, apo të përcaktohet për një qasje tjetër të çështjeve a ligjeve nga ajo që dëshiron shteti përkatës, një situatë që e vë atë para një udhëkryqi: ose t'i pranojë ligjet dhe idetë shtetërore, të cilat e largojnë nga imani - besimi në Zotin e vërtetë, ose të mos i pranojë ato ligje dhe të përballet me dhunë e tortura psikofizike të të gjitha llojeve. Pra, liria e besimit është nga të drejtat kryesore të njeriut mbi tokë, të cilën e ka garantuar Islami, dhe, në anën tjetër, me shprehjen e përdorur në ajet: "*Në fe nuk ka dhunë*", mohohet në formë absolute ekzistimi i "imponimit", si në teori, po ashtu edhe në praktikë.

Imani - besimi është "e vërteta" e theksuar në ajet, të cilën njeriu duhet ta pasojë me plot përgjegjësi, kurse "e kota" ka për qëllim të gjitha besimet e gabuara, prej të cilave njeriu duhet të largohet, nëse do shpëtimin. Me të vërtetë, kur njeriu ndalet dhe analizon dhuratën e madhe të besimit nga Zoti xh.sh., do të bindet për vërtetësinë e tij, sepse besimi i vërtetë i jep besimtarit konceptin e qartë për jetën në tërësi, zemrës i jep qetësinë shpirtërore dhe prehjen kulmore e të rehatshme, si dhe me të arrin të krijojë një shoqëri njerëzore me sistem të shëndoshë dhe progresiv. Ndaj, kur njeriu arrin të kuptojë ashtu si duhet dhuntinë e besimit – imanit, atëherë më ka kuptuar sqarimin e së vërtetës nga e kota.[9]

Në këtë mënyrë Islami mohon kategorikisht imponimin në besim, kur dihet qartë se Allahu i Madhërishëm, me fuqinë e Tij absolute, po të dojë, ka mundësi t'i detyrojë të gjithë njerëzit që të besojnë, sikurse i ka detyruar qiejt, tokën, shtazët e bimët t'i përmbahen programit - ligjit Tij, duke mos pasur mundësi asnjëherë ta kundërshtojnë atë ligj, për se Allahu xh.sh. tha: ***"Sikur të donte Allahu, do t'i drejtonte në rrugë të drejtë të gjithë njerëzit".*** *(kaptina Err-Rra'd, 31)*.

Në këtë kuadër, gjithashtu duhet të bëjmë dallimin edhe në mes detyrimit për të pranuar fenë dhe, në anën tjetër, për të kryer obligimet fetare. P.sh., po t'i drejtohemi një myslimani me pyetjen: Pse nuk e kryeni namazin?, ai përgjigjet duke theksuar ajetin: "*Në fe nuk ka dhunë*", dhe e quan veten të civilizuar e bashkëkohor, po ne i themi: Jo, pjesa e ajetit "*Në fe nuk ka dhunë*", nuk kuptohet ashtu si po pretendoni ju, sepse, derisa keni besuar dhe jeni mysliman, atëherë kërkohet nga ju që të kryeni të gjitha obligimet e fesë dhe t'u përmbaheni dispozitave hyjnore islame. Ju jeni të lirë të besoni a të mos besoni, jeni të lirë të zgjidhni në mes besimit dhe mosbesimit, por në atë moment që keni besuar dhe jeni bërë mysliman, tashmë jeni bërë përgjegjës ndaj zbatimit të dispozitave dhe obligimeve të Islamit. Nëse keni përdorur alkool sa keni qenë pabesimtar, ajo ka qenë zgjedhja juaj, por në atë moment që keni besuar, duhet të lini alkoolin dhe të gjitha veset e tjera të liga, sepse, në të kundërtën, po kundërshtoni dispozitat hyjnore dhe pason ndëshkimi.

Liria e besimit apo mosbesimit për njeriun si rezultat i shprehjes kuranore: "*Në fe nuk ka dhunë"*, qëndron në faktin se rruga e besimit të vërtetë është sqaruar, dhe po ashtu rrugët e besimeve të kota janë sqaruar, dhe nga kjo natyrshëm

rezulton parimi: ”*Në fe nuk ka dhunë*”, prandaj Zoti i Madhërishëm sqaron hollësisht të vërtetën dhe të kotën, dhe në një ajet tjetër thotë*: **”Unë do t’i zmbraps nga argumentet e Mia ata që pa pasur të drejtë, bëjnë kryelartësi në tokë, të cilët edhe nëse shohin çdo argument, nuk besojnë, dhe, nëse shohin udhën e shpëtimit, nuk e marrin atë rrugë, nëse e shohin rrugën e gabuar, atë e marrin rrugë. Këtë** (këtë verbërim të tyre), **ngase ata i konsideruan të rreme faktet Tona dhe ngase i lanë pas dore ato”.** (kaptina El- A’raf, 146).*

Me këtë i Madhërishmi Allah sqaron qartë se njerëzit kryelartë e kryeneçë, edhe nëse shohin argumentet e Zotit dhe shohin rrugën e vërtetë, ata prapë nuk besojnë, e kur i shohin rrugët (besimet) e kota, i pasojnë ato dhe mohojnë e përgënjeshtrojnë faktet e Krijuesit.[10]

Në vijim të ajetit sqarohet më hollësisht e vërteta e besimit: ***”E kush nuk i beson të pavërtetës, e i beson Allahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje***”, që nënkupton se kush largohet nga adhurimet e kota e veset e liga të shejtanit, dhe adhuron Zotin e vërtetë - Allahun, ai me të vërtetë ka gjetur shpëtimin nëpërmjet këtij besimi – fesë islame, e cila është lidhje shumë e fortë dhe nuk këputet kurrë. Në ajet vërejmë se mohimi dhe largimi nga e pavërteta - besimet e kota, i ka paraprirë besimit në fenë e vërtetë, sepse njeriu fillimisht duhet të largohet nga besimet e kota të shejtanit e më pastaj të besojë në të vërtetën hyjnore islame. Fjala *“Tagut - djajtë”,* e theksuar në këto ajete, ka për qëllim besimet e kota e të pavërteta, djajtë - shejtanët dhe çdo vepër të tyre, qofshin këto vepra edhe nga njerëzit, d.t.th. çdo njeri i cili mohon të vërtetën dhe ndjek rrugët e kota, hyn në radhët e tagutëve – djajve. Zoti Fuqiplotë shprehjen “*Tagut*” e ka theksuar edhe në shumë ajete të tjera, me se ka sinjalizuar besimet e kota e të gabuara, duke bërë thirrje për t’iu shmangur atyre dhe për të pasuar rrugën e vërtetë islame për të arritur shpëtimin, andaj tha: ***”Ndërkaq, ata që u larguan prej adhurimit të idhujve*** *(tagutëve)* ***dhe iu drejtuan Allahut, ata kanë gëzim të madh, e ti përgëzoji pra robërit e Mi”.*** *(kaptina Ez-Zumer, 17)*

Ndërsa lidhja e fortë, e cila nuk ka këputje, e theksuar në ajet, ka për qëllim fenë e Allahut xh.sh., e cila është shumë e fortë dhe nuk dobësohet asnjëherë, dhe mu për këtë arsye është krahasuar me



lidhjen që s’mund të ketë këputje kurrë. Dijetarët islamë kanë dhënë mendime të shumta lidhur me domethënien e saktë të kësaj shprehjeje kuranore, por të gjitha këto mendime kanë për qëllim fenë - ligjin e Allahut - Islamin. Sa për ilustrim: Muxhahidi mendon se është për qëllim - Imani; Suddiu thotë - Islami; Seid bin Xhubejr dhe Dahaku - mendojnë se është për qëllim bindja në; ”*Nuk ka Zot tjetër pos Allahut*“, kurse Enes bin Maliku; mendon se është për qëllim Kurani, etj.[11]

Kurse, në përfundim të ajetit vërtetohet qartë se Allahu xh.sh. është absolut në dëgjueshmëri dhe dije të çdo gjëje në gjithësi, e në këtë rast edhe i punëve dhe intrigave të shejtanëve dhe përkrahësve të tyre, të cilat janë të vazhdueshme e sistematike nga ana e tyre.

Në ajetin vijues pasqyrohen qartë rruga e udhëzimit dhe rrugët e humbjes, si është udhëzimi e si humbja, për se Allahu xh.sh. tha: “***Allahu është mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë. E kujdestarë të atyre që nuk besuan janë djajtë që i nxjerrin ata prej drite e i hedhin në errësira. Ata janë banues të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë”.***

Derisa besimtarët nuk i besojnë të pavërtetat, janë larguar nga punët dhe veprat e shejtanëve dhe përkrahësve të tyre, e në anën tjetër i besojnë Allahut xh.sh. dhe janë lidhur fortë për fenë e Tij, - atëherë doemos Vetë Allahu i Madhërishëm është mbikëqyrës dhe kujdestar i tyre. Shprehja në shumës ”i atyre që besuan”, sinjalizon bashkësinë, ndaj Allahu xh.sh. po i bën me dije besimtarët se

duhet të jenë një dhe të bashkuar në çdo çështje, si në besim, në program dhe në jetë në përgjithësi, me se arrihet edhe mbikëqyrja, kujdestaria, ndihma dhe përkrahja e Allahut xh.sh. për besimtarët, në të gjitha çështjet në tërësi. Gjithashtu i Madhërishmi besimtarët e tillë i forcon vazhdimisht në rrugën e drejtë, u shton udhëzimin në dritën hyjnore islame, i mbikëqyr e kujdeset për ta dhe i largon nga errësirat, besimet e kota e të dyshimta, kurse pabesimtarët janë ata që udhëhiqen nga djajtë, të cilët edhe janë kujdestarë të tyre, ua zbukurojnë rrugët – besimet e gabuara e të kota dhe i largojnë vazhdimisht nga rruga - besimi i drejtë. Këtu vëmë re edhe një të vërtetë absolute të Allahut të Madhërishëm, që theksohet në ajet, se rruga - feja e vërtetë është vetëm një, kurse rrugët e pavërteta - të kotat dhe errësirat, janë shumë, dhe mu për këtë arsye shprehja ***"dritë***" është theksuar në njëjës, kurse shprehja "*errësira*" është theksuar në shumës. Kjo çështje me rëndësi është vërtetuar edhe në shumë ajete të tjera në Kuran, si: ***"Dhe se kjo është rruga*** *(feja)* ***Ime e drejtë*** *(që e caktova për ju),* ***pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij. Këto janë porositë e Tij për ju, ashtu që të ruheni".*** *(kaptina El-En'am, 153)*[12]

Kështu Allahu xh.sh. kujdeset për çdo çështje të besimtarëve, i udhëzon - i forcon në rrugën e drejtë, u forcon bindjen atyre, i largon dhe i ruan nga besimet e gabuara, nga devijimet dhe dyshimet, ndërsa kujdestarë të pabesimtarëve janë djajtë e të gjitha llojeve, nga njerëzit e nga xhinët, të cilët i largojnë ata vazhdimisht nga besimi i drejtë dhe i mbajnë gjithnjë në mosbesim dhe errësira. Andaj, derisa janë të tillë, në mosbesim, dhe vdesin kështu, atëherë në botën tjetër përgjithmonë do të jenë në zjarrin e Xhehenemit.

### Përfundim

Këtu duhet të sqarojmë shkurtimisht edhe një çështje me rëndësi për sa i përket parimit themelor islam: *"Në fe nuk ka dhunë",* dhe lidhshmërisë së ngushtë që ka ky me ajetin në po atë kaptinë: ***"Luftoni ata*** *(idhujtarët),* ***derisa të zhduket propagandimi i tyre dhe derisa të aplikohet feja vetëm për Allahun. E në qoftë se ndalen*** *(nga propaganda dhe lufta),* ***atëherë lini armiqësinë, përveç ndaj atyre që janë zullumqarë".*** *(kaptina El-Bekare,193).*

Armiqtë e Islamit keqinterpretojnë kuptimin e këtyre ajeteve dhe spekulojnë duke thënë se këto ajete janë kontradiktore me njëra-tjetrën dhe se Islami është përhapur me dhunë. Ata gjithashtu mundohen të largojnë nga shpirtrat dhe zemrat e besimtarëve domethënien dhe kuptimin e luftës së shenjtë, duke e paraqitur si të paefektshme përgjatë historisë islame dhe të pavlerë, si dhe të pasuksesshme për të ardhmen. Mirëpo, nëse i hedhim një vështrim së kaluarës së myslimanëve përgjatë historisë, do të bindemi se ata luftuan, por jo për t'i detyruar njerëzit që të hynin në Islam, po për qëllime krejtësisht të tjera, siç janë:

- Myslimanët luftuan për të mbrojtur vetveten nga torturat, dhuna e provokimet e armiqve, dhe për të siguruar besimin, jetën e pasurinë e tyre. Myslimanët u provokuan me sulme të pandërprera ndaj pasurisë dhe jetës së tyre, një gjë shumë e vështirë dhe provokuese, por sulmi ndaj fesë dhe besimit të tyre ishte shumë më provokues, prandaj u detyruan të vetëmbroheshin brenda mundësive të tyre. Myslimanët u përballën me dhunë, tortura e provokime të të gjitha natyrave, si në fillimet e Islamit, ashtu edhe më pastaj, si në Andaluzinë islame, ku ndodhën masakra të paparashikueshme, në Bejtul Makdes (Jerusalem), etj. Madje edhe sot myslimanët vazhdojnë të ballafaqohen me tortura e dhunë nga armiqtë e Islamit në shumë vende të botës, prandaj për ta është e lejuar, por edhe e domosdoshme, vetëmbrojta në të gjitha mënyrat e mundshme, qoftë edhe me luftë.

- Pasi Islami lejoi luftën për mbrojtje të besimit dhe sigurisë së gjithmbarshme të myslimanëve, lejoi gjithashtu, por edhe urdhëroi përpjekjet dhe angazhimin për përhapjen e thirrjes islame ndër popujt e botës mbarë. Islami erdhi me ligje e sistem të përkryer për sistemimin dhe zhvillimin e jetës njerëzore, prandaj pas komunikimit të Islamit tek njerëzit mbarë, mbetet që ata, më pastaj, pa kurrfarë imponimi, të zgjedhin lirshëm në mes besimit të vërtetë dhe besimeve të gabuara. Mirëpo, për të depërtuar thirrja islame tek të gjithë njerëzit, duhen ballafaqime me shumë pengesa të natyrave të ndryshme, siç janë edhe pushtetet e ndryshme diktatoriale, të cilat në shumë vende të botës ku sundojnë, i pengojnë njerëzit për të dëgjuar të vërtetën hyjnore islame. Kështu, Islami rekomandon, po edhe urdhëron, që këto pushtete diktatoriale të rrëzohen dhe të zëvendësohen nga sisteme udhëheqëse të lira, që garantojnë lirinë e njerëzve në çështjen e zgjedhjes së besimit. Përgjatë historisë, myslimanët u përpoqën dhe arritën që shumë popuj të botës t'i lirojnë nga sunduesit e tyre diktatorialë, dhe t'u japin shansin që të njihen me të vërtetën hyjnore islame me fakte dhe vetëbindje shpirtërore, dhe me liri të plotë të zgjedhjes së besimit apo mosbesimit. Me një fjalë, Islami ka vetëm një qëllim, që njerëzit të drejtohen në besimin e vërtetë të adhurimit të Allahut - Zotit të Vërtetë, dhe të largohen nga adhurimet e kota, dhe kjo gjithnjë në bazë të parimit bazë: ***"Në fe nuk ka dhunë".*** Islami synon që njerëzit të largohen dhe të lirohen nga shtypjet diktatoriale njerëzore dhe nga propagandat e tyre, dhe njerëzit të kenë mundësi të zgjedhin besimin e tyre pas arritjes tek ata të thirrjes islame. Islami, pra, asnjëherë nuk e përdori imponimin në emër të luftës së shenjtë, për t'i detyruar njerëzit që të hyjnë në Islam, siç pretendojnë shumë armiq të tij.[13]

_______________

*Fusnotat:*

1. Muhamed Meteveli Esh-Sharavi, faqe 1111, vëll. i dytë, pa vit botimi, Kajro.
2. Sejjid Kutub, Fi Dhilalil-Kuran, faqe 291, vëll. i parë, viti i bot.1996, Kajro.
3. Imam El-Vahidijj En-Nisaburi, Esbabu En-Nuzul, faqe 74, viti i bot. 1996, Kajro.
4. Po aty, faqe 74.
5. Tefsir El-Xhelalejni, Xhelaludin El-Muhili – Xhelaludin Es-Sujuti, faqe 130, viti i bot. 1995, Damask.
6. Imam En-Nisaburi, Esbabu En-Nuzul, faqe 74.
7. Tefsir El-Xhelalejni, faqe 131.
8. Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsir El - Vadih, faqe 172, vëll. i parë, viti i bot. 1992, Kajro.
9. Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, faqe 291-292
10. Tefsiri i Muteveli Esh- Sharavit, faqe 1113-1115.
11. Ibni Kethiri, Tefsir El-Kuran El-Adhim, vëll. i parë, faqe 311, pa vit botimi, Kajro.
12. Po aty, faqe 312.
13. Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, faqe 294-295.

# Islami - metodë efikase në pengimin e dukurive negative

**Avni Aliu**

Po të shikojmë hollë e hollë, do të shohim se Islami është sistem universal hyjnor i koduar për mirëqenien e përgjithshme njerëzore.

Mësimet islame synojnë ndërtimin e njeriut mysliman dhe familjes islame. Nga detyrat kryesore të kësaj familjeje, është ngritja apo krijimi i brezave të mirë, meshkuj a femra, edukimi i tyre me besimin e patundur tek Zoti i Madhëruar dhe vlerën e çerdhes familjare që njeh pasardhësit e vet, rrugën që duhet të ndjekin në jetë, si dhe të gjitha ato parime e vlera morale, që rregullojnë dhe japin suksesin në këtë botë dhe në botën tjetër- Ahiret.

Dhe, mbi të gjitha këto, është detyrë parësore e familjes islame që të edukojë brezat me edukatën hyjnore që rrjedh prej librit të Allahut të Madhëruar dhe rrugës së të Dërguarit të Tij, Muhamedit a.s. Ajo që dua të theksoj, është fakti që ky edukim nuk mund të realizohet duke u shkëputur nga mësimet hyjnore, nga rruga që ka caktuar Allahu, sepse kjo rrugë bën edukimin paralel pozitiv të shoqërisë, duke mbjellë në shpirtrat e njerëzve mirësitë dhe cilësitë e larta, aq të kërkuara në ditët e sotme. Në këtë drejtim, Kurani sjell shembuj të shumtë, që prindërit kërkojnë nga bijtë e tyre të qëndrojnë të patundur në besimin që ka caktuar Allahu, kërkojnë të kenë fëmijë me edukatë të mirë etj. Kështu kemi shembullin e të dërguarit Jakub a.s., i cili kërkon nga bijtë e vet se cilit do t'i besojnë ata, pas vdekjes së tij. Ibrahimi a.s. kërkon nga Zoti Fuqiplotë që të ketë fëmijë - pasardhës të mirë, (gjerësisht: Kur'an, suretul Bekare 132-133) etj. Pra, nga mësimet islame, nga familjet islame, prodhohen ata breza për të cilët ajo kujdeset në fëmijërinë e tyre dhe më pas i del detyra e nxitjes së tyre për të ndjekur rrugën e drejtë, me qëllim që të formojë personalitetin në gjirin e kulluar të shoqërisë islame.

Prandaj, Islami është dhe mbetet baza kryesore ku krijohet njeriu, personaliteti i tij si besimtar; është themeli i pathyeshëm, ku mbështetet individi dhe shoqëria për të gjitha kohët.

Pse? Sepse pa mësime islame, nuk mund të arrihet edukimi i plotë, në besim, në moral, në familje dhe në shoqëri; pa mësime islame, myslimani nuk mund të marrë mesazhet që përcjell Kurani, me anë të të cilave ai rrit dhe forcon botën e brendshme të tij; pa mësime islame, myslimani nuk mund të mësojë hallallin dhe haramin, ligjet e jetës dhe të zhvillimit të shoqërisë; pa mësime islame, myslimani nuk do të mund të zbatojë kodin e mirësjelljes në nivelin e duhur- të jetë i butë, i mirëkuptuar, i sjellshëm me myslimanët e tjerë dhe me të gjithë njerëzit në përgjithësi; pa mësime islame, shpirti nuk mund të aktivizohet në dashuri, mëshirë, mirëkuptim dhe në bashkëpunim në të mira.



Për këto shkaqe, Islami ka si qëllim final të nxjerrë breza të pastër, të kthjellët, të dashur dhe paqtues, të cilët kanë qenë të parët që kanë kontribuar në zhvillimin e popujve të tyre, duke u shndërruar në pishtarë udhëzues dhe shembuj të lartë për t'u pasuar. Ata u bënë argumente të gjallë për çdo fushë të jetës, duke lumturuar jo vetëm kombet përkatëse, por të gjithë njerëzimin. E sot, dhimbja ndeshet kudo nëpër mjediset tona; vrasje, plaçkitje, krime, mashtrime, përdhunime, droga, prostitucioni, korrupsioni e sa e sa dukuri të tjera rëndojnë jetën tonë?! Le të mos harrojmë mesazhin që përcjell Kurani: "Allahu nuk ndryshon gjendjen e një populli, përderisa ata të mos e ndryshojnë gjendjen e tyre".

Dhe gjendja jonë mund të ndryshojë nga rrënjët, atëherë kur të jemi krejtësisht të qartë dhe të bindur për detyrat tona ndaj fëmijëve tanë, detyrat që mund të përmblidhen shkurtimisht në këto pika:

- T'i përmbahemi mësimit hyjnor, që është gjithpërfshirës;
- Të jemi vigjilentë ndaj kurtheve të armiqve kundrejt fëmijëve tanë, familjeve tona, duke i zbuluar me kohë marifetet e tyre, e duke u mobilizuar plotësisht për shkatërrimin e tyre;
- Të përpiqemi seriozisht dhe maksimalisht që të mbjellim ndjenjën e besimit tek fëmijët tanë, të japim edukatën e Kuranit dhe të Muhamedit a.s., duke vepruar në stilin: "Ndërtim dhe adhurim", "Mësim dhe edukim", dhe jo siç përpiqen të trumbetojnë pabesimtarët – formë dhe jo përmbajtje, domethënë, jo diamant që shkëlqen e ndriçon rrugën me dritën e tij, jo dritë që udhëzon drejt fitores së përjetshme".

Besimtari i udhëzuar në frymën e mësimeve islame, sa herë të zgjohet nga gjumi, çdo mëngjes, do të mendonte se ç'mund të kontribuonte për veten e për të tjerët dhe do të vihej në ballë të shërbimit. Besimi e bën të fortë duke e vënë në lëvizje, duke i dhënë energji pozitive, në pengimin e dukurive të këqija. Pa besim, ne mund të përpiqemi ta bëjmë atë si një lloj ushtrimi intelektual ose moral, por, nëse nuk e kemi besimin, ndjenjën e përgjegjësisë që kultivon besimi, ndjenjën e shërbimit çfarë e kërkon, të kontributit, përpjekja jonë pa këto, do të shndërrohet në një përpjekje të pafrytshme.

Shprehja e besimtarëve rrezaton energji pozitive, është e çiltër, e këndshme, e lumtur. Qëndrimi i tyre është optimist, pozitiv, i gëzueshëm. Fryma e tyre është entuziaste, shpresëdhënëse, plot besim.

Feja është ajo që e mëson njeriun përse është zgjedhur dhe është dalluar nga çdo krijesë tjetër e gjallë. E mëson se cili është qëllimi dhe roli i tij. Ai është krijuar për të qenë njeri i misionit dhe, i udhëzuar nga Kurani, të njohë Zotin, në mënyrë që të dijë si ta adhurojë; të njohë veten e vet, në mënyrë që të mos gabojë; të njohë gjithësinë, në mënyrë që ta shfrytëzojë për dobinë e vet; të njohë vendin ku ka për t'u kthyer, në mënyrë që të përgatitet për tek vendi ku duhet të shkohet.

Ai që jeton pa fe e pa besim në Allahun e Lartmadhëruar, ai, vërtet, është njeri fatmjerë, ka pranuar të jetë i mbyllur dhe, siç thuhet, "nëse Zoti të mbyllë, s'ka çelës që të çel". Pra ai ka pranuar që të jetë një krijesë me shpirt të sëmurë, të vuajtur dhe të zbrazur. Dhe kjo zbrazëti shpirtërore e njeriut ka shkaktuar destabilitet jo vetëm brenda strukturave të tij të brendshme, por çrregullim edhe në jetën shoqërore, konflikte, shkatërrim familjesh, rritje të numrit të divorceve, përhapje të sëmundjeve vdekjeprurëse, si pasojë e prostitucionit dhe, përhapje të narkomanisë deri në dimensione të rrezikut, maltretimin e fëmijëve në familjet e shkatërruara, delikuencën e të rinjve, sëmundjet mendore,




rritjen e numrit të vetëvrasjeve, shtimin e varfërisë paralelisht me shtimin e pasigurisë, krijimin e një ambienti të varfërisë së thellë, ku fëmijët nuk do të mund të shfrytëzohen. Të gjitha këto dukuri që nuk përputhen me dinjitetin e njeriut, cilësohen si shqetësime nga përparimi i qytetërimit. Sepse mungon besimi, ajo forcë që e shëndosh njeriun nga brenda, e korrigjon dhe e përmirëson, dhe, kur mungon ky element, atëherë s'ka se si të mos u nënshtrohet njeriu vuajtjeve shpirtërore dhe tensioneve nervore.

Filozofi dhe historiani i njohur Arnold Tuin ka thënë: "Feja është një nga komponentet më të nevojshme të natyrës njerëzore. Mjafton të thuhet fakti se mungesa e fesë njeriun e shpie në gjendjen e mjerueshme shpirtërore dhe e detyron të kërkojë ngushëllim tek ata që nuk posedojnë kurrgjë as për veten e vet". Dr. Karl Parg, në librin e tij "Njeriu bashkëkohor e kërkon veten", thotë: "Shkaku i sëmundjeve te çdo pacient që më është drejtuar gjatë këtyre 30 vjetve të kaluar, ka qenë pikërisht mungesa e fesë, dhe hezitimi i tyre për të besuar. Janë shëruar atëherë kur i janë kthyer fesë plotësisht". Uiljam Xhems thotë: "Ilaçi më efikas për ngushtësitë, është feja". Një dietar tjetër, në librin e tij "Lëre ankthin dhe fillo të jetosh", thotë: "Të gjithë psikiatrit e kanë kuptuar se besimi i fortë të mjafton për zhdukjen e ankthit, depresionit nervor dhe për të penguar shfaqjen e këtyre sëmundjeve".

Prandaj mund të themi lirisht se shoqëria njerëzore ka nevojë për një sistem moral të fesë, për fe dhe besim në Zotin. Nevoja e shoqërisë për fe është, në fakt, nevoja për motivim dhe për norma të drejta morale, të cilat nxisin shoqërinë drejt progresit dhe jetës me përmbajtje e fytyrë njerëzore. Normat morale rregullojnë marrëdhëniet ndërmjet anëtarëve të shoqërisë dhe obligojnë çdo individ që të mos i tejkalojë limitet e caktuara, të mos nëpërkëmbë të drejtat dhe interesat e të tjerëve dhe të mos veprojë në dëm të askujt. "Jeta shoqërore bazohet në norma të mira ose të këqija, por cilat janë ato që sigurojnë rendin dhe stabilitetin? Ligji dhe normat ligjore nuk janë të mjaftueshme në aplikimin e parimeve dhe motiveve. Ligjet nuk krijojnë motive, as plotësojnë kërkesat e parimeve, ngase devijimi nga ligjet ka mundësi të bëhet ashtu si edhe keqpërdorimi i tyre. Prandaj, i nevojshëm për një shoqëri, para së gjithash, është Besimi që eviton paqartësitë dhe sipas vlerave që përmban, i orienton, i zgjedh dhe u jep formë të gjitha veprimtarive dhe aktiviteteve". Normat që ndikimin e marrin nga besimi dhe i japin jetës një sistem, formojnë moralin. Fuqia e padukshme që nxit njeriun të japë vlerësime në lidhje me marrëdhëniet njerëzore dhe veprimet si: e mirë, e keqe, e bukur, e shëmtuar, e kuptimtë, e pakuptimtë, e vlefshme, e pavlefshme, etj. – është sistem i moralit, i cili qëndron në themelin e strukturës shpirtërore dhe shoqërore të njeriut. Zoti njeriut i ka falur shumë dhunti, ndër to edhe mendjen, e cila, nëse mbetet e paudhëzuar nga udhëzimi i Zotit, pëson disfatë ndaj instinkteve. Ai që nuk beson, nuk e humb mendjen, por e fik dritën që i ngatërron rrugën mendjes. Një gjyqtar britanik, i tmerruar nga rrebeshi i dukurive të këqija me të cilat është përballur, me gjithë përparimin shkencor, civilizimin dhe saktësinë e ligjit, ka deklaruar: "Pa moral, nuk ka ligj, kurse pa fe, nuk ka moral". Prandaj është më se e qartë se, në qoftë se shoqëria njerëzore përbëhet prej individëve që marrin vlerat e drejtësisë, të vërtetës, të mirësjelljes, besnikërisë, dashurisë së ndërsjellë prej një burimi, që në këtë rast është Zoti, i Cili nuk njeh favorizime, as ka nevojë të favorizohet nga njerëzit, atëherë shoqëria njerëzore do të mund të lirohet nga ndrydhja e sistemeve që ekspozojnë antivlera dhe negativizëm. Zoti është Një, dhe feja e Tij është një. Ajo fe është Islami, që do të thotë "Paqe". Me besimin në Zotin dhe zbatimin e Ligjit të Tij, njeriu gëzon paqen me vetveten, me shoqërinë, natyrën dhe Krijuesin.

Po të shohim të gjitha krijesat me ndërgjegje, Zoti i ka krijuar nga përbërja e një lënde. Engjëjt janë krijuar vetëm nga drita, xhinët vetëm nga zjarri. Kurse njeriu? Njeriu është krijesë e vetme e krijuar prej dy përbërjesh: nga trupi dhe shpirti. Secili prej tyre ndryshon nga përbërja dhe origjina. Trupi ka prejardhje nga balta e tokës, kurse shpirti nga fryma e Zotit, pra nga lartësitë e qiellit (Shih: Kur'ani, sura el-Hixhr,ajeti 29)

Të dy kanë ardhur nga drejtime të ndryshme: Trupi nga Toka, e shpirti nga Qielli, dhe janë bashkuar në atë mënyrë që asnjëri të mos bëjë dot pa tjetrin. Shpirti nuk lëviz dot pa trupin, po as trupi nuk lëviz dot pa shpirtin. Secili ka ushqimin e vet, që ka të bëjë me origjinën nga është krijuar. Kështu, ushqimi i trupit është të ngrënët, të pirët, etj., kurse ushqimi i shpirtit është adhurimi i Zotit etj. Ashtu siç ka nevojë trupi për ushqim, po ashtu edhe shpirti ka nevojë për ushqimin e vet. Njerëzit sot gjithë vëmendjen ia kushtojnë vetëm ushqimit trupor, kurse shpirtin dhe kërkesat e tij i lënë në harresë.

Po çfarë ndodh atëherë?

Çfarë ndodh kur nuk përfillet ushqimi i shpirtit?

Përgjigjja është e qartë: Njeriu sëmuret nga streset, brengat, shqetësimet, depresionet,- si ka vërejtur me të drejtë një studiues i mirënjohur, Amër Halid. Pra, jeta humb përmbajtjen e saj, jeta nuk mund të përparohet. Ndërsa njeriu vazhdon rrugëtimin e jetës pa cak dhe pa ia gjetur kuptimin. Prandaj filozofia aq e popullarizuar "suksesi dhe lumturia" bashkë me njeriun rri pezull sot në buzë të humnerës, humnera i ka depërtuar thellë, humnera e thërret. Jeta pa përmbajtje – kjo është karakteristikë e jetës sonë shoqërore. Dhe kjo i ngjan tregimit të një anijendërtuesi, i cili ka ndërtuar anijen e vet deri në përsosuri, duke e gdhendur e zbukuruar për mrekulli. Pastaj thërret njerëzit sa i ha gurmazi që të hipin në të, duke ua tërhequr vëmendjen udhëtarëve me përshkrimin e kënaqësive të llojllojshme që kanë për t'i joshur gjatë udhëtimit, pastaj se ç'ka përgatitur për ta, ç'kanë për të ngrënë e për të pirë, shtretër të mirë që kanë për të gjetur e ç'pushime të këndshme kanë për t'i pritur, e pastaj se ku do të kalojnë kohën në ahengje, dëfrime sa të duan e sa t'ua dojë qejfi, edhe sa e sa befasi të tjera joshëse kanë për t'i pritur. Mirëpo, njërit nga pasagjerët i vajti mendja të pyeste: -"Ku shkon kjo anije"? Pronari i saj vetëm kishte rrudhur krahët e paska thënë: -"Nuk e di"!

# Burimet e thirrjes islame

**Bahri Simnica**



Si çdo dituri dhe shkencë që ka bazën dhe themelin e njohurive dhe diturive të ndryshme shkencore, po ashtu edhe thirrja islame ka bazën dhe themelin e vet, ku e mbështet gjithë këtë rrugëtim për shekuj me radhë.

Gjykuar sipas amanetit që ka, thirrjes islame i nevojitet dituri, maturi dhe pjekuri e domosdoshme, në mënyrë që çdo thirrës të jetë i përgatitur me njohuri të mjaftueshme, nëse dëshiron të merret me këtë lëmë, që është pa dyshim një nga shkencat më të rëndësishme në Islam, me qëllim që Islamin t'ua ofrojmë njerëzve sa më burimor dhe sa më të thjeshtë e të kapshëm për mendjen e njeriut në çdo kohë, në çdo vend dhe për çdo popull pa asnjë dallim. Nëse vërtet dëshirojmë sukses, atëherë ne duhet t'i njohim mirë rrethanat ku jetojmë dhe punojmë, si dhe mentalitetin me të cilin kemi të bëjmë, për të arritur sukses.

Derisa jemi duke u munduar të njihemi nga afër me faktorët mbi të cilët mbështet thirrja islame veprimin e vet, që pa dyshimi është mjaft delikat dhe me shumë dimensione, nëse duam të kemi sukses, ngase duhet të shikohen shumë aspekte dhe shumë rrethana në të cilat jetohet dhe veprohet në kohë dhe hapësirë.

Kjo thirrje kërkon një maturi, sepse është burimi i parë që i ofrohet individit dhe shoqërisë, e nëse kjo nuk i ofrohet në mënyrë të thjeshtë dhe të kapshme, atëherë mund të jetë shkaktar që thirrësi të largojë dike nga pranimi i realitetit të mirëfilltë islam.

Këtu kemi për qëllim t'ua bëjmë me dije të gjithë atyre që merren dhe duan të merren me këtë lëmë, që të kenë kujdes, se kjo thirrje nuk është sikur ndonjë propagandë apo marketing, dhe, nëse arrihet sukses mirë, e nëse jo, atëherë do të ndërroj metodën, ngase kjo e ka bazën e vetë të shëndoshë dhe parimet shumë të radhitura mirë, që nga parësoret e deri tek dytësoret, deri në ato përmasa sa nuk ka vend për të dyshuar edhe në pikën më të vogël gjatë këtij rrugëtim të thirrjes islame. I tërë problemi mund të jetë tek ata që merren dhe duan të kontribuojnë në këtë drejtim, sa janë ata vetë njohës të mirë të burimeve të thirrjes islame. Nëse jemi njohës të mirë të thirrjes islame, atëherë rruga jonë pa dyshim do jetë rrugë e lehtë dhe me sukses të dukshëm.

Të merresh me thirrjen islame, do të thotë ta përjetosh dhe ta njohësh mirë gjendjen e atij që do të ftosh, si nga aspekti social-shoqëror e ekonomik, ashtu dhe intelektual.

Kjo është një dhunti që Allahu i jep kujt të dojë, por ne duhet dhe kërkohet të mundohemi që, së paku me aq sa kemi mundësi intelektuale dhe profesionale, të gjejmë dëshmitë dhe argumentet sa më bindëse e të thjeshta dhe sa më të kapshme për ata që i thërrasim, ngase i tërë mundi i thirrësit islam është se si t'i ofrojë dëshmi të mjaftueshme atij që e thërrasim. Në të njëjtën kohë të ndikojmë dhe të lëmë gjurmë në zemrën dhe shpirtin e tij përmes gjithë asaj që ka ndodhur në të kaluarën dhe ndodh në të sotmen e prekshme dhe të dukshme. Që Islami të jetë i kapshëm për mendjen e çdo njeriu, duhet të tregohet vetëm ashtu si ka zbritur - i thjeshtë e i lehtë, jo me ngarkesa fiziko-psikike, por të jetë gjithnjë i mbështetur në bazat e veta kuranore dhe në thëniet e Muhamedit a.s. si dhe në veprimet e tij shumë praktike dhe mjaft modeste pa ndonjë filozofi që shumëkujt nuk do t'i hynte në punë ndoshta që për jetë ato tentime për të filozofuar në emër të dijes, ngase dija është e gjithë filozofia, ajo dëshmohet me gjëra të prekshme dhe të dukshme.

Përmes kësaj teme, ne do mundohemi që sado pak t'i ofrojmë edhe lexuesit po edhe atyre që merren me këtë lëmë, dëshmi se Islami vërtet është i thjesht dhe i lehtë për t`u kuptuar. Gjithnjë flasim për gjërat elementare, ngase t'i thërrasësh njerëzit në fe, nuk do të thotë që gjithë filozofinë fetare t'ua hedhësh në koka brenda një kohe të shkurtër; ajo duhet bërë gradualisht ashtu siç zbriti edhe vetë Kurani hap pas hapi, fillimisht nga parësoret e mandej tek dytësoret, dhe kurrsesi jo të fillohet me dytësoret e të synohen parësoret përmes dytësoreve. Nëse thirrësi islam është njohës i mirë i ambientit ku vepron dha angazhohet, si dhe thirrjen e tij e mbështet në Kuran dhe Synet, pa dyshim ai nuk do të dështojë në asnjë mënyrë. Po për këtë, ai duhet të njohë mirë Kuranin dhe dëshmitë e shumta që na vijnë nga ai, të njohë mi-

rë historinë e Muhamedit a.s. dhe gjithë ato që i kanë ndodhur përgjatë thirrjes islame, dhe atëherë pa dyshim do ta gjejë veten në kohën dhe hapësirën ku ai vepron dhe kontribuon në këtë drejtim.

Burimet e thirrjes islame janë:

*Kurani,*

*Metodologjia e Muhamedit a.s. gjatë rrugëtimit të tij në thirrjen islame.*

*Trashëgimia nga ata që pasuan Muhamedin a.s. e që ishin shembulli më i mirë.*

*Rezultatet që kanë nxjerrë dijetarët gjatë rrugëtimit të tyre në thirrjen islame.*

*Si dhe përvoja dhe gjeturitë e të gjithë atyre që u morën me thirrjen islame për shekuj brez pas brezi deri më sot.*

Duke mos dashur të zgjerohemi shumë në këtë temë, do të flasim për këto pika që përmenda.

**Burimi i parë i thirrjes islame, pa dyshim, është vetë Allahu xh.sh. përmes Kuranit*.

Kjo ndodhi kur Allahu xh.sh. iu drejtua me shpalljen e fundit të dërguarit të fundit, Muhamedit a.s., për të bartur deri tek njerëzimi amanetin e fundit, përfshirë këtu besimin në një Zot- adhurimin si dhe praktikimin e Urdhrave të Allahut derisa të jetojë njerëzimi në këtë botë.

Shumë ajete që na flasin në lidhje me thirrjen dhe ndodhitë nga e kaluara e të dërguarve para Muhamedit a.s., janë dëshmi se njeriu nga e kaluara fiton për të ardhmen e tij. E gjithë ajo që na dëshmon Allahu xh.sh. në Kuran, ka për qëllim të na e tërheqë vërejtjen që të mos biem në gabimet dhe pasojat e atyre që përjetuan nëpër shekuj që nga Ademi a.s. e deri tek Muhamedi a.s..Ajeti kuranor në vijim më së miri na dëshmon për gjithë atë që u tha më lart: “Ne po t`i tregojmë ty disa nga historitë e të dërguarve, për të ta forcuar zemrën. Në këtë sure të ka ardhur ty e vërteta. Ajo është këshillë dhe kujtues për besimtarët. Dhe thuaju atyre që nuk besojnë: ju bëni çfarë të mundeni, edhe ne do të bëjmë çfarë të mundemi, dhe pritni, nëse do të prisni, se dhe ne do të presim!” (Hud, 120-122).

Ky ajet kuranor është gjithëpërfshirës për gjithë atë që ka kaluar para Muhamedit a.s. si dhe para nesh, dhe kështu



vazhdon gjithnjë të jetë përkujtues për ne që të marrim nga e kaluara, se ajo e mëson dhe përmirëson vërtet më së miri njeriun.

Për këtë thotë Ibni Kethiri: Të gjitha ato që na tregon Kurani nga e kaluara para Muhamedit a.s., për ata pejgamberët si dhe për popujt e tyre, janë dëshmi për ne dhe për të gjithë ata që vijnë pas nesh, se një ditë mund të bëjmë gabimet dhe dështimet e paraardhësve tanë. Mandej këtu vazhdon duke kujtuar gjithë ato që u bënë të dërguarve në të kaluarën e tyre, duke i përgënjeshtruar dhe duke i munduar që të tërhiqeshin nga kjo detyrë dhe nga kjo thirrje në Islam, që janë dëshmi shumë e fortë dhe e prekshme për ne që merremi me këtë veprimtari, që të kujtojmë gjatë leximit të Kuranit se ajo që u ndodhi atyre, mund të na ndodhë edhe neve gjatë angazhimit tonë në këtë drejtim, gjithnjë duke na sjellë dëshmi se si Allahu xh.sh. gjithherë i ka bërë fitimtarë dhe ngadhënjyes mbi ata që ishin kundërshtues të rrugës së Allahut xh.sh..

Duke vazhduar në komentimin e këtij ajeti, Ibni Kethiri thotë se me fjalët “gjithë kjo që po të tregohet ty, o Muhammed”, kishte për qëllim që të përforconte zemrën e tij, nga ajo që u kishte ndodhur vëllezërve të tyre gjatë thirrjes në rrugën e Allahut xh.sh., në mënyrë që të bëhej shembull dhe model për rrugëtimin e tij gjatë kryerjes së kësaj detyre mjaft me përgjegjësi si dhe me peripeci nga më të ndryshmet.

Nuk ka dyshim se myslimanët gjithnjë drejtohen dhe udhëzohen me ndodhitë dhe ngjarjet e të dërguarve të Allahut xh.sh., si dhe nga vuajtjet dhe peripecitë e tyre gjatë thirrjes islame. Për këtë na dëshmon ajeti kuranor në vijim: “Në tregimet e atyre (të dërguarve) ka këshilla për ata që janë me mend. Ky (Kuran) nuk është tregim i trilluar, por ai është vërtetues i atyre (librave) që janë shpallur para tij, është shpjegues i çdo gjëje dhe udhërrëfyes e mëshirë për njerëzit besimtarë” (Jusuf, 111).

Tregimet në Kuran për të gjithë atë që u ka ndodhur atyre që ishin para nesh,

janë një dëshmi për ne që të jemi të suksesshëm gjatë rrugëtimit tonë në thirrjen islame edhe tani. Ko është një porosi për të gjithë ne dhe ata që kanë një mendje të shëndoshë, që të këndellemi dhe të veprojmë në përputhshmëri me atë që thotë Allahu xh.sh., ngase Ai e di më së miri se për çfarë kemi nevojë vërtet ne në këtë hapësirë derisa i shfrytëzojmë të gjitha të mirat që Allahu xh.sh. i bëri për njerëzimin, pa dallim gjuhe dhe ngjyre.

Po ashtu ajeti në vazhdim dëshmon se ne duhet dhe kemi nevojë të drejtohemi dhe të udhëzohemi nga ata që u përmendën në Kuran, që të jemi të korrigjuar paraprakisht në veprimet tona: "Këta janë ata që Allahu i ka udhëzuar në rrugën e drejtë, andaj ti (o Muhamed) ndiq rrugën e tyre. Thuaj: Unë nuk kërkoj nga ju kurrfarë shpërblimi për atë. Ai është vetëm këshillë për të gjithë botët (njerëzit dhe xhindet) " (El-Enam, 90).

***Metodologjia e Muhamedit a.s. gjatë rrugëtimit të tij në thirrjen islame.***

Gjithashtu, në traditën dhe në metodologjinë e Muhamedit a.s. kemi se çfarë të marrim nga ajo rrugë e tij me shumë pengesa dhe peripeci, po me suksese marramendëse, të papara ndonjëherë në shoqëritë njerëzore. Jeta e tij ishte me shumë sakrifica dhe me shumë mundime e ofendime, po që të gjitha i kaloi me sukses, gjithnjë duke u mbështetur në porositë e Allahut xh.sh. Vetë lindja e tij, jeta e tij - si një jetim, rrita dhe zhvillimi i tij në një ambient të humbur deri në pakufi, e kalitën atë njeri, i cili do jetë përherë shembulli dhe udhërrëfyesi më i mirë për mbarë njerëzimin dhe në veçanti për të gjithë ata që thërrasin në Islam.

Jeta e tij në Mekë dhe ballafaqimi me ata që e luftonin në çdo hap, është një forcë dhe një shtytje për ne që të mos dorëzohemi para sfidave dhe pengesave që mund të na dalin kurdo dhe kudo në këtë rrugëtim tonin përgjatë thirrjes islame. Çdo hap i tij, çdo thënie e tij, çdo heshtje e tij, çdo shikim i tij, çdo veprim i tij, çdo buzëqeshje dhe çdo ecje e tij - është një shkollë për ne që merremi me këtë përgjegjësi dhe dhunti që na e ka dhuruar Allahu - të jemi në shërbim të fjalës së Tij. Andaj, po u ndalëm dhe lexuam nga historia e tij e begatshme, aty do të gjejmë se si ai u përshtat me secilin dhe gjeti formë, forcë dhe kohë të bisedonte me të, e ne, ku jemi ne kur themi se dijetarët janë trashëguesit e të dërguarve të Allahut. Këtë nuk e them dhe as kam për qëllim ta quaj veten dijetar, kur flasim me emër të Allahut dhe fjalën tonë e mbështesim në shembullin më të mirë të njerëzimit tek Muhammedi a.s., a thua fjala jonë përputhet me fjalën, sjelljen, veprën etj. të Muhamedit a.s.... këtu kemi nevojë për korrigjim të gjithë, ngase mbase është duke u vërejtur se ne nuk jemi duke përshtatur fjalën me veprën, prandaj ka filluar të zbehet ndikimi ynë në shoqëri, dhe në veçanti tek ata që na duan dhe respektojnë jo nga veprimet tona, po nga ajo çfarë ka qenë i dërguari i Allahut dhe çfarë ka porositur Ai se si të jemi shembull nëse duam të na dëgjohet fjala dhe të kemi peshën e fjalës së dhënë që ajo të mos bjerë ndesh me ajetin kuranor: "O besimtarë, pse thoni atë që nuk e bëni? Është shumë e urryer për Allahun të thoni atë që nuk bëni!" (Es-Saf,1-2).

Kjo nuk është asgjë e re për ata që thërrasin, ata e dinë dhe e flasin shumë shpesh, sikur masa nuk na kupton ç'themi dhe sa jemi praktikë në fjalët dhe veprat tona. Kjo nuk është ndonjë gjë e re, por le të shohim se **a ndodhte ndonjëherë të mos përshtateshin veprimet dhe ato që fliste Muhamedi a.s.** gjatë rrugëtimit të tij në thirrjen islame. Kur kërkoi të falemi, na tha - faluni ashtu si po më shihni mua duke u falur; kur kërkohej shpërngulja, ai ishte i fundit që do të largohej nga Meka pasi i siguroi shokët e vet; kur kërkoi punë, i përvoli duart vetë dhe punoi bashkë me shokët e tij në ndërtimin e xhamisë në Medinë, edhe pse shokët i thoshin që ai të mos punonte, nga respekti që kishin për të; kur i mbërthente skamja, ai ishte shembulli më i mirë se si shëtitej natën në rrugët e Medinës nga uria, sepse në shtëpinë tij për muaj të tërë nuk ndizej zjarri për të zier diçka; kur bëhej luftë, ai ishte në ballë të shokëve etj... E po, ku jemi ne myslimanët në këtë histori të paparë më herët dhe më pas nga njerëzimi. Për këto dhe shumë të tjera që nuk i përmendëm, na dëshmon ajeti në vijim: "Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun" (El-Ahzab, 21). Gjithë atë që e kërkoi, ai e praktikoi në vepër, që të jetë shembulli më i mirë për mbarë



njerëzimin e në veçanti për ata që dinë të flasin dhe nuk punojnë në përputhshmëri të asaj që thonë në jetën e tyre si thirrës islamë apo si mysliman të rëndomtë. Po analizuam vetëm disa pika të shkurtra nga ajo që i ndodhi Muhamedit a.s., do të shohim se të gjitha po na ndodhin neve, po vallë, si po ballafaqohemi me ato që u ballafaqua ai e që dëshmoi më së miri se, nëse duam sukses në jetë, atëherë duhet të jemi praktikë dhe shembull vetë, ngase ka kaluar koha e të folurit, se feja nuk është temë tabu, të gjithë kanë mundësi të lexojnë dhe të mësojnë për ato mrekulli që bëri Muhamedi a.s. për vetëm 23 vjet.

***Trashëgimia nga ata që pasuan Muhamedin a.s. e që ishin shembulli më i mirë.***

Se sa ka mundësi me qenë frytdhënës njerëzimi edhe nëse nuk është Muhamedi a.s. në mesin e tyre, këtë do ta vëmë re tek pasuesit e Muhamedit a.s., të cilët nuk u ndalën dhe nuk pushuan së punuari dhe vepruari deri në ditët e sotme, për ta përcjellë amanetin e marrë nga ai që ishte shembulli dhe modeli më i mirë i njerëzimit. Fillimisht nga ashabët e më vonë edhe nga tabiinët si dhe ata që pasuan tabiinët, dhe duke kaluar tek dijetarët e mëdhenj dhe shkollat e mëdha, që dolën dhe lindën pas vdekjes së Muhamedit a.s. dhe të shokëve të tij, - kjo dëshmon për sinqeritetin dhe angazhimin e tyre të palodhshëm për të bartur këtë fe, gjeneratë pas gjenerate deri tek ne në ditët e sotme, duke u lënë trashëgimi të bollshme dijetarëve që do të pasonin dhe

do t'i shërbejnë Islamit më vonë, duke i klasifikuar normat dhe bazat e shëndosha të besimit islam dhe duke i radhitur ato sipas prioritetit e jo sipas dëshirave dhe tekeve siç ndodh tek ne në ditët sotme. Kjo na çon te grupi tjetër, ku ne duhet të mbështetemi, e ata janë dijetarët islamë.

**Rezultatet që dijetarët islamë nxorën gjatë rrugëtimit të tyre në thirrjen islame.*

Vërtet ata kontribuan dhe pa dyshim bënë punën më të madhe që ne na lanë trashëgimin më të madh dhe na lehtësuan nga mundi e angazhimi i tyre për këtë fe, që ne t'i kemi të gjitha normat dhe klasifikimet bazë të Sheriatit islam, të shkruara dhe të mbështetura mirë në Kuran dhe në Synet. Ata, dijetarë të pavdekshëm na e bënë edhe më të lehtë rrugëtimin tone në thirrjen islame duke na i klasifikuar e radhitur gjërat sipas peshës dhe jo sipas dëshirës së ndonjë tekanjozi, që u mundua dhe po mundohet që fenë ta bëjë vetëm sikur ai mendon, e jo sikur që kemi Kuranin e Synetin, të parët, dhe dijetarët, për të cilët feja jonë thotë: "Sikur të lejohej për t'iu bërë sexhde dikujt, atëherë do t'i kisha bërë atij që më ka mësuar një shkronjë" e ç'të themi ne për ata që na trasuan dhe na lehtësuan rrugëtimin tonë në thirrjen islame duke renditur çdo veprim tonin se cilës shkallë apo kategori i takon se ç'është hallall e ç'është haram, se ç'ka preferuar e ç'ka urryer, se ç'lejohet dhe ç'nuk lejohet, - për të gjitha këto dijetarët qenë ata që mbështeteshin gjithnjë në Kuran dhe në Synet. Të gjitha dyshimet që mund të na dalin gjatë rrugëtimit tonë në thirrjen islame, ata i studiuan mirë dhe na lanë çdo gjë të shkruar, që ne të mos humbim kohë rreth tyre, ngase koha në të cilën tani jetojmë ne, është shumë dinamike dhe çdo ditë zbulohet diçka e re, e sikur të vonohemi, atëherë si do të arrijmë zhvillimin dhe dinamikën me të cilën po ikën bota para, e ne të merreshim me gjëra tejet dytësore apo, thënë më mirë (fundërrinat), me ato që më së paku kemi nevojë të merremi. Dhe kur puna dhe përvoja e këtyre dijetarëve, hap dyert e ecjes para, atëherë gjejmë mbështetjen tjetër të Islamit, për të mos e lënë mbrapa por që ai të jetë gjithnjë me kohën, aktual dhe praktik e modest, sikur të ketë zbritur tani, që ne aty të gjejmë mbështetjen tonë tjetër gjatë thirrjes në Islam.

***Përvojat dhe gjeturitë që dijetarëve dhe thirrësve islamë u ndodhën gjatë këtij rrugëtimi të gjatë dhe të palodhshëm.***

Pa dyshim që një nga shkaqet dhe dëshmitë, pse kjo fe është e pazëvendësueshme, është se përvojat dhe ndryshimet e viteve në të cilat lëvizet, bënë që kjo fe ta gjejë veten në çdo kohë dhe në çdo vend, gjithnjë duke pasur parasysh gjeturinë dhe përvojën e dijetarëve- thirrësve islamë. Duke kuptuar sa më mirë këtë mundësi, se çdo popull dhe çdo civilizim ka specifikat dhe arsyet e veta, atëherë edhe Islami po ashtu ka specifikat dhe karakteristikat e veta, ngase ai mund t'u përshtatet të gjitha shtresave dhe kategorive njerëzore pa dallim gjuhe, ngjyre dhe vendi.

Këtë bazë shumë të fortë dijetarët islamë duhet ta kenë parasysh gjithnjë, se përvoja dhe sprovat gjatë thirrjes janë të ndryshme, andaj edhe të folurit dhe kërkesat duhet të bëhen në bazë të kushteve dhe rrethanave që thirrësit i imponohen.

Jo rrallë thirrësit islamë bien ndesh me ambientin ku thërrasin, duke mos e kuptuar vendin-hapësirën si dhe ngritjen-vetëdijen fetare dhe kulturore të atij vendi. Për përvojën dijetarët thonë se është një shkollë shumë e madhe për ata që merren me thirrjen islame. Edhe kjo, pra thirrja islame, ka specifikat e veta, andaj jo edhe çdokush mund të merret me të, ngase shpesh njeriu-daiu mund të jetë njohës i mirë i rregullave fetare, por të mos dijë ku dhe si t'i plasojë ato, në çfarë kushtesh dhe rrethanash.

Dijetarët e mëdhenj në këtë lëmë kanë lënë fjalë të mëdha duke na porositur se tjetër është me ditë e krejtësisht tjetër është të shpjegosh atë që di. E pra, po besoj që edhe ne që sado pak merremi me këtë lëmë, të mos i japim të drejtë vetes se i dimë të gjitha kushtet dhe rrethanat në të cilat flasim dhe veprojmë, por të jemi korrektë dhe shumë të arsyeshëm e të drejtë në ato që flasim, ngase jo rrallë biem ndesh me vetveten e jo më me masën. Kjo nuk është ndonjë e metë, por një realitet në terren, i cili shpesh di të mos përputhet me fjalën dhe veprën që bëjmë. Derisa Islami në të gjitha rastet kërkon që fjalët të përputhen me veprat, atëherë nuk na mbetet tjetër veçse të mundohemi që nga përvoja, si nga sukseset ashtu edhe dështimet, të bëjmë kthesa dhe përmirësi të veprimeve tona, që të korrim suksese në të ardhmen në thirrjen islame. Daiu mund të përfitojë nga përvoja e tij, por duhet të përfitojë edhe nga përvoja e të tjerëve, andaj ta kemi në konsideratë thënien e Muhamedit a.s: "Dituria-urtia është gjëja e humbur e besimtarit, kudo që ta gjej atë, le ta marrë".

Derisa thirrësi islam nuk kryen punën e tij që kërkohet nga ai, pra, që të jetë i përgatitur profesionalisht, nuk priten rezultate, ngase ai së pari duhet t'i kryejë detyrimet ndaj vetes e mandej të kërkojë nga të tjerët. Llogaria është, sa i kemi plotësuar të gjitha kushtet dhe rrethanat, që ta plotësojmë atë që kërkon Allahu xh.sh. dhe Muhamedi a.s. me veprimet tij të shumta dhe të llojllojshme, duke qenë shembulli më i mirë për mbarë njerëzimin. Kjo ecje e Muhamedit a.s. bëri që në jetën e tij të kishte arritur gjithë atë sukses të paparë ndonjëherë në historinë njerëzore. Mbështetja e tij ishte gjithnjë në ajetet kuranore, si: "Prandaj frikësojuni Allahut sa të mundeni, dëgjoni e binduni dhe shpenzoni për bamirësi në të mirën tuaj..." (Et-tegabun, 16); si dhe ajeti tjetër lidhur me Muhamedin a.s.: "Në saje të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta (o Muhammed). Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje...." (Ali-Imran, 159). Këto dhe shumë ajete të tjera dhe hadithe, ne na bëjnë të mendojmë dhe veprojmë në pajtim me atë që thotë Allahu xh.sh. dhe i dërguari i Tij.

Dalja nga programi që ndoqi Muhamedi a.s., është dështim apriori i çdo thirrësi, andaj të lehtësojmë e të mos vështirësojmë, të thjeshtësojmë e të mos filozofojmë, të përdorim të gjitha mundësitë dhe kushtet që janë ofruar në kohën që tani jetojmë, dhe të veprojmë duke qenë modestë e të thjeshtë dhe të afërt me masën. E suksesi nuk do të mungojë.

# Mrekullitë e abdesit

**"Dhe ai nuk flet nga mendja e tij. Ai** (Kurani) **nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet".** (en-Nexhm: 3-4)

Shumë myslimanë nuk i kushtojnë rëndësi marrjes së abdesit në mënyrën e duhur. Me "mënyrën e duhur" kemi për qëllim kujdesin e hollësishëm, për se na ka porositur Muhamedi a.s. Njerëzit me këtë veprim, jo vetëm që humbin rastin të marrin shpërblim më të madh për përsosjen e abdesit, por ata gjithashtu humbin mundësinë e artë për të përmirësuar shëndetin dhe mirëqenien e tyre në përgjithësi.

Katërmbëdhjetë shekuj më parë Muhamedi a.s. na ka porositur për 26 lëvizje të larjes që duhet të zbatohen pesë herë në ditë, që gjithsej janë 130 lëvizje gjatë ditës, për të na dhuruar shëndet optimal. All-llahu xh.sh. thotë:

"O ju që besuat! Kur doni të ngriheni për të falur namazin, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla; fërkoni kokat tuaja, e këmbët lani deri në të dy zogjtë. Nëse jeni xhunubë, atëherë pastrohuni (lahuni)! Në qoftë se jeni të sëmurë, ose në ndonjë udhëtim, ose ndonjëri prej jush vjen prej vendit të nevojës, ose keni kontaktuar me gratë dhe nuk gjeni ujë, atëherë mësyni (merrni tejemum) dheun e pastër dhe me të fërkoni fytyrat dhe duart tuaja. All-llahu nuk dëshiron (me obligim për abdes e larje) t'ju sjellë ndonjë vështirësi, por dëshiron t'ju pastrojë (prej mëkateve), t'ju plotësojë të mirën e Tij ndaj jush e që ta falënderoni". (el-Miade: 6).

Kështu, abdesi përfshin larjen e duarve, krahëve deri në bërryla, fytyrës, gojës, hundëve, dhe nyjave të këmbëve, - që të gjitha këto nga tri herë. Anën e brendshme e të jashtme të veshëve, si dhe pjesën e sipërme të kokës që duhet të fërkohet një herë.

Duke e bërë këtë pesë herë në ditë, myslimani jo vetëm që i pastron këto pjesë vitale të trupit nga pluhuri e papastërtia, por gjithashtu i zbut dhe i freskon.

Është mjaft interesant fakti që Muhamedi a.s. gjithashtu na ka nxitur për të marrë abdes para se të biem në gjumë.

I njëjti veprim inkurajohet nga ekspertët e Jogës, të cilët thonë që pastrimi i motorit të rëndësishëm dhe organeve ndijore, siç janë duart, krahët, sytë, këmbët e goja - me ujë të pastër para shkuarjes në shtrat e relakson trupin, dhe në këtë mënyrë e përgatit për një gjumë të thellë.

Në një artikull titulluar "Ritualet islame dhe efekti i tyre në shëndetin e njeriut", Dr. Magomed Magomedov, asistent në departamentin e Higjienës së Përgjithshme të Njeriut dhe Ekologjisë në Akademinë Mjekësore Shtetërore në Dagestan, flet se si e stimulon abdesi shumë ritmin e trupit dhe në mënyrë të veçantë Pikat Aktive Biologjike (BAS), njësoj ideja për terapinë refleksive kineze.

Tani e dimë që njeriu është një sistem kompleks i fushave elektromagnetike, meridianëve, ritmeve biologjike e kështu me radhë. Organet e brendshme të njeriut, si rregull, përfaqësojnë jo më pak se një tërësi të sofistifikuar bioenergjie. Ato të gjitha kanë lidhje të qëndrueshme bilaterale me lëkurën, e cila përmban pika të veçanta, funksionet e të cilave u ngjajnë butonave të "kontrollit" dhe "kuvertave të rimbushjes" - përgjegjës për çdo organ të veçantë. Këto pika biologjikisht quhen pika aktive biologjike (BAS).

Derisa nxjerr në pah ngjashmëritë në mes abdesit dhe shkencës së terapisë refleksive kineze, në artikullin e tij magjepsës, Dr. Magomedov tregon që një njeri, për t'u bërë mjeshtër i terapisë refleksive, duhet të ndjekë një kurs për 15-20 vjet, gjithë këtë kohë për mësimin e thjeshtë të metodave të abdesit.

Terapia refleksive, thotë ai, kryesisht përdoret për shërimin e sëmundjeve dhe shumë rrallë për parandalimin, sa kohë që abdesi ka shumë dobi parandaluese.

Gjithashtu ekziston edhe një anë negative për terapinë refleksive, thotë ai, e që nuk e gjejmë tek abdesi. Ajo anë negative është ekspozimi i pacientit ndaj traumave, meqë mjekët përdorin të djegurit.



Dr. Magomedov thotë: "Shumica e BAS-eve më të rëndësishme pastrohen gjatë ritualit islam. Nuk është mjeku, i cili ka studiuar për shumë vite, që e bën këtë, por çdo mysliman e bën ashtu siç i ka mësuar Muhamedi a.s. Veç kësaj, falja e pesë kohëve të namazit e obligon myslimanin të marrë masa parandaluese kundër sëmundjeve, që më përpara".

Sipas Dr, Magomedovit, mjekësia kineze thotë që ka më shumë se 700 BAS-e, dhe 66 prej tyre kanë reflekse të shpejta të terapisë, që quhen pika të ashpra (apo agresive a të vjetra).

Nga këto 66 pika, 61 prej tyre gjenden në pjesët që duhet të pastrohen gjatë abdesit.

Kështu, abdesi bëhet një lloj trajtimi kompleks, që përfshin hidromasazhin e BAS-eve, si dhe stimulimin e tyre termik e fizik.

BAS-et në dukje (që pastrohen gjatë abdesit) "rimbushin" organet, siç janë zorrët, barku dhe fshikëza e urinës, që, veç kësaj, ka efekt pozitiv në sistemin nervor e riprodhues, - thotë Dr. Magomedov në studimin e tij, duke shtuar që BAS-i përgjegjës për sistemin e eshtrave, zorrët, sistemin nervor, pjesën e mesit, barkun, pankreasin, fshikëzën e tëmthit, gjëndrën tiroide, pleksusin dhe organet e tjera, - gjenden në këmbën e djathtë, një pjesë tjetër që pastrohet nga abdesi.

Ndërsa këmba e majtë ka BAS-et përgjegjëse për punën e gjëndrës së hipofizës, të trurit që rregullon funksionimin dhe zhvillimin e gjëndrave endokrine. Në kërmillin e veshit gjenden me qindra

BAS-e, që "harmonizojnë punën e pothuajse të të gjitha organeve, ulin shtypjen e lartë të gjakut dhe zvogëlojnë dhimbjet e dhëmbit e të fytit.

Një aspekt tjetër për të cilin na tregon ai, është që hadithet e Muhamedit a.s. kanë theksuar rëndësinë e fërkimit dhe përdorimit të shtypjes gjatë abdesit, që është diçka që ka shpjegim shkencor.

Dr. Magomedov thotë që studimet e tij janë bazuar në besimin e tij solemn që myslimanët që falin pesë namazet ditore, jo vetëm që kanë një "efekt të padiskutueshëm shpirtëror", por gjithashtu kanë "edhe efekt shërues fizik".

Hulumtimet e bëra në ish-Bashkimin Sovjetik në lidhje me BAS-et, janë vlerësuar të padenja, sepse ata besonin që "njeriu nuk është menduar të ketë as shpirt apo energji trupore, sepse e kundërta mund të binte në kundërshtim me ideologjinë materialiste (ateiste) të asaj kohe", - thotë Dr. Magomedov.

Nga një perspektivë mjekësore joalternative, Muhtar Salim, në librin e tij "Namazi: Sport për trupin e shpirtin" flet për faktin se si shëndeti përfiton nga çdo aspekt i abdesit.

Abdesi, - thotë ai, - ndihmon në parandalimin e kancerit të lëkurës. Ky është shpjegimi i tij: pjesët që pastrohen gjatë abdesit janë pjesët e trupit që më së shumti janë të prirura t'i nënshtrohen ndotjes, qoftë ajo ndotje nga sekretimet e brendshme të trupit në sipërfaqen e lëkurës, siç janë djersët, apo qoftë e jashtme. Abdesi largon këtë ndotje pesë herë në ditë, dhe kështu e ruan shtresën e jashtme të lëkurës, e cila, siç dihet, i ndihmon qelizat poshtë të funksionojnë si duhet.

Gjithashtu, pastrimi me ujë ndihmon në forcimin e enëve të gjakut, si edhe të nervave e gjëndrave që gjenden afër sipërfaqes së lëkurës, dhe kështu i ndihmon ato të kryejnë funksionet e tyre me efekt.

Salimi shton që studimi ka treguar që një prej arsyeve kryesore që shkakton kancerin e lëkurës, është sepse lëkura u ekspozohet kemikalieve, veçanërisht petrokemikalieve, dhe se mënyra më e mirë për të parandaluar kancerin e lëkurës, është mënjanimi i vazhdueshëm i këtyre kemikaleve.

Arsyeja e qartë pas pastrimit të gojës gjatë abdesit, thotë Salimi, është largimi i grimcave të ushqimit, që mund të shkaktojnë probleme për dhëmbët. Gjithashtu pas kësaj qëndron edhe arsyeja se pse është inkurajuar përdorimi i misvakut (brushës) para marrjes së abdesit.

Kur dikush i pastron hundët, ai me këtë veprim merr një masë parandaluese shëndetësore, pasi kësodore hiqen mikrobet që gjenden në vrimat e hundës, dhe nuk kalojnë në sistemin e frymëmarrjes.

Sipas një studimi të bërë nga një ekip i mjekëve të Universitetit të Aleksandrisë, hadithi i Muhamedit a.s., i cili nxit pastrimin e hundëve gjatë abdesit, duke futur ujin në vrimat e hundëve dhe pastaj duke e nxjerrë jashtë, ndikon pozitivisht në shtresën e brendshme të vrimave të hundës.

Përsëritja e pastrimit të fytyrës i forcon qelizat e lëkurës së fytyrës dhe ndihmon në parandalimin e paraqitjes së rrudhave të hershme, si dhe ka efekt pastrues brenda syve, që parandalon infeksionet e tyre, - thotë Salimi.

Pastrimi i veshëve ndihmon për largimin e dyllit, i cili mund të shkaktojë infeksione të veshit si dhe mund të dëmtojë veshin e brendshëm, i cili përfundimisht shkakton mungesë ekuilibri trupor.

Uji i rrjedhshëm dhe pastrimi i gishtërinjve të këmbës e mban shputën të butë, e cila në kohën moderne shumicën e kohës gjendet brenda këpucëve.

Kryesisht, shton ai, abdesi ka efekt ushtrues në të gjithë muskujt e përfshirë.

Myslimanët porositen të marrin abdes jo vetëm para namazit apo shkuarjes në shtrat për të fjetur, por gjithashtu para hyrjes në xhami, thirrjes së ezanit, mbajtjes së hytbes dhe para leximit të Kuranit.

Gjithashtu myslimanët porositen të marrin abdes kur janë të zemëruar.

Njeriu kurrë nuk duhet t'i vlerësojë gjërat në dukje, dhe duhet të ketë besim të fortë që pas çdo gjëje që Allahu xh.sh. e ka urdhëruar, qëndron ndonjë urtësi, të cilën mund apo nuk mund ta dimë. Allahu xh.sh. thotë:

"...dhe ata thanë: "Iu përgjigjëm (thirrjes) dhe respektuam (urdhrin). Kërkojmë faljen tënde, o Zoti ynë! Vetëm tek Ti është ardhmëria jonë". (el-Bekare: 285).

*Përktheu nga anglishtja:*
***Fuad Morina***

*Marrë nga revista: Haj&Umra, gusht-shtator, 2004*

## Lindja e Muhammedit alejhi-selam

Në jug-perëndim të Azisë
Në Gadishullin e Arabisë
Lindi drita e njerëzisë
Ai i Dërguar i Perëndisë

Lindi në Mekke ai Nebijj
Porsi drita në errësirë
Të gjithë botën e ndriçoi
Njerëzimin nga gjumi e zgjoi

Në atë vend të xhehalisë
Lindi drita e gjithësisë
Ma i madhi i Perëndisë
Vula e gjithë pejgamberisë

Në atë kohë të xhehalisë
E kishte kaplue terri i mosdijes
Besojshin në shumë perëndi
Alkool në vend të ujit duke pi

Imoraliteti në kulm kishte mbërri
Vajzat e gjalla në dhe i kanë shti
Bixhozi ndër ta ishte bërë shprehi
Dhe kamata bënte kërdi

Jeta ishte pasiguri
Fiset luftojshin n'mes veti
Gjaku hecte porsi deti
Mjer vatani e mjer mileti

Në vitin pesqind e shtatëdhjetë e një
Lindi në Mekke ai Nebijj
E ndriçoi botën krejt
Për gjithësinë erdhi rahmet

Muhammed ti qofsh bekue
Në rrugë të drejtë ti ke ftue
Gjithmonë të keqen e ke luftue
Fenë Islame ke predikue

Muhammed ty të ka borxh bota
Se i luftove besimet e kota
Ti ishe si dielli e hana
Ma i mëshirshëm se baba e nana

***Asllan Murati***

# Si t'ua shprehim fëmijëve dashurinë tonë si prindër?

Zoti i Madhërishëm e ka bërë natyrshmëri të prindërve dashurinë ndaj fëmijëve të tyre. Këtë dashuri Allahu e bëri energji të zemrës, ngopje të syve dhe stimulim për shpirtin. Pos të tjerash, Allahu i Madhërishëm i ka bërë të dashurit e Tij që nëpërmes kësaj dashurie, të jenë të gëzuar me pasardhësit e tyre të mirë, për se edhe thotë: "Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, na bëj që të jemi të gëzuar me (punën) e grave tona dhe pasardhësve tanë, ne na bëj shembull për të devotshmit".[1]

"Kjo dashuri është bazë për sigurinë shpirtërore të fëmijës, sikurqë është edhe shtyllë kryesore për formimin e personalitetit të fëmijës në baza të shëndosha mirëqenieje dhe stabiliteti me rrethin ku jeton. Nuk ka mundësi që këto gjëra të realizohen nëse dashurinë që ka prindi ndaj fëmijës, e fsheh dhe nuk e shfaq haptazi. Edhe nëse kjo dashuri ekziston dhe është shumë e fortë, po qe se prindi nuk e shpre hapur para fëmijës së tij, ajo nuk do ta ketë efektin e saj të duhur sikurse do të jetë pengesë për realizimin e ndjenjave të ngrohta në mes fëmijës dhe familjes së tij"[2].

Edhe pse disa mendojnë që mënyra e shprehjes së dashurisë prindërore ndaj fëmijës kufizohet në fjalë, shikim, përqafim, buzëqeshje, të cilat shprehin dashuri ndaj fëmijës, këtu do të përpiqemi të përmendim edhe disa mënyra të tjera, të cilat kanë efektin e tyre shumë pozitiv në ndërtimin dhe shprehjen e dashurisë së prindërve ndaj fëmijëve të tyre, e ato janë:

1. Të përpiqemi të krijojmë siguri shpirtërore tek fëmijët, duke i entuziazmuar dhe duke vlerësuar përpjekjet e tyre. Nuk duhet ta kemi parasysh vetëm rezultatin që arrijnë ata.
2. Duhet t'i mësosh fëmijët e tu të mendojnë pozitivisht dhe të jenë aktivë. Nuk lejohet ta qortosh, kur fëmija të kthehet nga shkolla me rroba të përlyera, por duhet të veprosh ashtu dhe t'i thuash këto fjalë: Si duket sot paske kaluar shumë mirë, a nuk është kështu? Kur të lozësh herave të tjera në shkollë, kënaqu sikur sot, por kujdesu edhe për rrobat, që të mos përlyhen.
3. Fëmijëve të tu, si prind që je, duhet t'ua dhurosh një pjesë të kohës, kështu që ulu me secilin prej tyre ngapak ose luaj me ta, ose shëtit me ta, me rëndësi është që ata të binden se prindi i tyre vlerëson kohën e tyre dhe merret me ta.
4. Përpiqu që ditën kur njëri nga fëmijët ka treguar ndonjë sukses, qoftë në provim, qoftë në aspektin moral ose atë bëmirës, ta dallosh nga ditët e rëndomta; me një darkë më solemne, derisa të ndiejë çdonjëri prej tyre se ti vërtet interesohesh për ditën dhe kohën e tyre. Këtë mos e praktiko vetëm me njërin nga fëmijët e tu, por përpiqu që me çdonjërin prej tyre ta praktikosh të njëjtën gjë, në mënyrë që kjo të mos shkaktojë xhelozi në mes tyre, se kjo mund të jetë shkak i armiqësisë në mes tyre në vend që të nxitësh dashurinë në mes tyre.
5. Merr pjesë në të gjitha lojërat që luajnë fëmijët e tu, si: ngjyros me ta, merr në dorë plastelinën dhe vepro ashtu si të thonë ata, vrapo me ta ose hidhe topin ashtu siç kërkojnë ata. Tërë këtë bëje vetëm e vetëm për t'i kënaqur fëmijët e tu dhe që ata të ndiejnë një afërsi prindërore.
6. Duhet ta dish orarin e lëndëve të mësimit të fëmijëve të tu dhe t'i njohësh si mësuesit, ashtu edhe shokët e tyre, që, kur të kthehen nga shkolla, të mos i pyesësh: Çka mësuat sot? Por t'i pyesësh: Çka mësuat ti dhe kolegu yt (duke e përmendur me emër) sot në shkollë? Dhe cilat detyra i morët sot në lëndën e matematikës? Nga ky gjest yti, fëmijët do të ndiejnë se ti je i interesuar edhe për gjërat më të imëta që u kanë ndodhur gjatë ditës.
7. Atëherë kur fëmija kërkon nga ti të bisedosh me të, përqendrohu në bisedë dhe mos u merr me gjëra të tjera, bisedo me të duke e shikuar në sy. Duhet të kesh parasysh se të biseduarit me fëmijën tënd në këtë mënyrë shton tek ai dashurinë dhe mirësjelljen.
8. Atëherë kur ata ulen për të ngrënë bukë, mos rri i distancuar nga ta po



bashkohu edhe ti me ta dhe rrëfeju atyre gjëra që të kanë ndodhur ty, në mënyrë që t'i japësh kohës që kalon me ta, një domethënie dhe ata do të mendojnë se ti interesohesh gjithnjë për ta.

9. Shkruaje fjalën: Të dua, në një letër dhe vendose afër jastëkut apo në çantën e librave të shkollës, që t'i bësh ata të mendojnë se, edhe pse prindi është larg tyre, ai gjithmonë mendon për ta.
10. Kur fëmijët e tu vizatojnë ndonjë nga shtazët apo shpendët, këtë vizatim merre dhe ngjite diku në mur, qoftë në dhomën e gjumit, qoftë në atë të pritjes, që fëmija të ndihet se prindi mburret me atë që ka arritur fëmija i tij.
11. Fëmijës tënd duhet t'ia mësosh një fjalë të fshehtë, me anë të së cilës i shpreh dashurinë më të sinqertë qe ke për të. Këtë fjalë të mos e dijë dikush tjetër përveç teje dhe fëmijës tënd, që kur ta thërrasësh fëmijën me të, ta ketë efektin e saj.
12. Gjithmonë përpiqu të fillosh një ditë të re me fëmijën tënd dhe të harrosh se ç'ka ndodhur ditë më parë. Çdo ditë e re e bën fëmijën të ndihet i sigurt se prindi i tij nuk do t'ia përmendë gabimet e kaluara, do t'i japë atij një shans më shumë që të të dojë ty edhe më shumë dhe do të jetë një përkrahje për zbulimin e talentit që ka fëmija.
13. Përqafoji dhe puthi fëmijët e tu në çdo kohë dhe çdo ditë, sepse, sado që kjo të shtohet ndaj tyre, ata prapëseprapë kanë nevojë për ty, qofshin të vegjël apo të rritur, qofshin edhe të martuar. "Mos vepro sikur disa prindër, të cilët edhe kur u lind fëmija i tyre, nuk hyjnë në dhomë për ta parë për javë të tëra, duke u arsyetuar se tradita nuk lejon të veprojnë ashtu, ose të mos e mbash atë në kraharorin tënd para atyre që të vizitojnë ty, sepse këtë nuk e lejuaka tradita. I nderuar prind, po qe se ti nuk e mban fëmijën tënd në kraharor dhe nuk i ofron dashuri, a mendon se të tjerët do ta duan atë më shumë se ti? Kurrë mos mendo diçka të tillë, sepse ai që ka lindur nga gjaku dhe mishi yt, nuk është më i largët se ai që ka lindur nga prindër të tjerë. Edhe nëse të parët e tu kanë vepruar ashtu, ti duhet të përpiqesh gjithmonë ta eliminosh një ves të tillë, sepse kjo nuk shkon në favor të familjes në përgjithësi. A dëshiron që familja jote të jetë sikur familjet anëtarët e të cilave, edhe pse jetojnë bashkë, aty nuk ndërrohet asnjë fjalë qoftë në mes prindit e fëmijës, qoftë në mes fëmijëve"[3].
14. Zbulo metoda të reja, të cilat janë frymëzuese për ushqim shpirtëror të fëmijës, si: Vendose një pako të veçantë në njërën prej dhomave dhe gjithmonë mësoji ata që të shkëmbeni letra që shprehin dashurinë e dyanshme, prind-fëmijë dhe fëmijë-prind.
15. "Mendo mirë se dashuria ndaj fëmijëve të tu nuk duhet të kushtëzohet nga asgjë. Kurrë mos e ndërlidh shprehjen tënde të dua sepse ke marrë notë të lartë në shkollë, ose t'i thuash se unë nuk të dua nëse ti vepron kështu. Ti me këtë shprehje, dashurinë ndaj fëmijës tënd e ke zbehur, sepse në realitet ke zbehur sigurinë tënde për dashurinë që ke ndaj fëmijës tënd dhe, përveç të tjerash, ke gabuar rrugën që e nxit fëmijën për të dëgjuar, për t'u përmbajtur dhe për respekt"[4].
16. "Dashurinë që ke për fëmijën tënd, duhet ta shprehësh në mënyrë praktike, si: ta konsultosh për disa gjëra, të marrësh parasysh mendimin e tij, të mos e poshtërosh dhe t'i tregosh në mënyrë praktike se ti je person i rëndësishëm dhe i respektuar i kësaj familjeje. Kurrë mos e qorto pse gabon për gjërat që nuk i nje, binde në mënyrë praktike, se ti je në gjendje ta kuptosh natyrën e tij. Kërkoji falje fëmijës tënd nëse gabon diçka me të[5].



Nuk qenka, pra, vështirë ta shembim murin e qetësisë dhe të pesimizmit e ta kapërcejmë atë që ta plotësojmë me një komunikim të mrekullueshëm në mes nesh dhe fëmijëve tanë, në mënyrë që dashurinë që kemi ndaj fëmijëve tanë, në thellësinë e zemrave tona, ta shprehim hapur dhe të jemi urë lidhëse edhe tek familjet e tjera, duke ua mësuar moton: Nëse nuk e do dhe nuk i shfaq dashurinë fëmijës tënd, kush do ta dojë atë, i panjohuri!

*Përgatiti:*
***Avdyl Rrahmani***

---

*Fusnotat:*

1. El Furkan 74.
2. Hilal Gunejm, Hukukul Atfali Fil Islam 09/07/2000.
3. Muhamed Tewfik El Xhundij, Elgiretu Andel Atfali.
4. Sead Abdullah El Humejdi, Terbijetul Ewladi Bejne Errahmeti wel Hikmeti.
5. Abdulaziz Muhamed Esed-haan, El Ainajetu Bil Atfali.

# A është e pranuar tek Allahu ndarja e medhhebeve?

**Bahri Curri**

Disa mendojnë se në grupin tonë sunit janë bërë disa ndarje që dallojnë njëri prej tjetrit në disa aspekte, ku kemi Hanefi, Maliki, Shafi, Hanbeli, dhe thonë: A janë të pranuara tek ALLAHU këto ndarje?

Është e vërtetë se ne duhet ta adhurojmë Allahun xh.sh. sipas argumentit – Kuranit dhe Synetit, por nuk ka mundësi që të gjithë njerëzit të jenë të një kategorie në njohjen e këtyre argumenteve dhe, si pasojë, vjen formimi i këtyre medhhebeve. Kjo bën që ne duhet të kuptojmë drejt rolin e këtyre medhhebeve dhe arsyen e themelimit të tyre.

Nuk ekzistojnë vetëm këto katër medhhebe që u përmendën, ka më shumë, por vullneti i Allahut ishte që këto katër medhhebe të marrin famë dhe të jenë të njohura tek të gjithë myslimanët, ndërsa të tjerat të mbeten në libra e të njihen vetëm nga studiuesit.

Vetë ajeti kuranor i dallon njerëzit: "Pyetni dijetarët për atë gjë që nuk dini!" (Nahl, 43) dhe i ndan në dy kategori:

1. Në kategorinë e parë hyjnë dijetarët që kanë për detyrë t'i mësojnë njerëzit dhe t'u përgjigjen pyetjeve që u bëhen.
2. Në kategorinë e dytë hyjnë njerëzit e zakonshëm, që e kanë për detyrë t'u drejtohen dijetarëve e t'i pyesin për gjërat që nuk i dinë.

Në bazë të kësaj dhe argumenteve të tjera, nuk ndalohet taklidi (imitimi apo ndjekja e dikujt në parimet fetare), madje ai është i nevojshëm për kategorinë e dytë të lartpërmendur, të cilët nuk kanë dije.

Duke u nisur nga kjo, dijetarët e mirëfilltë, në mesin e tyre edhe themeluesit e medhhebeve, filluan me ixhtihadin (studimet, analizat dhe hulumtimet) e tyre rreth argumenteve (Kuranit dhe Synetit), që t'i përgatitin në një formë më të lehtë për t'u pranuar dhe praktikuar nga masa e gjerë myslimane, gjithmonë duke synuar të vërtetën dhe më të saktën që ka ardhur në Sheriat. Rezultat i kësaj vjen themelimi i medhhebeve, që janë shkolla juridike të formuara në bazë të ixhtihadit të një dijetari, siç janë këto medhhebe, të cilat i kanë themeluar dijetarët në bazë të përfundimit të tyre gjatë studimeve të bëra në këtë fushë (ixhtihadit), dhe çdoherë, si edhe na është e njohur, kanë thënë:




"Nëse vërtetohet hadithi, ai është medhhebi (mendimi) im!"

Që do të thotë se, nëse mendimi im bie në kundërshtim me hadithin, bie dhe mohohet fjala ime, dhe për bazë merret hadithi.

Parimisht, të gjithë dijetarët – themeluesit e këtyre medhhebeve, janë të një mendimi dhe nuk kanë ndryshim, kanë të njëjtën bazë në akide dhe të njëjtin synim në ixhtihad, edhe pse kanë disa ndryshime të vogla për gjërat sekondare apo edhe në disa mendime që vijnë si pasojë e mosarritjes së hadithit tek ai, apo për shkak të kritereve tepër të forta, dhe nuk pranojnë tjetër veçse hadithet e sigurta.

Por, për gjithë këtë, ata kanë shpërblim, ia qëlluan a nuk ia qëlluan, sepse i Dërguari (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!) thotë: "Ai që gjykon, bën përpjekje (ixhtihad) dhe ia qëllon, ka dy shpërblime, e nëse nuk ia qëllon, ka vetëm një shpërblim."

Andaj, ndarja e medhhebeve nuk është e ndaluar apo e papranuar tek Allahu, sepse që të gjitha bazohen në transmetimet e ashabëve që i mësuan këto argumente nga i Dërguari (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!) dhe pastaj ua përcollën gjeneratave të reja në vazhdim. Për shumë çështje ka variante të ndryshme, disa prej të cilave (ato që i kanë dëgjuar dhe parë vetë nga i Dërguari) disa ashabë i kanë transmetuar dhe i ka marrë njëri prej këtyre themeluesve të medhhebeve, ndërsa variantet e tjera i ka marrë tjetri dijetar nga ashabë të tjerë, e kështu me radhë. Kjo bën që lejohet ndjekja e një medhhebi, me përjashtim të rasteve kur dihet se argumenti është i dobët, apo nëse tek medhhebi tjetër argumenti është më i fortë dhe më i saktë.

Njerëzit e thjeshtë duhet t'i kuptojnë hadithet nëpërmjet shpjegimeve të dijetarëve të mirëfilltë, pasi ata nuk janë në gjendje ta bëjnë këtë gjë vetë. Nëse një njeri punon në përputhje me një hadith të saktë, të cilin e ka kuptuar në bazë të shpjegimit të një dijetari, atëherë ai duhet të vazhdojë të punojë me të, pa i dhënë rëndësi dilemës apo dyshimit që mund të lindë për shkak të ndonjë hadithi tjetër të saktë, sepse, siç dihet, ai nuk e ka për detyrë të thellohet në studimin e hadítheve.

Por, edhe ndjekja e një medhhebi të caktuar në të gjitha aspektet fetare, pa përfillur mendimet e medhhebeve apo dijetarëve të tjerë, është e ndaluar, pasi është në kundërshtim me argumentet e Kuranit dhe Synetit.

Dijetarët i klasifikojnë njerëzit në tri grupe:

1. Dijetarët, të cilët përpiqen që, duke u bazuar në Kuran dhe Synet, të formojnë vetë rregullat dhe dispozitat e Legjislacionit Islam.
2. Nxënësit e dijes, të cilët ndjekin fjalët e dijetarëve duke njohur edhe argumentet përkatëse.
3. Njerëzit e zakonshëm, të cilët e kanë për detyrë të zbatojnë pikë për pikë fjalët e dijetarëve.

Pra, nuk mund të themi se taklidi, ndarja dhe pasimi i medhhebeve, është i ndaluar apo i papranueshëm, sa kohë që shumica e njerëzve bëjnë pjesë në grupin e tretë dhe, si të tillë, nuk mund të thellohen në pjesën dërrmuese të çështjeve fetare. Allahu e di më së miri!

# Perceptimi i ligjit fetar islam (Sheri'at) në epokën bashkëkohore myslimane

**Fikret Karçiq**

Në literaturën bashkëkohore islamologjike dhe myslimane, ceket se një prej problemeve kryesore teorike të Islamit modern është i lidhur me domethënien e ligjit fetar islam (Sheri'at).[1] Çështja është, me fjalë të tjera, se a do të përkufizohet Islami edhe më tej si "besimi dhe e drejta" (akida wa shari'a), "religjioni dhe shteti" (din wa dawla) dhe a do të jetë edhe më tej jurisprudenca (fiqh) e jo teologjia islame (kalam), manifestimi më tipik i mësimit fetar.[2]

Formulimet e theksuara kanë përcaktuar rrjedhat historike të realizimit të Islamit deri në fillim të epokës moderne në Botën myslimane. Shprehimisht këto janë vënë në pikëpyetje në fillim të dekadës së dytë të shekullit XX, kur brenda lëvizjes reformiste islame (islah) ndodhi polarizimi në krahun "ortodoks" dhe modernist. Pas kësaj, në teorinë dhe praktikën e disa shteteve dhe bashkësive myslimane, domethënia dhe funksioni shoqëror i Islamit filloi të përcaktohej në mënyra të llojllojshme, gjë që do të manifestohej drejtpërdrejt në rëndësinë e disa segmenteve të mësimit islam.



### 1. Islami si religjion – mënjanimi i Sheriatit nga fusha juridike apo mbajtja e tij si pjesë e trashëgimisë kulturore

Për ato qarqe intelektualësh në vendet myslimane, që zakonisht quhen shekullaristë, profanistë ose modernistë profanë, Islami është religjion në kuptimin e përgjithshëm të pranuar të fjalës, fusha legjitime e manifestimit të të cilit është sfera personale, do të thotë private e individit. Theksohen vlerat morale të Islamit, por mësimi i tij më nuk konsiderohet për themel të sistemit shoqëror, politik dhe juridik. Për disa shekullaristë, Sheriati në tërësi duhet evituar nga fusha juridike dhe të ndërrohet me të drejtën të nxjerrë nga traditat lokale ose të recipuar nga kodifikimet evropiane (shembulli i Republikës Turke).

Për shekullaristët e tjerë sheriati paraqet pjesë të trashëgimisë nacionale kulturore që mund të ruhet së paku në segmentet që mund të mbijetojnë në kushtet e ndërruara shoqërore (shembulli i lëvizjeve dhe organizatave nacionaliste arabe). Për ta Sheriati nga ligji fetar islam është bërë e drejtë nacionale.[3]

Për shekullaristët, siç është mendimtari turk Ziya Gökalp, çështjet e religjionit (diyanet) duhet të bëhen domen i ndërgjegjes, kurse çështjet juridike (ifta) domen i kompetencave shtetërore. Ky qëndrim praktikisht është miratuar vetëm në Republikën e Turqisë. Në vendet e tjera myslimane shekullarizmi është kuptuar kryesisht si mënjanim i ligjit fetar islam nga fusha e të drejtës publike. Për këtë arsye, në ato vende nuk pasoi ndarja e autoriteteve religjioze dhe politike, veçse u krijua gjendja në të cilën shteti kontrollon religjionin dhe e shfrytëzon për qëllimet vetjake.[4]

Përkufizimi i Islamit si religjion, në Turqi është dashur të shërbejë si fillim i modernizimit të mësimit islam. Për këtë arsye, për herë të parë në Botën Myslimane është përdorur epiteti "teologjik" për përcaktimin e institucioneve të larta arsimore islame (Ilahiyat Fakultesi). Mirëpo, pas 1928, udhëheqja turke ka humbur interesin politik të ndërtimit të "Islamit turk" sipas shembullit të Kishës Anglikane, dhe përcaktimi i Islamit si religjion, është bërë objekt i interesit të bashkësive myslimane që jetojnë në vendet me popullsi myslimane shumicë dhe me modelin shekullar të raportit të autoritetit fetar dhe politik. Përvoja e deritashme dëfton që në këto vende janë të mundshme dy situata nga aspekti i përcaktimit të Islamit dhe funksionit të tij shoqëror.

*Mundësia e parë:* myslimanët praktikisht e pranojnë Islamin ekskluzivisht si religjion, sferë private, si fushë legjitime të dëftimit të tij, kurse institucionet shtetërore - si autoritete ekskluzive për dhënien e normave juridike obligative (p.sh. ish-Jugosllavia, ish-BRSS etj). Dijetarët myslimanë në këto vende duhet t'i formësojnë dhe sistematizojnë konsekuencat teorike që rrjedhin nga ndryshimi i funksionit shoqëror të Islamit. Përpjekje frymëzuese në këtë drejtim, do të mund të paraqiste autori bashkëkohor hindus - Mushirul Hakk, që ka shtruar tezën se shekullarizmi, i kuptuar si ndarje e jetës së përditshme, praktike, nga ndikimi i religjionit, është i papranueshëm për myslimanët, porse shteti shekullar, si autoritet, që në çështjet e religjionit nuk favorizon asnjë bashkësi, në pajtim me mësimin e Islamit.[5]

*Mundësia e dytë:* Islami përcaktohet si religjion, por dispozitat e Sheriatit vlejnë për myslimanët në domenin e statusit personal, si dispozita juridike të cilave sanksionin ekzekutiv ua jep shteti, i cili legjitimitetin e vet nuk e nxjerr nga mësimi islam (p.sh. Izraeli, Filipinet etj.). Gjyqet e Sheriatit në këto vende janë të integruara në sistemin e legjislaturës shtetërore me kompetencën e pran-

uar të pushtetit botëror që të përcaktojë domenin dhe mënyrën e punës të këtyre gjyqeve. Për shkak të kompetencës së pranuar të shtetit joislam në fushën e aplikimit të së drejtës islame, ligji fetar islam, vetvetiu, as në këto vende, nuk ka mundur të paraqesë faktor të destabilizimit të sistemit politik.[6]



## 2. Islami si bazë ideologjike e jetës publike - Sheriati si një prej burimeve të së drejtës pozitive ose si burim ekskluziv

Për pjesën e rëndësishme të intelektualëve myslimanë dhe dijetarëve fetarë në vendet me popullsi myslimane shumicë (vendet myslimane), Islami paraqet një fushë me rëndësi ose ideologjinë e tërësishme të kuptuar si "pikëpamje sistematike e zhvilluar mbi botën, të orientuar në stimulimin dhe udhëheqjen e ndryshimit shoqëror". (W. E. Shepard).[7] "Të kuptuarit e këtillë të Islamit, në shkallë të ndryshme dhe me zgjidhje të ndryshme pozitive, e përkrahin individët dhe grupet që në literaturë shpesh përcaktohen si tradicionalistë, modernistë islamë (modernistë fetarë) dhe revialistë ("fundamentalistët"). Pavarësisht nga emërtimi joharmonik i këtyre tendencave, është me rëndësi të ceket se kjo ka të bëjë me "orientimet ideologjike", të përdor termin e W. E. Shepardit. Fjala është, pra, për orientimet dhe jo për ideologjitë e veçanta, që mund të dallohen madje edhe në suaza të të njëjtit orientim, kurse janë lënë anash edhe dallimet në strukturë dhe metodë të veprimit të grupeve, të cilat në aktivitetin e tyre janë udhëhequr nga Islami si ideologji, ndonëse kjo është jashtëzakonisht me rëndësi për të kuptuar ndodhitë në Botën Myslimane bashkëkohore.

Edhe pse orientimet e cekura ideologjike, në realitet paraqiten si vizione të konfrontuara të zhvillimit shoqëror, për të gjitha ato është e përbashkët kjo që Islamit i japin funksionin që kalon suazat e sferës private të individit dhe që, në një masë më të madhe a më të vogël, Sheriatin e inkuadrojnë në sistemin pozitiv juridik. Mirëpo, megjithëkëtë, në suaza të këtyre orientimeve ideologjike edhe vetë Sheriati përcaktohet në mënyra të ndryshme, meqenëse zhvillimi shoqëror, politik dhe juridik i vendeve myslimane qenësisht varet nga fakti se cili orientim do të zotërojë.

Tradicionalizmi paraqet orientimin sipas të cilit Islami përkufizohet si "besim dhe e drejtë", por pranohen ndryshimet historike të funksionit të tij shoqëror dhe vëllimit të vlefshmërisë së ligjit fetar islam. Pranohet dualiteti i formësuar historik i normave dhe institucioneve religjioze dhe shekullare në shoqëritë myslimane dhe supremacioni faktik i institucioneve botërore. Për pjesën më të madhe të ulemasë, e cila në vendet sunite myslimane përbën boshtin kryesor të tradicionalizmit, garanci e mjaftueshme e manifestimit të Islamit në jetën publike, është pranimi i statusit të religjionit shtetëror ose i religjionit të shefit të shtetit, respektimi i simboleve dhe karakteristikave fetare dhe vlefshmëria e Sheriatit në çështjet statusore të myslimanëve.

Në krahasim me orientimet e tjera ideologjike, Islami tek tradicionalistët më së paku kuptohet si ideologji, d.m.th. mungon "elaborimi i vetëdijshëm dhe sistematik i doktrinës sociale". (Kur tradicionalistët bëjnë një hap në atë drejtim, në literaturë karakterizohen si neotradicionalistë).

Modernizimi islam paraqet orientimin ideologjik, të cilin e karakterizon ndërmarrja e angazhimit të artikuluar dhe të vetëdijshëm, që me termat e mendimit modern të formulohen rishtazi vlerat dhe parimet islame, përkatësisht që mendimi modern dhe institucionet bashkëkohore të integrohen me Islamin.[8] Modernistët konsiderojnë se mësimi islam, i reformuluar në mënyrë të këtillë, mund të jetë themel adekuat ideologjik për jetën publike në vendet myslimane, kurse e drejta e reformuar e Sheriatit mund të bëhet bazë ose pjesë me rëndësi e sistemit juridik pozitiv.

Modernistët pranojnë prejardhjen hyjnore të Sheriatit, por theksojnë se caku i tij është mirëqenia e njeriut dhe se, me rastin e komentimit dhe aplikimit të Sheriatit, ky cak duhet të pranohet. Për këtë shkak, ata Sheriatin e ripërcaktojnë me konceptet dhe me terminologjinë e mendimit juridik dhe politik perëndimor (demokracia, liria, barazia, toleranca, drejtësia shoqërore, mirëqenia etj.). Sheriati, për ata, më nuk i paraprin shtetit, po pushteti shtetëror është i autorizuar ta kodifikojë të drejtën e Sheriatit, ta përcaktojë vëllimin e vlefshmërisë së tij dhe mënyrën e aplikimit. Vetë pushteti shtetëror nxjerr legjitimitetin nga parimi i sovranitetit popullor, qoftë të shënuar si de facto, për dallim nga sovraniteti i Zotit de jure, (sikurse në rastin e kushtetutës moderniste pakistaneze të vitit 1956).

Për modernistët islamikë, Sheriati është një prej sistemeve të mëdha juridike botërore, i nxjerrë nga burimet kryesore të mësimit islam, fetarisht relevant për myslimanët, i përshtatshëm për nevojat e jetës bashkëkohore për shkak të posedimit të pasurisë vetjake të komentimeve krahasuese juridike. Për vetë këtë veçori, dhe nga arsyeja e domethënies praktike të Sheriatit për popullatën e shumtë myslimane në botë, parimet e sheriatit duhet të afirmohen si një prej

burimeve të së drejtës ndërkombëtare (neni 38, pika 1 të Statutit të Gjyqit Ndërkombëtar në Hagë pranon "parimet e përgjithshme të së drejtës, të njohura nga popujt e civilizuar").

Revializimi, islamizmi radikal apo "fundamentalizmi", paraqet atë orientimin ideologjik në botën bashkëkohore myslimane, që bën përpjekje të veçanta për të ndërtuar ideologjinë e tërësishme të nxjerrë nga burimet kryesore të mësimit islam dhe të historisë së hershme myslimane. Insistohet që Islami të përfshijë të gjitha aspektet e jetës dhe që më së shpeshti përcaktohet si "sistem", kurse theksohet autenticiteti dhe distinktiviteti i normave dhe institucioneve islame. Për këtë shkak, dhe jo për shkak të fleksibilitetit, siç e bëjnë këtë modernistët, revialistët kërkojnë mënjanimin e shtresimeve historike nga komentimi dhe praktika islame. Përvojës së bashkësisë së hershme myslimane në Medinë, i japin karakter normativ dhe atë e konsiderojnë model, e jo shembull historik, të sendërtimit të Islamit. Për këtë arsye Islamin e përcaktojnë si "religjion dhe shtet", kurse përpjekjet e tyre kryesisht i orientojnë drejt konstituimit të parashtrimeve për këtë rregullim.

Termi Sheri'at në punimet e autorëve të këtij orientimi përdoret me dy domethënie: si koncept ideologjik (sinonim për Islamin, të kuptuar si sistem i tërësishëm i jetës) dhe si koncept juridik (pjesa e pandryshueshme e ligjit fetar islam). Si koncept ideologjik, Sheriati duhet të përbëjë bazën e jetës publike dhe private në vendet myslimane, kurse si koncept juridik duhet të bëhet burimi i vetëm material i së drejtës pozitive në vendet myslimane. Vendet e tilla atëherë mund të quhen "shtete islame".

Sipas pikëpamjeve të revialistëve, Islami ka përjetuar shkallën më të madhe të ideologjizimit, kurse veprimi i grupeve dhe organizatave revialiste ka marrë karakter të aktivizmit profan. Në dallim prej modernistëve, që në mësimin islam përpiqen të identifikojnë dhe afirmojnë vlerat universale (vlerat që ekzistojnë edhe në kulturat e tjera), revialistët përpiqen të zbulojnë dhe ringjallin atë që e konsiderojnë "Islam të mirëfilltë", dhe modelin obligativ për sendërtimin e Islamit ta konstituojnë sërish me anë të entuziazmit, dinamizmit, sakrifikimit dhe, eventualisht, mesianizmit.[9]



* * *

Në Botën bashkëkohore Myslimane, me përjashtim të grupeve myslimane në vendet me popullatë shumicë jomyslimane (i a.q. Islami periferik), ndikimin kryesor e kanë orientimet që Islamit i japin funksionin shoqëror që kapërcen përcaktimin e rëndomtë të religjiozes. Në rrethanat e këtilla, për rrjedhën e ndodhive në vendet myslimane dhe për bashkësinë ndërkombëtare, pjesë të pandashme të së cilës paraqesin ato vende, shumë më me rëndësi është pyetja - çfarë kuptimi do të marrin segmentet e mësimit islam në projektet e orientimeve ideologjike sesa thjesht rikujtimi i kufijve të religjiozes. Në shembullin e Sheriatit, që në këtë kontekst kuptohet si mënyrë e realizimit të përditshëm të fesë, domethënë se esenciale do të jetë çështja se çfarë funksioni shoqëror do të fitojë ligji fetar islam. Meqenëse Sheriati është përpunuar si sistem ideal teorik, ai në vete përmban elemente që mund të kenë konsekuenca të ndryshme shoqërore, kulturore dhe politike. Varësisht nga fakti se cili orientim ideologjik do të dominojë, ligji fetar islam mund të jetë në funksion të modernizimit shoqëror, të demokratizimit të sistemit politik e juridik dhe të çiltërisë për kulturat e tjera, ose do të shfrytëzohet për nxitjen e proceseve retrograde, të dogmatizmit, totalitarizmit politik dhe të vetëmjaftueshmërisë kulturore.[10]

*Përktheu:*
***Nexhat Ibrahimi***

---

*Fusnotat:*

1. Ervin I. I. Rosenthal, Islam in the Modern National State, Cambridge University Press, 1965, fq. XI.
2. Krh. Joseph Schacht, Islamic Religores Law, në: "The Legacy of Islam", Oxford University Press, 1979, fq. 392.
3. Majid Khadduri, From Religjions in National Law, në "Middle East World Center", ed. Ruth Nanda Anshen, Ne÷ York, 1956, fq. 220-234.
4. William E. Shepard, Islam and Ideology - Towards a Typology, IJMES, 19 (1987), fq. 310.
5. "Islam in Transition", ed. John J. Donahue John L. Esposito, Oxford, 1982, fq. 177.
6. Dekreti presidencial i Filipineve nr. 1083/197· i njohur i Kodi i të Drejtës Personale Myslimane në nenin 6 përcakton se në rast të çfarëdo konflikti në mesin e shkollave ortodokse myslimane aplikohet ai komentim që është në pajtim me Kushtetutën e Filipineve, atë ligj, rregullimin publik, politikën dhe interesin. (Datu Michael O. Mastura, The Adminstration of Muslim Personal Laws in a Muslim Minority Country, "Syariah Law Journal", Novembar, 1984 (Kuala Lumpur), fq. 3.
7. W.E. Shepard, op. cit., fq. 128, shënimi 7.
8. Fazlur Rahman, Duh islama, Beograd, 1987, fq. 306.
9. Abul A'la al-Maududi, Islamic Law and Constitution, Lahore, 1969.
10. Krh. L. R. Sjukijajnen, Musul'manskoe pravo, Moskva, 1986, fq. 111.

# Ulemaja dikur dhe sot në Kosovë

Qysh në fëmijërinë time të hershme, nga vitet shtatëdhjetë, jam në kontakt të përafërt, me ulemanë e Prizrenit, pasi gravitoj pranë xhamisë kryesore të Bajraklisë në Prizren, në të cilin gjendet edhe selia e Vakëfit të Prizrenit (Këshillit të Bashkësisë Islame), e në mënyrë tërthore duke ndjekur rregullisht shtypin islam, edhe me ulemanë e Kosovës dhe më gjerë.

Edhe pse kanë jetuar dhe vepruar gati gjysmë shekulli nën sundimin e regjimit komunist, i cili ka qenë kryekëput antifetar e antikombëtar, ulemaja e atëhershme e Kosovës përpiqej me gjithë shpirt, në kushtet dhe rrethanat ekzistuese, të ruante dhe të mbante gjallë frymën islame në Kosovë. Me atë dije dhe njohuri që kishin, falë pranisë së tyre aktive nëpër mevlude, qelime, syneti, vdekje, t'pame, dhe derseve (ligjëratave) të tyre në xhami, kanë arritur të mbajnë gjallë dritën islame. Edhe pse shumica e imamëve të asaj kohe kishin ndjekur mësimet në medresetë e atëhershme me traditë osmane, dhe vetëm një pjesë e atyre kishin arritur të pajiseshin me ixhazetname (diplomë) pas tetë vjetësh të ndjekjes së ligjëratave dhe përfundimit të të gjitha provimeve, në një kohë kur kriteret nuk ishin aspak të lehta për të kryer medresenë.

Po ashtu, para regjistrimit në medrese, sidomos në Prizren, nxënësit e kryenin më parë hifzin (mësimi përmendsh i Kuranit), e pastaj vazhdonin ndjekjen e mësimeve në medrese. Edhe pse ndoshta nuk kanë qenë të pajisur me dije dhe arsim të lartë fetar, një gjë mund të përfundohet se leximin e Kuranit e mësonin shumë dhe e theksonin jashtëzakonisht, që edhe sot e kësaj dite shumë me vështirësi arrihet nga ulemaja e tanishme, me përjashtim të hafëzëve të Kuranit.

Ulemanë e dikurshme të Kosovës e karakterizonin modestia e duhur gjatë kohës kur vepruan dhe punuan; gjendja ekonomik financiare tyre shumë e pafavorshme - krahas rrethanave dhe standardit ekonomik në atë kohë; raportet e shkëlqyera ndërnjerëzore e ndërkolegjiale; respekti ndaj imamëve më të vjetër si dhe zbatimi me plot përkushtim i hierarkisë fetare. Që të gjitha këto kanë qenë vetëm disa nga tiparet e tyre karakteristike. Respekti ndaj uniformës fetare (xhybes dhe sarëkut) ka qenë i tillë që të rrallë kanë qenë imamët që nuk mbanin veshur uniformën fetare. Edhe kur kanë qenë në detyrë, po edhe në jetën e tyre të përditshme jashtë detyrës, kurrë nuk hiqnin nga trupi xhyben e sarëkun, bile të paktën sarëkun do ta mbanin gjithnjë në kokë. Në atë kohë kishte nga ulematë e rrallë, të tillë që akoma në këtë kohën tonë



H. Sherif Ahmeti



Hasan ef. Nahi

nuk i kemi, si p.sh myftiu, myderrizi, alimi më i fortë i asaj kohe në Kosovë, - haxhi Sherif ef. Ahmeti, për të cilin lirisht mund të them se ka qenë dijetari më i fortë i ulemasë së Kosovës në kohën e periudhës komuniste. Ai që ka qenë Hysein ef. Gjoza për Bosnjën, ka qenë Sherif ef. Ahmeti për Kosovën. Ulema të kalibrit të tillë sot aktualisht Kosova nuk ka. Si i ri dhe student në atë kohë që isha, kur gjeja kohë të lirë, me vullnet e dëshirë udhëtoja nganjëherë për të falur xhumanë në Prishtinë, për të ndjekur derset (ligjëratat) e haxhi Sherif ef. Ahmetit që mbante para namazit të xhumasë në Xhaminë e madhe të Prishtinës. Ka qenë profesor, ligjërues, dijetar dhe, mbi të gjitha, komentues i rrallë i Kuranit. Këtu nuk mund të mos përmend edhe kolegët e tij në Prishtinë, siç kanë qenë myderriz Hasan ef. Nahi dhe myderriz Sadri ef. Prestreshi. Si të mos përmend edhe myderrizin e njohur gjakovar - Fahri ef. Ilijazin, një figurë jashtëzakonisht e shquar, personalitet me autoritet të rrallë. Vetëm këshilla, fjala apo porosia e tij ka qenë e mjaftueshme që shumë ngatërresa e gjaqe të jenë pajtua, - vetëm e vetëm sepse ashtu kishte thënë Fahri efendiu. Në Prizren, me ulemanë e të cilit kam qenë në kontakt më nga afër, nuk mund të mos përmend myderriz Qemajl ef. Kajseriun, i cili ka gëzuar autoritet të dorës së parë nga ulemaja e Prizrenit. Myftiu i fundit i Prizrenit, hafiz Safet ef. Basha, ka qenë njeri me virtyte të rralla njerëzore; hafiz Ismail Haki ef. Ustaibo ishte njeri me zë bilbili në këndimin e Kuranit; hafiz Abdullah ef. Sagdani gëzonte emër e nam në tërë Prizrenin me rrethinë; hafiz Maksud ef. Spahiu ka qenë imami më pedant që kam pasur rast ta takoja, mësuesi im i parë i shkronjave të Kuranit dhe të dijeve të para të sharteve të imanit dhe Islamit. Mësimet për besimin asokohe i ndiqnim gjatë pushimeve verore në xhaminë e Bajraklisë, në kohën e komunizmit, sepse atëherë zakonisht mësimbesimi organizohej vetëm gjatë pushimeve verore e dimërore të nxënësve. Kemi qenë rreth 200 talebexhinj që mësonim tek ai. Sa nuk harrova, po si të mos përmend myderrizin e Opojës, haxhi Rexheb efendiun, i cili me punën e palodhshme të tij ka lënë gjurmë të thella në aspektin fetar në trevën e Opojës dhe një mori talebexhinjsh të mësuar prej tij. Emri i tij në Opojë dhe në Prizren gëzon sot e kësaj dite një respekt të thellë. Ulemaja e atëhershme gëzonin autoritet dhe respekt të veçantë në mesin e xhematit dhe qytetarëve të zakonshëm, të cilët kanë jetuar në kohën e sundimit të sistemit monist. Unë do të apeloja që ndonjë sociolog mysliman të hulumtojë dhe të bëjë një hulumtim për rrethanat e veprimtarisë së ulemasë së Kosovës të periudhës pesëdhjetëvjeçare të sundimit monist, gjë që do të ishte një kontribut i madh në historinë më të re të trashëgimisë islame.

Ulemaja e sotme e Kosovës karakterizohet, para së gjithash, nga një arsim dhe përgatitje e lartë shkollore dhe një mori titujsh profesionalë, - magjistra e doktora në fusha të shkencave islame; studiues që kanë mbaruar studime universitare e pasuniversitare në qendra të ndryshme universitare botërore, si në Kajro, Medine, Stamboll, Sarajevë etj.. Por një e metë kryesore që e kam vënë re tek ulemaja e sotme e Kosovës, është mungesa e

pajisjes së tyre me njohuri të gjera shoqërore dhe kulturore dhe e ambientimit të tyre me specifikat dhe rrethanat që mbretërojnë në momentin aktual në Kosovë. Ligjëratat e tyre të rregullta apo të kohëpaskohshme, që i mbajnë gjatë namazeve të përbashkëta javore, mujore apo vjetore, në xhami, të shumtën e rasteve janë të përgatitura ad hoc, aty për aty, pa koncept dhe përgatitje paraprake, të tejzgjatura, edhe pse në kohën e sotme të zhvillimeve teknologjike, sipas një studimi të kryer, truri i sotëm i njeriut nuk mund të perceptojë një ligjëratë në kohëzgjatje më tepër se 15 minutash, sepse ai me trup dhe fizikisht gjendet në xhami, por me mend dhe përqendrim diku ngjeti. Në një ligjëratë të mbajtur, në vend që të përqendrohet dhe të shtjellohet një temë e caktuar, aty për aty kemi një llojllojshmëri temash të shtruara, kështu që, po të pyesësh besimtarët që sapo kanë dalë nga xhamia, do të të thonë - ligjëratë shumë e bukur, aman, po nga ligjërata nuk kuptuam gjë.

Tek ulemaja e sotme ndeshim edhe një mungesë të sjelljeve kolegjiale ndërnjerëzore në mes tyre, mungesë respekti ndaj më të vjetërve dhe anashkalim të hierarkisë fetare brenda strukturave të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Sot mund të them lirisht se, po t'i tuboje tërë ulemanë e Prizrenit, nuk gëzon autoritet dhe respekt, sa kishte autoritet qoftë vetëm një individ i vetëm i ulemasë së dikurshme. P.sh. fjalën apo këshillën e hafiz Qemal ef. Kajseriut nuk kishte as gjasa teorike që dikush prej kolegëve të tij të mos e miratonte, e jo më ta refuzonte apo kundërshtonte. Gjatë muajit të Ramazanit, më kujtohet shumë mirë, për vite me radhë në xhaminë e Bajraklisë lexonin Kuran (mukabele) dy hafëzët e njohur: hafëz Abdullah ef.Sagdani dhe hafëz Maksut ef.Spahiu, me drekë në xhaminë e Bajraklisë, me iqindi në xhaminë e Qatib Sinanit, e në kohën e sotme, në vend që të këndohen mukabele për Ramazan në çdo xhami, imamët arsyetohen se nuk janë hafëzë dhe nuk mund të lexojnë Kuran, apo për shkak të mosinteresimit të xhematit në fjalë, ose edhe sepse nuk paguhen për lexim të Kuranit enkas për Ramazan nga ana e organeve kompetente, edhe pse duke marrë parasysh situatën e tanishme ekonomike, të ardhurat e tyre janë shumë më të favorshme, krahasuar me ato të ulemasë së dikurshme.

Po ashtu janë të rralla rastet e organizimit të mësimbesimit me fëmijët, duke e argumentuar me mospërfillje nga xhemati dhe mosinteresimin e fëmijëve, e dihet nga përvoja, se aftësia dhe shkathtësia e një imami është që të afrojë pranë vetes sa më tepër xhemat dhe sa më tepër fëmijë për mësimbesim. Ulemaja e sotme, në dallim nga ulemaja e dikurshme, me sa më duket, kanë mungesë seriozitetі në punë, apo ndoshta nga mosdroja e duhur nga Allahu. Në aktualitetin e sotshëm, ndodh që një imam që është i obliguar që, përveç detyrimit personal të faljes së pesë kohëve të namazit, ka edhe obligime shoqërore apo profesionale për t'u prirë namazeve të përbashkëta në xhami, për atë edhe paguhet. Ndodh që nga 150 vakte të obliguara për t'i prirë xhematit, imami të mungojë bile në gjysmën e tyre, me arsye apo pa arsye. Vallë, a thua si do ta ndiejë veten ai para Krijuesit Fuqiplotë në ditën kur do të jepen llogari, edhe, përveç të tjerash, për detyrën e lënë anash. Sa për ilustrim, kur është fjala për shpërfilljen e kësaj detyre sa fisnike aq edhe morale, do të përmend rastin e myezinit të xhamisë së Bajraklisë, - haxhi Rexhebit (Allahu e shpërbleftë me xhenetin Firdevs), i cili me plot zell e dëshirë e kreu detyrën e tij mbi 40 vjet. Para gati 50 vjetësh, në një dimër me acar dhe borë të madhe, për të dalë në namazin e sabahut, paskësh trupuar rrugën nëpër borë të madhe me trashësi mbi një metër, vetëm për të dalë në xhami dhe për të thirrur ezanin e sabahut. Ai gjatë gjithë jetës së tij hipte pesë herë në ditë në minare të lartë 120 shkallë të xhamisë kryesore të Bajraklisë, për të thirrur ezanin. Kur e paskësh dëgjuar ezanin e sabahut në atë borën e madhe, imami i xhamisë së Bajraklisë, hafëz Qamil ef. Imami, i paskësh thënë së shoqes: "Ja Allah, i lumtë, ai haxhi Rexhebi nuk ka hezitue edhe në këtë borë të madhe të vijë nga maja e largët e Kurillës dhe ta thirrë ezanin e sabahut, e si bën unë të mos shkoj ta fali namazin e sabahut, që shtëpinë e kam larg xhamisë vetëm 100 metra"! Rallë ka tani kësi burrash të përpiktë në zbatimin e detyrës dhe amanetit të pranuar për t'i shërbyer dinit islam. Ulemaja e dikurshme ka qenë me plot vullnet e dëshirë të zjarrtë për dinin islam në zbatimin e parimeve islame, dhe me respekt të plotë kryenin detyrat e marra ndaj mihrabit, mimberit të xhamisë dhe detyrat e tjera ndaj xhematit. Ulemaja e sotme, në përgjithësi, ka mungesë respekti edhe ndaj uniformës së vet fetare, ndodh që edhe në rastet kur janë të obliguar të jenë me uniformë, si kur u prijnë namazeve të përbashkëta ditore, javore, mujore apo vjetore, ose në rastet e përcjelljes së xhenazeve, apo kur të marrin pjesë në dasma e syneti apo në manifestime të ndryshme, nuk e përfillin këtë detyrim, kurse për sa i përket jetës së përditshme, as që mund të flitet për mbajtjen e uniformës. Ndodh që nëpër xhamitë tona të hasim imam me vetëm një terleme në kokë, qi i prin xhematit në faljen e namazeve apo gjatë ligjërimit në mimber, me rastin e mbajtjes së hytbes së namazit të xhumasë. Oficeri ose polici pa uniformë, nuk ka autoritet dhe fuqi tek të nënshtruarit e tij, ashtu edhe uniforma e hequr, imamit automatikisht ia largon autoritetin dhe respektin në mesin e xhematit dhe qytetarëve të thjeshtë. "Njolla e zezë në mëndafshin e bardhë shihet larg" - thotë një proverb popullor.



Sadri ef. Prestreshi

Tek ulemaja e dikurshme e Kosovës mbretëronte një kompaktësi në mendime dhe aplikim strikt të shkollës juridike hanefite, si medhhebi më i përhapur në Botën Islame, dhe në Kosovë me një traditë zbatueshmërie qindravjeçare; në ulemanë e sotme kemi një konglomerat mendime në komentime të fikhut islam. Edhe pse kjo do të duhej të ishte një pasuri më tepër në mozaikun e pasur islam, në praktikë herë pas here sjell përplasje të mendimeve dhe komentimeve të ndryshme të parimeve islame,që si pasojë sjell dezorientimin dhe dezintegrimin e xhematit në përgjithësi. Por, sipas mendimit tim, kjo shfaqje e re që është edhe rezultat i ndryshimeve të reja demokratike aktuale në Kosovë, duhet të kanalizohet në atë mënyrë që të mos ketë ndonjë reflektim në prishjen e harmonisë së traditës fetare në Kosovë; duke logjikuar në mënyrë racionale këto komentime të reja, që të mos bien ndesh me mentalitetin aktual kosovar me një traditë të gjatë shekullore të pranisë së Islamit në këto trojet tona shqiptare .

Në përfundim të këtij vështrimi mbi krahasimin e ulemasë së dikurshme dhe të sotme të Kosovës, do të citoj një hadith të Pejgamberit tonë të dashur, Muhamedit a.s.:

"Do të vijë koha e një populli, kur prej Islamit do të mbetet vetëm emri i tij, prej fesë vetëm gjurmët e saj, prej Kuranit vetëm komentimi i tij (pa aplikim të tij në jetën e përditshme), në atë kohë do të ndërtohen shumë xhami, por në to nuk do ketë besimtarë (shumë pak do të përmendet emri i Allahut), më të këqij në mes tyre do të jenë ulemaja e saj, e cila do të mbjellë ngatërresa, por ajo do t'u hakmerret atyre, këto janë parashenjat e Ditës së Gjykimit".

Komenti është i tepërt. Ruajna, o Zot!

***Faik Miftari***

---

** Qëndrimet e shfaqura në artikull janë personale të autorit, dhe jo të redaksisë.*

# Mesazhi që i është dhënë Papës dhe Mesazhi i Papës

**Prof. Dr. Shinasi Gyndyz**

Më 12 shtator 2006 në Regensburg Papa pati mbajtur një ligjëratë. Me atë ligjeratë, në Botën Islame në përgjithësi, e në Turqi posaçërisht, tërhoqi vëmendjen kundër vetes. Me vizitën e Papës Benediktit të 16-të në Turqi, midis 28 nëntor e 1 dhjetor 2006, Papa, me gjestet dhe mesazhet e tij dhe anasjelltas, me mesazhet ndaj tij, hapi një derë të polemikës.

Në fillim planifikimi i vizitës së Papës ishte shumë i çuditshëm. Që para një viti kishte planifikuar që të vizitonte një shtet me shumicë të popullsisë myslimane, dhe kjo ishte vizita e parë e tij brenda vitit që bëri jashtë shtetit. Para ardhjes në Turqi, në mesazhet e tij ai përdori një terminologji barbare ndaj Islamit, kinse Islami qenkësh një fe që propozon: gjakderdhjen, terrorizmin, prapambetjen etj.; pa marrë parasysh që pati reagime të ashpra nga Bota Islame, ai kurrsesi nuk deshi të kërkonte falje prej myslimanëve, dhe ky qëndrim i tij ishte si një mendim i çuditshëm që duhet analizuar.

Me sjelljet e tij, Papa tregoi disa qëndrime kundërislame, ai në këtë vizitë, pasi kishte planifikuar një takim me kryetarin e Dijanetit të Turqisë, të gjithë me interesim e pritnin përgjigjen e Kryetarit të Dijanetit të Turqisë nëse do t'i përgjigjej me një mesazh të tillë apo jo?

Në këtë vizitë mediet e Turqisë ishin të orientuara dhe të përgatitura duke pritur përgjigjet e ngrohta. Ndërsa nga vështrimi i Papës dhe i Vatikanit, shihej qartazi se qëllimi i kësaj vizite nuk ishte ky, sepse në "Web faqen" zyrtare, faqja e internetit zyrtar të Vatikanit dhe nga qëndrimi i Papës se kjo vizitë kishte tri qëllime themelore: dy pikat e para ishin me qëllime pastorike dhe patriarkike, ndërsa dialogu ndërmjet feve ishte i renditur në vendin e fundit.

Pika pastorike në historinë e kishës, sidomos në vizitën e Anadollit pati një rëndësi të jashtëzakonshme,



kurse pika patriarkike pati qëllimin që Kisha Lindore Ortodokse t'i forconte lidhjet e veta me kishat e tjera ortodokse në Anadoll.

Përpos lidhjeve, po ashtu kishte për qëllim afrimin ndërmjet kishave dhe ndikimin tek kishat me një gjuhë bashkëkohore. Me të vërtetë, ditët e vizitës që kaluan, e treguan këtë të vërtetë, se kishat ortodokse nuk duhet të kenë ndonjë veçanti, por duhet të kenë ndikim unik.

Në Vatikan është analizuar qëndrimi i Papës, të mëhershmit dhe atij të tashmit, ndaj zhvillimit të kishës shekullare në Perëndim, dhe, sipas analizave, është konstatuar se ndikimi i kishës shekullare në zhvillimin e modernizimit të popullit, ka marrë një fuqi të jashtëzakonshme.

Po ashtu është konstatuar se ndjenjat fetare dhe vlerat morale janë dobësuar, për këtë arsye Papa nuk ishte i kënaqur me këtë gjendje. Për këtë çështje pakënaqësia e Papës u vërejt në bisedën që bëri me Patriarkun kryesor dhe ndikimet e kësaj bisede qenë publikuar në medie. Në këtë bisedë është analizuar ndikimi i shekullarizmit dhe është vlerësuar se shekullarizmi ka marrë një ndikim tepër serioz, për këtë arsye duhet të luftohet bashkërisht kundër këtij veprimi. Sipas mendimit të Papës, meqë gjendja ishte aq e tensionuar, ndarja e kishave konsiderohet si një skandal i madh, prandaj duhet të analizohet sa më shpejt për të gjetur një rrugë për bashkimin e kishave.

Me të vërtetë, ligjërata që ai pati mbajtur kundër Islamit në Regensburg, ka kuptim që në këtë bisedë ka një lidhshmëri me këtë çështje, dhe këtë e cekëm më herët.

Në këtë ligjëratë, Papa ka cekur që vlerat krishtere janë dobësuar dhe është bërë një erozion. Duke treguar për ndikimin e shekullarizmit, po ashtu ai ka tërhequr vërejtjen dhe ka ndikuar ndaj Islamit dhe myslimanëve. Në këtë ligjëratë të Papës, Islami është (paraqitur) si një sistem barbar, në historinë e njerëzimit Islami tregohet si një fe që gjithmonë ka dashur gjakderdhjen e njerëzimit, se është kundër të drejtave themelore të njerëzve, e kundërshton logjikën, gjithmonë është përhapur me forcën e shpatës, ndërsa, kur nuk ishte i fuqishëm, atëherë përmendte lirinë e feve.

Papa në historinë krishtere perëndimore dhe me antagonizma të myslimanëve lindorë e në zhvillimin e ndikimit shekullar, gjithmonë si shpëtim ka marrë recetën se shpëtimi i vërtetë është nëse populli i vlerëson vlerat krishtere.

Me vizitën e tij në Turqi, Papa ka dhënë mesazhet e tij si një udhëheqës fetar dhe si një kryetar shteti, d.m.th. mesazhe fetare dhe politike. Si një udhëheqës i krishterë, ai ka paraqitur atributet fetare. P.sh. lutjet e veta i fillonte me fjalitë në gjuhën turke, duke përmendur flamurin e Turqisë, në xhaminë e Sulltan Ahmetit, drejtimi i tij ndaj kibles dhe lutjet e tij etj. Këto pika kanë qenë meto-



dat e komunikimit në mes njerëzve, që kanë lënë një përshtypje tek ata.

Nga ana tjetër, ai nuk e ka përmendur fare ligjëratën që pati mbajtur në Regensburg, që ishte një ligjeratë kundërislamike, dhe fare nuk ka kërkuar falje prej popullit mysliman, dhe fare nuk ka përmendur asnjë pikë nga ligjërata e Regensburgut.

Prej kësaj vizite, kanë dalë disa mesazhe nga Papa ndaj popullit mysliman. Me disa nga veprimet e përmendura, Papa ndoshta ka zbutur zemrën e masës (popullit), sepse ka bërë një gjest që ngre çështjen kombëtare, kurse asnjë gjest që të tregojë që ka miqësi ndaj Islamit dhe popullit mysliman, dhe po ashtu asnjë gjest që është penduar ndaj atyre fjalëve të tij, që ishin kundër Islamit.

Për këtë arsye, mesazhet që ishin ndaj Papës në takimin e kryetarit të Dijanetit, nuk mund të harrohen kurrsesi. Këtë mesazh dhe mësim ndaj Papës, e kanë cekur edhe disa medie të jashtme. Me të vërtetë, kryetari i Dijanetit, Ali Bardakoglu, Papës i dha një leksion. Në pjesën e madhe të ligjëratës, Ali Bardakoglu i qe përgjigjur Papës, për ligjëratën që pati mbajtur në Regensburg. Në këtë ligjëratë, Bardakoglu ka cekur se Bota e Krishterë, së bashku me Papën, ka marrë një qëndrim kundërislam. Bardakoglu i foli haptas Papës, kinse Islami qenka përhapur me shpatë, kinse Islami qenka fe e dhunës dhe e forcës dhe se myslimanët paskan rritur forcën e dhunës e tiranisë dhe po ashtu Bardakoglu ka cekur se këto çështje, që janë përmendur, kurrsesi nuk përputhen me mendjen dhe logjikën e njerëzimit, dhe se ky është një paragjykim historik.

Po ashtu Bardakoglu ka cekur se udhëheqësit fetarë dhe institucionet fetare nuk duhet të bien nën ndikimin e paragjykimeve historike dhe nën ndikimin e frikës. Me këtë përgjigje, Bardakoglu ka bërë thirrje që çdo njeri të përdorë logjikën e shëndoshë. Ai po ashtu, në ligjëratën e tij ka cekur se Islami është fe që e ka zbritur Zoti xh.sh. dhe kurrsesi nuk e kundërshton logjikën e shëndoshë, dhe që themeli i fesë është paqja, liria, dashuria dhe mendja e shëndoshë. Me këto mesazhe, kryetari i Dijanetit - Ali Bardakoglu, i është drejtuar Papës që pati kritikuar Islamin në Regensburg.

Më në fund, ai ceku se nuk ka nevojë që nën parullën e dialogut ndaj feve, kishat të shfrytëzojnë metodat misionare. Me siguri, kjo vizitë e Papës do të diskutohet prapë dhe do të analizohet, pra ai me këtë vizitë nuk ka treguar kurrsesi se është simpatizues i Islamit dhe që është penduar prej fjalëve që ka shqiptuar kundër Islamit. Po ashtu, në vazhdim, koha do të tregojë nëse është dhe sa është ai vërtet mik i myslimanëve, pasi që bëri disa gjeste dhe dha disa mesazhe ndaj paqes dhe dashurisë.

*Nga turqishtja[1]:*
***Ramadan Uka***

1. Marrë nga: "Diyanet, aylik dergi", nr. 193, janar 2007, Konu: Papa'ya verilen mesaj, Papa'nin verdigi mesaj.

# Të mahniturit pas shkencës

Dr. Lulzim Esati




S'ka dyshim se shpikjet shkencore kanë kufijtë e tyre, që nuk mund të kalohen. Shkaku i kësaj qëndron se të njohurit e një gjëje - sado gjithëpërfshirëse të jetë njohuria e jonë - nuk ka mundësi të na sjellë ndonjë fuqi për ta zhdukur nga ekzistenca apo për ta nxjerrë në ekzistencë atë që nuk ekziston, brenda asaj gjëje të cilën e studiojmë..! Gjithë ç`mund të na japë shkenca rreth asaj që ka arritur ta njohë në mënyrë te mirëfilltë një gjësend, është një aftësi për t'i shfrytëzuar pjesët përbërëse të tij...! apo mënyrat, cilësitë dhe natyrën me të cilat përshkruhet ai send në origjinën e tij, dhe zhvillimin e relacionit në mes elementeve të tij dhe elementeve të një sendi tjetër, brenda kufijve stabilë, që janë të përgatitur dhe të vendosur në të paraprakisht. Me këto njohuri të vetive, natyrës, rregullave, elementeve të një gjësendi, mund të arrihen rezultate të reja, të cilat do të jenë më të dobishme dhe më të mira për jetën e njeriut.

Pra, puna e shkencëtarit nuk është gjë tjetër përveçse sikur e ndonjë mjeshtri që qëndron në punëtorinë e tij. Mundësia maksimale e mjeshtrit për të sjellë diçka të re në mjeshtrinë e tij, sado që ai të jetë ekspert i madh në një fushë të caktuar, pa dyshim se mbështetet në lëndët e para që ka në dispozicion, dhe nga të cilat ai bën vetëm kombinime të caktuara për të arritur një formë apo për të arritur një synim të caktuar. Sikur t'i mungonin lëndët e para, apo t'i mungonte mundësia e kombinimit në mes tyre, s'ka dyshim se ai do të ishte i paaftë për të realizuar ndonjë synim të tij.

Po ashtu edhe kontributi i shkencëtarit nuk dallon nga kontributi i këtij mjeshtri për asgjë.. Ai vetëm sa qëndron në këtë botë, e cila konsiderohet si punëtoria e atij mjeshtri, nga e cila merr prej saj lëndët dhe elemente të ndryshme, duke u orvatur t'u njohë natyrën përbërëse sa më mirë, në mënyrë që, me anë të provave, të arrijë mundësitë e synuara. Pra, nuk duhet të imagjinojmë se këto rezultate nuk ekzistonin fare, dhe se shkencëtari i sjell në ekzistencë, që të thuhet më pastaj se hulumtimi shkencor solli një gjë që s'ka ekzistuar më parë!. S'ka dyshim se këto rezultate ekzistonin që më parë, mirëpo ishin të shpërndara nëpër brendi të elementeve të tjera natyrore, apo ndër shkaqet e saj, dhe ato më pastaj i zbuloi dhe i nxori hulumtimi shkencor...

Duhet shikuar me vëmendje historia e shkencave të ndryshme se si kanë përparuar gjatë historisë së tyre, qysh nga fillimi e deri më sot gjatë mijëra viteve. Sot ka arritur mendja dhe dituria e njeriut në nivele më të larta të shfrytëzimit të kësaj bote, një nivel të cilin nuk e kishte ëndërruar më parë se do ta arrinte. Megjithëkëtë, ai nuk arriti t'i lëvizte apo të fuste ndonjë ndryshim sado të vogël në ligjet e natyrës që ka vendosur Allahu s.v.t., ligje të cilat janë të pandryshuara, siç është niveli i ulët apo i lartë i temperaturës gjatë vitit. Njeriu, me anë të shkencës, arriti ta shfrytëzojë energjinë e diellit, por nuk arriti të pavarësohet nga ajo. Njeriu arriti t'i përparojë pajisjet mbrojtëse nga të ftohtët, por nuk arriti të ushtrojë ndikimin e tij në mënyrë absolute për sa i përket ngritjes dhe uljes së temperaturës. Gjithashtu njeriu vazhdon të qëndrojë i paaftë për ndryshimin e raporteve në mes tij dhe bujqësisë - nevoja e njeriut për punimin e tokës vazhdon sikur më parë - edhe pse ka arritur t'i lehtësojë mënyrat e përfitimit nga bujqësia si për nga cilësia, ashtu edhe nga sasia. Shkencëtari i tillë (që e merr shkencën si diçka absolute), së bashku me shkencën e tij nuk mundi të lirojë veten nga surpriza e vdekjes, edhe pse arriti ta mbushë jetën e vet me më shumë elemente dëfrimi dhe argëtimi.

Edhe pse njeriu arriti ta pushtojë Hënën dhe filloi t'i hedhë hapat mbi planetët e tjerë, megjithatë ky njeri ende vdes, dhe e gëlltit vdekja si çdo mizë të dobët në këtë ekzistencë.

Ka qenë ëndërr e artë, dhe vazhdon të jetë në mendjen e njeriut qysh nga agimi i ekzistencës së tij e deri më sot, se si të fitohet një rini e përhershme?! E nëse nuk ka mundësi të arrihet një gjë e tillë, së paku të jetë rinia jonë më e gjatë: Mirëpo, edhe pse gjeneratat vazhdojnë njëra pas tjetrës me tërë aftësitë që posedojnë për hulumtim, ata prapëseprapë nuk arritën ta realizojnë këtë ëndërr. Pra, dituria dhe produkti mendor i shkencëtarëve u tregua i paaftë për të gjetur çfarëdo metode ose mjeti për ta shtyrë distancën në mes njeriut dhe pleqërisë apo në mes tij dhe vdekjes. Thotë Aleksis Karel (1873-1944), (Alexis Carrel): në librin e tij: "Man the Unknown" (Njeriu, ai i panjohuri), "dështimi i shkencës së shëndetit dhe i mjekësisë është rezultat i çuditshëm..! Me gjithë




përparimet që kemi arritur në sferën e ngrohjes dhe të ajrosjes e të ndriçimit të shtëpive, dhe shkencës së të ushqyerit, banjave komode, lojërave sportive, kontrolleve mjekësore në mënyrë sezonale, dhe krahas rritjes së numrit të mjekëve e specialistëve, me të gjitha ato përparime që përmendëm, - jetës së njeriut nuk iu shtua ama një ditë!"

Pra, myslimanët nuk duhet të ngulin këmbë – siç bëjnë disa të tillë - se shkenca është bërë e aftë që të bëjë çdo gjë?!

Duke harruar se me këtë bindje ai krahason shkencën me Krijuesin Fuqiplotë, i Cili krijoi çdo gjë. Thotë Allahu s.v.t. në Kuranin famëlartë: "All-llahu është krijues i çdo sendi" (Zumer: 62). Po ashtu thotë: "Ai i krijoi qiejt pa shtylla, sikurse po i shihni, e në tokë vendosi kodra të rënda që të mos luajë vendi bashkë me ju, e nëpër të shpërndau nga të gjitha gjallesat, dhe nga qielli Ne kemi lëshuar shi e kemi bërë të mbijnë në të nga të gjitha llojet më të dobishme". Vallë, që nga fillimi i krijimit të gjithësisë, dhe me tërë këtë përparim njerëzor, nëpër tërë civilizimet historike, duke përfshirë edhe këtë të tanishmin, ç`na paraqiti njeriu për sa i përket krijimit? Prandaj Allahu s.v.t., në vazhdim të ajetit, na bën një pyetje, me të cilën e zgjon njeriun nga plogështia, e cila e nxit në meditim duke ia larguar mjegullën e mashtrimit që i servohet në emër të shkencës, dhe thotë:"Kjo është vepër e krijimit të All-llahut, e më tregoni, pra, mua se ç'krijuan ata të tjerët pos Tij" (Lukman: 10-11).

Shohim se shkenca, për të cilën po krenohen, deri tani s'ka mundur të krijojë qoftë dhe një gjallesë më të vogël, të cilën si zakonisht e nënçmojmë ngase na shqetëson si shpesh, e që është miza, si një krijesë më e dobëta. Thotë Allahu s.v.t.: "O ju njerëz, ja një shembull, vini veshin pra: Vërtet ata që po i adhuroni në vend të All-llahut, ata nuk mund të krijojnë asnjë mizë, edhe nëse tubohen të gjithë për të". (Haxh:73).

Pas kësaj që u tha, besoj se shihet qartë realiteti se kush është Krijuesi i vërtetë, dhe se a ka mundësi që dikush tjetër, përveç Tij, të krijojë ndonjë gjësendi, apo a mund të krahasohet prodhimi që është rezultat i kombinimit të elementeve paraprake, madje edhe ai shpesh i shoqëruar me dobësi dhe me të meta, - me krijimin e përkryer të Allahut s.v.t. , i Cili thotë: "Ai është që krijoi shtatë qiej palë mbi palë. Në krijimin e Mëshiruesit nuk mund të shohësh ndonjë kontrast, andaj, drejto shikimin se a sheh ndonjë çarje? Mandej, herë pas here drejto shikimin, e shikimi do të kthehet tek ti i përulur dhe i molisur." (Mulk: 3-4). Megjithatë, ende disa njerëz nga vetëdija e dobët dhe pavëmendja e mirëfilltë, të mashtruar nga disa arritje shkencore, mendojnë ta bëjnë shkencën Zot, ose ta krahasojnë atë me krijimin e Zotit s.v.t.?!!

Njerëz lloji të tillë ka pasur edhe në të kaluarën dhe do të vazhdojë të ketë, kështu që bota nuk do të mbetet pa ta! Para mijëra vjetësh kemi pasur rastin e tillë më Ibrahimin a.s. dhe Nemrudin, i cili kishte provuar të luante rolin e Zotit me pushtetin që kishte nën sundimin e tij! Ja se si e rrëfen Kurani këtë polemikë në mes Ibrahimit a.s. dhe Nemrudit: "A nuk ke arritur të dish për atë përse All-llahu i kishte dhënë pushtet, ai (Nemrudi) polemizoi me Ibrahimin rreth Zotit të tij. Kur Ibrahimi tha: "Zoti im është Ai që jep jetë dhe vdekje!" Ai tha: "Edhe unë jap jetë dhe vdekje!" Ibrahimi tha: "Zoti im e sjell diellin nga lindja, sille pra ti nga perëndimi?" Atëherë, ai që nuk besoi, mbeti i hutuar. All-llahu nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin mizor". (Bekare: 258).

Polemika filloi me pyetjen që i parashtroi mbreti Nemrud Ibrahimit a.s.: Kush është Zoti yt? Ibrahimi a.s. iu përgjigj: "Zoti im është Ai që jep jetë dhe vdekje!" Nemrudi tha me plot krenari: "Edhe unë jap jetë dhe vdekje!", thuhet se i kishte sjellë dy persona nga burgu në praninë e tij, njërin e kishte mbytur, ndërsa tjetrin jo, si dëshmi konkrete kinse ai mund t`i japë jetë atij që do. Ibrahimi a.s. nuk deshi të humbte kohë në polemikë të kotë, sepse kishte mundësi të kërkonte nga Nemrudi ringjalljen e atij që pati mbytur, dhe kjo kërkesë ishte e mjaftueshme për ta konfirmuar paaftësinë e atij arroganti. Mirëpo Ibrahimi a.s., kur pa mendjelehtësinë e tij, - ngase mendoi se po i bënte partneritet Zotit të Ibrahimit, lidhur me cilësitë që ia tha më parë (se jep jetën dhe vdekjen), atëherë Ibrahimi a.s kërkoi nga ai atë që nuk mund ta pretendonte apo të gabonte në asnjë mënyrë, "Tha (Ibrahimi) "Zoti im e sjell diellin nga lindja, sille pra ti nga perëndimi?". Kërkesa e fundit ia mbylli gojën Nemrudit para masës në mënyrë poshtëruese. Në këtë mënyrë mund t'u themi edhe atyre që pretendojnë se shkenca ka të gjitha mundësitë e arritjes njerëzore. E, pra, silleni Diellin nga perëndimi, nëse pretendoni se jeni të gjithëfuqishëm ndaj çdo gjëje!!.

Pa dyshim që kufijtë e Allahut s.v.t. nuk mund t'i kalojë askush, dhe ligjet e Tij në natyrë janë të pacenuara, siç na bën me dije edhe i Lartmadhëruari në Kuran, ku thotë: (Ky është) "Ligji i All-llahut edhe ndër ata që ishin më parë, e në ligjin e All-llahut nuk mund të gjesh ndryshim)." (Ahzab;62).

"E në ligjin e All-llahut kurrë nuk do të hasësh devijim". (Fatir:43).

# Vetëvrasjet në fokusim multifaktorial

Milaim Nishori



Vetëvrasjet, qoftë me statusin e dukurisë ose të rasteve, janë të pranishme kudo në civilizimin e sotëm. Apriori mendohej se kjo dukuri ka eskaluar në vendet ekonomikisht të zhvilluara, si: Suedia, Japonia ShBA, por sipas statistikave të fundit të ekspertëve suedezë, të publikuara në revistën “SVENSKA DAGBLLADET”, rezulton një gjeografi e re e shtrirjes së kësaj dukurie, si vijon: Hungaria ka 40.6 në 100 mijë banorë, Finlanda 33.4, Letonia 26.6, Rusia 25.5 …, kurse Greqia ka vendin e fundit me vetëm 4 vetëvrasje në 100 mijë banorë. Bazuar në këto të dhëna, është fare e qartë se vetëvrasjet kanë shënuar rritje enorme në vendet e ish-bllokut komunist. Në këtë kontekst duhet kundruar procesi i vetëvrasjeve në Kosovë. Në Kosovë gjatë viteve 2001-2002 janë vetëvrarë 210 persona, kurse në Shqipëri vetëm në qytetin e Fierit dhe Lushnjës kanë arritur shifrën 50...

Premisa e përbashkët sociologjike e vetëvrasjeve në vendet e transicionit, qëndron në ndryshimin rrënjësor të sistemit të vlerave sociale - etike, në ndërrimin e formës ekzistenciale. Njerëzit më parë kishin integritet të madh social, nuk kishin tendenca izolacioniste, kompononin individualen me kolektiven, dhe tërë kjo bënte që njeriu të mos ndihej i parëndësishëm për shoqërinë, për më tepër fitonte bindjen se është hallkë e rëndësishme sociale. Fatkeqësia qëndron në faktin se njerëzit që kanë përjetuar komunizmin, konkretisht një pjesë e tyre, edhe në rrethana transicioni, sikur më tepër dëshirojnë t´i përkasin sistemit sesa vetvetes. Vështirësitë akomoduese, humbja e orientimit social - është faktor stimulues i vetëvrasjeve tek moshat e mesme, por nuk duhet harruar fakti se nga kjo dukuri janë atakuar kryesisht të rinjtë, të cilët ose nuk kanë jetuar fare në kohën e komunizmit, ose kanë qenë të vegjël. Një gjë e tillë kërkon një studim multidimensional të çështjes dhe të shkaqeve të saj.

### Shkaqet sociale

Shkaqet sociale të vetëvrasjeve janë të një natyre të veçantë për arsye se shërbejnë si taban rekrutues i të tjerave. Tek shkaqet sociale, kryesor është trajtimi i raportit njeri - shoqëri. Nëse është e vërtetë se njeriu është produkt i rrethanave në të cilat jeton dhe vepron, atëherë nga kjo premisë fare qartë rezulton se ky është i tillë çfarë është shoqëria. Shoqëria me shëndet social, e demokratizuar, humanitare, në funksion të qytetarëve të vet; shoqëria që ofron vlera alternative që njerëzit të ndihen të realizuar si qenie, si projekt; shoqëria që njeriun e ka preokupim të vazhdueshëm, ka probabilitet më të lartë të ketë numër shumë të vogël të vetëvrasjeve, ngase jeta e shëndetshme institucionale në masë të madhe e përcakton atë individuale. Nga kjo derivon aksioma sociologjike se çdo ballafaqim i shoqërisë me ndonjë dukuri, qoftë racionale apo patologjike, në esencë është ndeshje me shëmbëlltyrën e vet. Njeriu ka plasticitet emocional alternativ: urren - dashuron, krijon - shkatërron, është kulturativ - akulturativ... se cila alternativë aktivizohet, varet nga karakteri i rrethanave sociale.

### Vetëvrasja si proteste

Vetëvrasjet, së paku një pjesë e tyre, duhen kuptuar, ndër të tjera, si mekanizëm i fundit për të dënuar jo vetëm veten po edhe si protestë kundër rrethit social injorues.

Një protestë e tillë mund t`i adresohet edhe rrethit familjar, në qoftë se ky është treguar emocionalisht i ftohtë, inferior ndaj pjesëtarit të saj pretendues i vetëvrasjes. Një synim i tillë vërehet sidomos tek tentimvetëvrasjet e tipit teatral. Ky tip vetëvrasjesh, që ndonjëherë ka fund fatal, duhet kuptuar më tepër si lutje për ndihmë. Nëse kjo nuk kuptohet seriozisht, atëherë gjasat që tentimvetëvrasja të bëhet vetëvrasje, fatkeqësisht janë të mëdha.

### Konflikti i gjeneratave

Konflikte gjeneratash ka çdokund, sidomos në vendet me transicion të zgjatur. Konflikte të tilla është e natyrshme të ketë, por këto nuk lejohet të pretendojnë përjashtimin reciprok të gjeneratave. Konflikti i gjeneratave duhet të jetë i karakterit dialektik. Ky konflikt brezash qëndron në faktin se të rinjtë gradualisht duan identitetin e vet, të pavarësohen emocionalisht dhe intelektualisht, kurse, në anën tjetër, disa prindër duan protektorat të zgjatur ndaj pasardhësve, duke i konsideruar ata të “vegjël”, që nuk dinë mjaft “me gjithë“ maturimin psiko – fizik.



Prindërit e tillë, edhe pasardhësve të moshës 30-40 vjeçare nuk ngurrojnë t'u japin këshilla, qortime: ku ishe?, pse u vonove?, pse dëgjon muzikë të tillë?, pse vishesh kësisoj? etj. Pretendimet e disa prindërve, që fëmijët të bëhen kopje e jetës së tyre, janë një e keqe e madhe, sepse kjo atrofizon preferencat, bindjet, idetë, iniciativat e moshës, rrethanave të reja. Kjo të rinjtë mund t`i shpjerë në situata emocionale, shumë të tendosura, disa prej të cilëve, që nuk janë psikologjikisht rezistentë, mund të bëjnë vetëvrasje.

### Feja stimulon vetëvrasjet

Feja, gjegjësisht faktori religjioz, mund të ndikojë në stimulimin e vetëvrasjeve varësisht nga karakteri i konceptit për jetën dhe vdekjen. Nëse një regjion injoron jetën e kësaj bote, duke e cilësuar si të rrejshme, mashtruese, madje duke ftuar edhe në asketizëm, kurse në anën tjetër glorifikon skajshmërisht jetën e amshueshme: në të cilën rrjedhin lumenj qumështi, mjalti, - automatikisht, së bashku me faktorë të tjerë, i nxit vetëvrasjet sidomos tek të rinjtë fatkeqë. Shihni sa me lehtësi individi bëhet kamikaz në Lindjen e Afërme. Kjo bëhet më tepër për shkak të ngatërrimit të konceptit: jetë-vdekje , të një jete të vërtetë , sesa të ndonjë patriotizmi. Sidomos në drejtim të stimulimit të vetëvrasjeve, shquhen sektet fetare, siç është rasti i Japonisë, ku disa dhjetëra persona sektarë vetëvriten kolektivisht.

### Shkaqet ekonomike

Roli i shkaqeve ekonomike në dukurinë e vetëvrasjeve, është shumë kontravers. Në njërën anë, disa sociologë e theksojnë varfërinë si shkaktar të vetëvrasjeve, por si shpjegohet fakti se vetëvrasjet janë të pranishme në vendet me standard shumë të lartë jetësor. Madje Suedia, që njihet si shtet-parajsë, deri vonë ishte kampion i vetëvrasjeve. Më tutje, shqiptarët kanë qenë më të varfër sesa sot, por të rralla kanë qenë rastet e vetëvrasjeve.

Kam bindjen se humbja e kuptimësisë së ekzistencës, është njëri ndër shkaqet më të fuqishme që provokojnë jo vetëm dukurinë e vetëvrasjeve, por edhe dukuritë e tjera sociopatologjike. Humbja e identitetit ekzistencial nuk ka qenë kurrë më e madhe sesa sot. Këtë identitet e ka gllabëruar ideologjia e hiperprofitit. Ne të menduam gabimish se vetëm socializmi ishte shoqëri ideologjike, ngase sot ekziston një ideologji tjetër, shumë më e fuqishme se ajo e parasë. Paraja qëndron fuqishëm në fronin ku do të ishte dashur të jetë njeriu. Ideologjia e parasë përcakton raportin në mes njerëzve, institucioneve, madje edhe ndërmjet shteteve.

Orientimi në totemizmin e komponentit material të jetës dhe margjinalizimi i shpirtërores, ka bastarduar esencën e të qenit njeri. Njeriu gradualisht e ka kuptuar se nuk ka ardhur në këtë jetë vetëm për të ngrënë, nuk ka ardhur për të vrapuar pas letrave të quajtura para, ngase misioni i tij është shumë më subtil. Një orientim i tillë i civilizimit të sotëm në ideologjinë e profitit, ka humbur solidaritetin, dashurinë, sinqeritetin ndërnjerëzor. Pra, thjesht, është fare e qartë se njerëzimi ka krizë identiteti ekzistencial, të cilin ndoshta do ta gjejë në të ardhmen.

### Shkaqe psikologjike

Nga aspekti psikologjik-neuropsikiatrik, konsiderohet se shkaqet kryesore të vetëvrasjeve janë çrregullimet mendore, si: neurozat, depresionet e thella, kompleksi i madh i inferioritetit. Këto çrregullime atakojnë të gjitha moshat, sidomos janë të vrullshme nga mosha 15-25 vjeç. Nga aspekti neuropsikiatrik, në dukurinë e vetëvrasjes nuk duhet injoruar kodi gjenetik. Nëse ndonjëri nga prindërit ka pasur prirje të vazhdueshme për vetëvrasje, është e mundshme që kjo të reflektohet tek pasardhësi.

### Vetëvrasjet aktive dhe pasive

Ekzistojnë dy forma të vetëvrasjes: pasive dhe aktive. Tek vetëvrasja pasive, individi involvon individë e situata të rrezikshme për ta humbur jetën, qoftë duke u hedhur para ndonjë automobili ose çfarëdo gjëje tjetër, që të mund të realizojë synimin e tij. Vetëvrasja pasive zgjidhet nga pretenduesi i saj, me qëllim që familja të mos ketë reperkusion moral, sidomos nëse kjo është treguar shumë e ngrohtë dhe e sinqertë me vetëvrasësin. Arsyeja tjetër është se, pavarësisht nga fakti që nuk e dëshiron fare jetën, ai nuk ka guxim, forcë, që t'ia marrë vetes jetën. Tek vetëvrasja aktive individi i merr jetën vetes pa ngatërruar njerëz të tjerë.

### Vetëvrasja si proces

Vetëvrasja, në shikim të parë, duket si akt, por, po të shikohet çështja më thellë, rezulton se kjo dukuri është një proces. Fillimisht individët që ecin pistës së vetëvrasjes, mbyllen në vete, ikin nga kontakti me njerëz dhe, nëse ndodhen në shoqëri, komunikojnë pak dhe me emocionalitet të theksuar. Në komunikimet e pakta, për objekt kanë sidomos pakënaqësitë e jetës. Këto pakënaqësi akumulohen gradualisht deri në atë masë, sa individi bën pjesën më të shkurtë të këtij procesi të dhimbshëm: vetëvrasjen.

# Rinia përballë së vërtetës së humanizmit-modernizmit

**Mexhid Yvejsi**

**Do t'ju kërkoja që përpjekjet tuaja t'i drejtoni më tepër për përgatitjen e rinisë për rrugë, sesa përgatitjen e rrugës për rininë."**

*B. Lindsej*

E vërteta mund të jetë njerëzore dhe Hyjnore. E vërteta njerëzore është relative, e përkohshme, është e kufizuar, prandaj mund të pranohet a të mohohet, mund të jetë e urrejtur ose e pëlqyer, kurse e Vërteta Hyjnore është absolute, e përhershme dhe e përkryer…

Por, të Vërtetën Hyjnore, në kohën moderne që jetojmë, disa qenie njerëzore, që e quajnë veten humanistë modernë, nuk e pranojnë.

### Rinia është pranvera e jetës

Rinia është pranvera e jetës. Jeta në rini është përplot stuhi. Stuhi që sjellin herë dhimbje, herë kënaqësi. Herë kënaqësi sjell jeta e rinisë në shoqëri, por edhe dhimbje sjell jeta e rinisë në vetmi…

Në moshën e rinisë përfundon mosha e lumtur e fëmijërisë. Mosha e lumtur e fëmijërisë përfundon, por mosha e shqetësimeve të rinisë posa fillon. Fillon një etapë e re, krahas shqetësimeve, një etapë e re e zhvillimeve. Zhvillimeve fizike, psikike, sociale, emocionale, shpirtërore, intelektuale…

Rinia krijon pikëpamjen e vet ndaj jetës, por kjo pikëpamje është shumë larg prej së vërtetës. E vërteta për rininë është ajo që u ofrohet apo edhe ajo që krijohet prej tyre. Krijohet me mendime, gjykime, arsyetime, por që përfundojnë shpesh me zhgënjime, me dështime, me pësime. Këto zhgënjime, këto dështime, këto pësime, ka mundësi reale të bëhen mësime. Mësimet i çelin rrugën, i japin mundësi për të njohur veten e tij. Njohja e vetvetes, është çelësi për të njohur thelbin e së Vërtetës…

### E vërteta e humanizmit modern

Humanizmi modern është shekullar, ateist. Ai nuk e pranon më besimin tek Zoti si burim autoriteti moral për mënyrën e të jetuarit e të vepruarit.

Humanistët modernë mendojnë se kemi vetën një jetë, prandaj është e rëndësishme, kanë dëshirë, që ajo të jetë sa më e mirë.

Humanistët modernë arsyen njerëzore e shohin si forcë të vërtetë, forcë udhëheqëse në këtë jetë. Humanizmi i tyre bazohet në agnosticizëm dhe ateizëm. Në qëndrimin ndaj njohjes janë empiristë, kurse njohja vjen vetëm përmes shqisave, mendojnë këta modernistë…!

Morali humanist është një kod i sjelljes së njerëzve, që është ndërtuar prej njerëzve….

Humanistët nuk i japin vlerë as rëndësi të veçantë pasjes së një besimi, as përuljes, bindjes ndaj porosive të të Madhit Zot, dhe thonë, kjo është gjë e kotë…!

Ata kërkojnë ashiqare, ta çlirojnë shoqërinë prej besimeve fetare, që, sipas tyre, pengojnë përparimin shoqërorë në nivel botëror…

### Si ta përkufizojmë shekullin në të cilin jetojmë?

Si ta përkufizojmë shekullin në të cilin jetojmë?

Shekulli i përparimit apo i prapakthimit? Shekulli i shpresës apo i zhgënjimit dhe dëshpërimit? Shekulli i shkencës apo postshkencor?

Në botën moderne, zhvillimi i shkencave natyrore, sidomos i fizikës nukleare, bëri që bota të arijë një ndryshim me përmasa kozmike, por gjendja në shumë vende është kaotike, është katastrofike! Megjithatë, pavarësisht nga arritjet e të menduarit njerëzor, njeriu kurrë nuk ka qenë më tepër se në këtë shekull i vetmuar, nga vetvetja i tjetërsuar!

Në euforinë e përparimit material, njeriu e harron vetveten, e harron njerëzoren, e harron shpirtëroren. Kështu, njeriu po dehumanizohet, po depersonalizohet, dhe një ditë - vetvetiu do të asgjësohet…!

Mënyra, stili modern i të jetuarit ka një veçanti - kërkimin e zjarrtë të jetës me një kuptim të ri! Pikërisht, humbja e kuptimit të jetës shumë të rinj i ka shpënë, disa herë, në humnerë…! Shumë të rinj kanë rënë në humnerë duke menduar se prej dimrit po dalin në verë…! Alkooli, droga, shfrenimi, krimi, mashtrimi, dhunimi, prostitucioni, iluzioni dhe shumë të këqija të tjera- i çojnë tek humnera…

Në shoqërinë moderne rinia është shumë e rrezikuar, sepse ndodhet përpara një udhëkryqi të ngatërruar. Cila është rruga që duhet zgjedhur për të shpëtuar nga ky udhëkryq i ngatërruar?

### Rruga e shpëtimit

Rruga e shpëtimit vjen përmes besimit. Besimi është shpëtimi. Shpëton ai që pastron veten.

Si bëhet pastrimi? Kur të ktheheni tek burimi. Burimi është Kurani. Burimi është Islami.

Islami është besimi ku mund të gjendet shpëtimi. Aty është Adhurimi. Aty është Njësia. Aty është Vëllazërimi. Aty është Drejtësia. Aty është Dashuria. Aty është Besnikëria. Aty është Mençuria. Aty është Edukimi. Aty është Zhvillimi. Aty është Përparimi. Aty është Lartësimi. Aty ke çdo gjë që kërkon. Aty nuk i mungon asgjë askujt…

Kush nuk e beson Zërin e së Vërtetës, barrën e mosbesimit e ka kundër vetes….



*Me rastin e 336-vjetorit të udhëtimit të fundit të Evlija Çelebisë nëpër viset shqiptare*

# Evlija Çelebi dhe trojet shqiptare

**Ukshin Zajmi**

**Udhëpërshkruesi turk Evlija Çelebi nëpër trojet e sotme shqiptare kapërceu disa herë brenda periudhës 15 nëntor 1660 - 28 dhjetor 1670. Këtë udhëpërshkrues me famë botërore e zbuloi orientalisti vjenez Josef Hamer, duke zbuluar 4 fletoret e para të Sajahatnamesë së Çelebisë në vitin 1815. Pas tij edhe Sami Frashëri, në Enciklopedinë e tij e përmend, por vetëm për tri fletore. Vepra e plotë e Evlija Çelebisë përfundoi së botuari në vitin 1938, kur u botua vëllimi i 10 veprave të tij, sa kohë që katër vëllimet e para ishin botuar në vitin 1896/7. Për këtë udhëpërshkrues kanë shkruar dijetarë të shumtë të Evropës, Ballkanit e të vendeve të tjera, nëpër të cilat kishte kaluar ai. Tek ne shqiptarët, më sa kam njohuri, dihet fare pak për të.**

Në Perandorinë Osmane, gjatë shekullit XVII pas Xhihannumas së historianit turk Katib Çelebije, i njohur edhe me emrin Haxhi Kallfa, në të cilën kemi përshkrimin gjeografik të Bosnjës dhe Rumelisë, vend meritor kanë edhe udhëpërshkrimet e Evlija Çelebisë, të botuara në dhjetë vëllime mjaft të mëdha me emrin Sajahatname.

Evlija Çelebi u lind në Stamboll, në lagjen Kasim-pasha, në rrugën Un-Kapanu me 25 mars të vitit 1611. Emri i tij i vërtetë ishte Evlija ibn Dervish Mehmet Zilli, siç e përmend ai vetë në udhëpërshkrimet e tij. Pra, ai është Evlija biri i Dervish Mehmet Zillit, i cili ishte udhëheqës i artarëve në oborrin mbretëror. Si duket, emrin Evlija, udhëpërshkruesit të ardhshëm, ia dha mësuesi e më vonë edhe miku i Zillit, i cili e mësoi edhe të birin e tij(?) Ai kreu shkollën fillore e pastaj edhe medresenë. Mori titullin hafëz, sepse e kishte mësuar Kur'anin përmendsh dhe e recitonte në shtatë dialektet arabe, sikur thonë biografët e tij ballkanikë. Edhe pse zëri i tij i bukur e solli në oborrin mbretëror për shkollim, ai nuk mori asnjë titull e detyrë, por që në moshën 20 vjeç filloi të udhëtonte. Këto udhëtime atij iu bënë pasion, dhe kështu vetëm një herë qe ndier i dëshpruar, sepse nuk u martua dhe nuk krijoi familje. Gjatë të gjitha udhëtimeve të tij, të cilat i bëri në cilësinë e përcjellësit të udhëheqësve luftarakë e vendorë, të kryesit të detyrave të ndryshme, po edhe të pjesëmarrjes në luftëra të ndryshme, - ai mori shënime, të cilat i përpunoi në pleqëri.

### Vizitat e Evlija Çelebisë nëpër trojet shqiptare

Evlija Çelebi, udhëtimin e parë nëpër trojet e tanishme shqiptare e bëri pas 15 nëntorit të vitit 1660 kur nga Sarajeva, nëpër Novi-Pazar, arriti në Shkup dhe prej atje udhëtoi për në Sofje. Këtë udhëtim ai e bëri me Melek Ahmed-pashën. Gjatë këtij udhëtimi ai përshkroi të gjitha vendet prej Dobrunës nëpër  të cilat kaloi deri sa më 2 janar të vitit 1661 arriti në Sofje.

Udhëtimin e tij të dytë e filloi më 29 prill 1661, me detyrë nga Melek Ahmed- pasha, për të mbledhur tatimin. Gjatë këtij udhëtimi ai kaloi nëpër Veles, Prilep, Manastir, Kostur dhe në Teqenë e Baba-Memës, Serbicë, Novo-Bërdë, Krushec, Jagodinë dhe Smederevë. Kështu ai kaloi nëpër dhjetë kadillëqe të pashallëkut të Rumelisë, dhe po atë vit, më 29 korrik, me paratë e grumbulluara u paraqit para eprorit dhe mikut të tij Melek Ahmed-pasha.

Po me urdhrin e Melek Ahmed-pashës, Evlija Çelebi u nis nga Beogradi për në sanxhakun e Shkodrës për të mbledhur borxhet e pashait, më 19 shkurt 1662. Këtë rrugë ai e bëri nëpër Prijepolje. Në Shkodër qëndroi 10 ditë tek Mehmet-beg Jusufbegoviqi, e pastaj shkoi në Podgoricë, prej nga udhëtoi për në Tivar e Ulqin, për t'u kthyer sërish në Shkodër. Nga Shkodra, nëpër Gjakovë e vende të tjera, arriti në Sofje, ku do të takohej me urdhërdhënësin, dhe më 4 prill do të arrinte në Stamboll.

Pas luftës në Kretë dhe ekspeditave kundër protestës në Maimont të Greqisë, diku rreth gjysmës së vitit 1670 Evlija Çelebi për herë të fundit viziton trojet shqiptare. Kësaj radhe viziton bregdetin jugor të Adriatikut të Shqipërisë, disa vende të Maqedonisë dhe më 28 dhjetor 1670 kthehet në Stamboll. Dhe, ky qe udhëtimi i tij i fundit nëpër trojet shqiptare, mbase edhe nëpër pjesën perëndimore të Perandorisë Osmane, sepse ai udhëtoi në pjesët jugore të kësaj perandorie.

### Rëndësia e studimit të udhëpërshkrimeve të Evlija Çelebisë

Meqë Evlija Çelebi ishte i shkolluar dhe, siç e thotë vetë, ai dinte përveç gjuhës turke, edhe gjuhën arabe, perse, greke, latine e disa të tjera, udhëtimet e tij kanë karakter shumështresor. Ai në shkrimet e tij, vende-vende përshkruan në detaje vendin që viziton, përkatësinë fetare të popullatës, numrin e shtëpive e të banorëve, emrat e lagjeve të vendit gjegjës, gjuhët që fliten, veshjet karakteristike e të ngjashme. Ai, madje, në shumë vende përshkroi edhe gjellërat dhe llojet e bukës që gatuhen. Hartoi fjalorë të vegjël të gjuhës së vendit me përkthim në turqisht. Vështruar vetëm nga kjo, studimi i Udhëpërshkrimeve të Evlija Çelebisë është i domosdoshëm, edhe për shqiptarët.

Përpos kësaj, studimit të kësaj vepre mjaft të vëllimshme duhet t´i qasemi edhe nga këndi i përkthimit dhe komentimit të shkencëtarëve të ndryshëm të Europës e të Ballkanit, sepse ka mundësi që disa prej tyre, këto komentime t'i kenë bërë në favor të përkatësisë së vet etnike, dhe në disa përkthime, jo rrallë, ndodh që popullata shqiptare ortodokse të deklarohet si bullgare ose tjetër. Evlija Çelebi ka vizituar edhe vende të tjera në Ballkan, në të cilat më parë kishin banuar shqiptarët, sidomos në territorin e Serbisë  deri në Paraqin, andaj studimi, edhe në këtë aspekt i veprës së tij, do të kishte interes të veçantë, ashtu si edhe i viseve të ndryshme të Çamerisë, Malit të Zi e Maqedonisë.

Po qe se hulumtohen veprat origjinale të Evlija Çelebisë, të cilat gjenden kryesisht nëpër bibliotekat dhe arkivat e Stambollit, aty mund të gjenden edhe vizatime të ndryshme nga vendet shqiptare, sepse Çelebi, përveçqë kishte shije të zhvilluar estetike, ai dinte të vlerësonte të bukurën dhe ka qenë vizatues i përkryer.  Hulumtimet në veprat e Çelebisë, sigurisht se do të zbulojnë edhe studimet e Reshad Ekrem Koçit, apo Kuçit, siç e quajnë disa studiues boshnjakë këtë autor shqiptar, i cili i paska studiuar këto udhëpërshkrime, por në gjuhën turke e për nevojat e shtetit ku ka jetuar.

### Botimet dhe studimet e Udhëpërshkrimeve të Çelebisë

Në Turqi, në vitin 1840 është botuar një libërth i vogël me shpjegime të ëndrrave nga ana e Evlija Çelebisë, ndërsa për veprën e tij Josef Hamer (Austri) ka shkruar që në vitin 1815. Në vitin 1870 e përmend Ahmed Vefik-pasha, ndërsa Sami Frashëri e regjistron në Enciklopedinë e tij në vitin 1889. Në vitin 1896/7 Ahmet Xhevdet boton katër veprat e para, ndërsa një vit më vonë botohet edhe vepra e pestë. Meqë pati një ndërprerje në botimin e atyre veprave, Akademia e Shkencave e Hungarisë ndihmoi në botimin e vëllimit të gjashtë. Botimin e vëllimit të shtatë dhe të tetë e bëri Shoqata Turke e Historianëve në vitin 1928; Ministria e Arsimit e Turqisë botoi vëllimin e nëntë në vitin 1935, ndërsa në vitin 1938 u botua edhe vëllimi i dhjetë. Përpos turqisht, Udhëpërshkrime të Çelebisë u botuan edhe në gjuhën gjermane, hungareze, bullgare, serbe, kroate dhe boshnjake e të tjera.

Për rolin gjeografik, historik, kulturo-historik, ekonomik e të të dhënave të tjera të këtyre udhëpërshkrimeve, Evlija Çelebinë e kanë vlerësuar Mordtmann, Taeschner, Babinger, Deny, Baysun, K.Jeriçek e shumë shkencëtarë të tjerë me famë botërore, ndërsa në gjuhët ballkanike për to kanë shkruar: G. Elezoviq, F. Spaho, A. Kadiq, J. Radoniq, I. Karacson, A. Shopov, S.F.Kemura e të tjerë.

# Inkorporimi i mësimbesimit fetar në sistemin edukativo-arsimor në Republikën e Maqedonisë

**Mr. Naser Ramadani**

### Hyrje

Çdo person, i cili ka njohuri të mjaftueshme rreth Islamit, e ka të qartë se nuk ka ndarje në mes Islamit si fe hyjnore dhe shkencës, nga fakti se çdo gjë që është islame - është edhe shkencore, dhe çdo gjë që është shkencore - është edhe islame. Këtë e vërteton edhe fakti se pas 14 shekujve nga zbritja e Kuranit dhe kompletimi i Islamit, ende nuk është bërë ndonjë zbulim shkencor që bie në kundërshtim me ndonjë argument të prerë dhe të qartë islam. Përkundrazi, të gjitha zbulimet shkencore, për të cilat ekzistojnë argumente nga Kurani ose hadithi sahih, janë në përputhshmëri të plotë.

Bazuar në këtë, gjatë tërë historisë islame, nuk vërejmë se ka pasur ndarje në mes shkencës dhe fesë (këtu kemi për qëllim fenë islame). Personi, i cili ka njohuri rreth biografisë së personaliteteve të mëhershme islame, vëren se shumë prej tyre kanë pasur njohuri të përgjithshme. Ka pasur të tillë që kanë qenë të njohur si juristë islamë (fukahenj), por kanë pasur njohuri edhe në shkencat e tjera, si tefsiri, hadithi, apologjetika, pedagogjia, filozofia, psikologjia, sociologjia, ekonomia etj. Për shembull, Ebu Hamid El Gazaliu njihet si pedagog, por ai ishte edhe filozof, jurist islam, usulist, sociolog etj. Ibn Sinai (Avicena) ishte i njohur si mjek, por ai kishte njohuri edhe në jurisprudencë, tefsir, histori, apologjetikë etj.

Kështu pra, në këtë formë ka vazhduar gjendja në Botën Islame gjatë gjithë shekujve, pa pasur fije dallimi midis fesë dhe shkencës. Ishte kështu nga fakti se të gjithë vlerësonin lidhshmërinë në mes Islamit dhe shkencës, e dinin se sa e kishte vlerësuar Islami shkencën, dhe kishin bindjen se Islami nuk pranon asgjë përpos nëse ngrihet mbi një bazë, e cila njihet me emrin shkencë. Për këtë çështje të gjithë argumentonin me ajetin kuranor: "Mos iu qas asaj për se nuk ke dituri, sepse të dëgjuarit, të parët dhe zemra, - për të gjitha këto ka përgjegjësi". (El Isra': 36.)

Pra, problemi i ndarjes midis shkencës dhe fesë është problem i ri. Filloi prej atëherë kur në Evropë fjalës shkencë iu dha një kuptim i ri, i cili kufizohej në hulumtimet eksperimentale, që janë të lidhura me materien. Ky kuptim i ri i nocionit "shkencë" ka lindur nga fundi i shekullit XVII, si rezultat i revolucionit evropian ndaj kishës dhe ndaj imponimeve që u bënte kisha njerëzve në emër të fesë.

Sigurisht që e keni të njohur qëndrimin e kishës ndaj shumë prej shkencëtarëve, sikur ishin, p.sh. Galileo Galileu, Isak Njutni, Xhordano Bruno dhe shumë të tjerë, shumë prej të cilëve i dogji të gjallë në sheshet e Romës.

Ende sot e kësaj dite nuk ka ndodhur që shteti islam, i cili zbaton Kuranin dhe Synetin e Muhamedit a.s., të kishte marrë ndonjë qëndrim ndëshkues ndaj ndonjërit prej shkencëtarëve. Përkundrazi, Islami i ka çmuar dijetarët, me grada shumë të larta.. Prandaj, gjatë tërë historisë islame, po edhe në shkollat shkencore, Islami si fe është mësuar si lëndë e veçantë krahas lëndëve të tjera.

Lënda e mësimbesimit në sistemin edukativo-arsimor është zbatuar edhe zbatohet edhe sot e kësaj dite në të gjitha vendet perëndimore dhe evropiane, me përjashtime të vogla.

Me ardhjen e komunizmit si sistem i dështuar, i cili sundoi në vendet socialiste për afro gjysmë shekulli, u bë ndarja totale në mes fesë dhe shkencës. Kështu pra, çdo gjë që ishte fetare, pa marrë parasysh se çfarë feje ishte, u ndalua rreptësisht. Gjatë kësaj periudhe u mbyllën medresetë, u shkatërruan shumë xhami, u konfiskua prona e vakëfit, u vranë dhe u maltretuan shumë prijës fetarë dhe thjesht feja diku u ndalua rreptësisht, siç ndodhi në Shqipëri, e diku u lejua praktikimi i saj, por në kufij shumë të ngushtë, siç ndodhi në Republikat e ish-Jugosllavisë Federative. Në këtë periudhë pra, përfundimish, nëpër shkolla qe ndaluar mësimbesimi.

Mirëpo, me shkatërrimin e këtij sistemi dhe me ardhjen e demokracisë, institucionet fetare disi filluan të merrnin frymë më lirshëm dhe njerëzit filluan të ktheheshin përsëri në fetë e tyre.

Tanimë, pas afro 16 vjetësh të jetës pluralizëm, mund të themi se, krahas shteteve perëndimore demokratike, edhe shtetet e ish-sistemit komunist, lëndën e mësimbesimit fetar e kanë inkorporuar në sistemet e tyre arsimore. Këtë e kanë bërë të gjitha shtetet, me përjashtim të Maqedonisë, Shqipërisë dhe Kosovës.

Në vazhdim do të diskutojmë këtë çështje në Maqedoni. Të gjithë e dimë se për këtë çështje gjatë dhjetë vjetëve të fundit është biseduar shumë nga ana e politikanëve, teologëve, pedagogëve, psikologëve, sociolog-



ëve, në mënyrë zyrtare dhe private. Shumë prej tyre kanë shprehur qëndrime pozitive në lidhje me këtë çështje, por ka edhe të tillë që e kanë kundërshtuar. Kështu, para afro pesë vjetësh, kur qeveria drejtohej nga partia VMRO DPMNE, me vendim të ministrit të Arsimit, qe futur lënda e mësimbesimit fetar në sistemin arsimor. Kjo zgjati vetëm një vit dhe me lëshime të shumta, madje as arsimtarët bartës të kësaj lënde nuk ishin paguar fare.

Me rënien e kësaj qeverie më 2002, dhe me ardhjen e qeverisë së re të drejtuar nga koalicioni LSDM – BDI, mësimbesimi u harrua tërësisht. Shkaqet për një vendim të tillë nuk i dimë, por, midis të tjerash, theksohet sikur kinse nxënësit, arsimtarët dhe prindërit nuk dëshironin mësimbesim. Për këtë çështje kam bërë një anketim me këto subjekte, që është edhe lëndë e hulumtimit tonë në këtë studim.

## Ecuria metodologjike

Në hulumtimet pedagogjike dhe në shkencat e tjera shoqërore, duhet të respektohen dy parime kryesore:

1. analiza teorike dhe
2. zbatimi i metodave, teknikave dhe instrumenteve në hulumtimet e caktuara shkencore.

Në këtë hulumtim ne kemi zgjedhur lëndën e studimit me qëllim, detyra dhe hipotezë të caktuar.

**a. Lënda e studimit**

Lëndë empirike e studimit në këtë punim është njohja rreth qëndrimit të nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve ndaj inkuadrimit të mësimbesimit fetar në sistemin edukativo-arsimor në Republikën e Maqedonisë.

**b. Qëllimi i studimit**

Qëllimi ynë parësor është që të studiojmë dhe të analizojmë në mënyrë empirike, me anë të teknikave dhe instrumenteve, qëndrimin e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve ndaj inkuadrimit të mësimbesimit fetar në sistemin arsimor.

**c. Detyrat e parashtruara**

Nga detyrat e parashtruara në këtë hulumtim, përveç të tjerash, është kërkuar që në mënyrë empirike të hulumtohen, të provohen dhe të vërtetohen qëndrimet e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve lidhur me lëndën e mësimbesimit në sistemin edukativo-arsimor.



Detyrat parësore të hulumtimit janë:

1. Në bazë të analizës teorike, të parashtrohet hipoteza kryesore dhe hipotezat e tjera.
2. Të nxirren konkluzionet përfundimtare për të gjitha ato që janë arritur përmes kërkimeve empirike.

**ç. Hipotezat e parashtruara në këtë hulumtim janë:**

- Nxënësit, arsimtarët dhe prindërit kanë qëndrim pozitiv dhe kërkojnë inkuadrimin e mësimbesimit në sistemin edukativo-arsimor;
- Nxënësit, arsimtarët dhe prindërit kërkojnë që ligjërues të lëndës së mësimbesimit të jenë teologët;
- Nxënësit, arsimtarët dhe prindërit kërkojnë që mësimbesimi të zhvillohet në të gjitha fazat e arsimit duke filluar që nga arsimi fillor e deri në atë universitar.

**d. Teknikat dhe instrumentet**

Në këtë hulumtim është zbatuar dhe shfrytëzuar teknika e analizës teorike, kurse prej instrumenteve - anketa e tipit të mbyllur.

**dh) Popullata dhe mostra**

Për realizimin e qëllimit dhe detyrave të parashtruara në këtë hulumtim, kemi shfrytëzuar instrumentin e anketimit, nëpërmjet të cilit kemi marrë qëndrimet e nxënësve, të arsimtarëve dhe të prindërve, përkitazi me problemet e mësimbesimit në sistemin edukativo-arsimor.

Në bazën metodologjike kërkimore-hulumtuese janë përfshirë tri grupe kryesore të popullatës: nxënësit shqiptarë të klasës së tetë të shkollave fillore dhe të vitit të katërt të shkollave të mesme në Republikën e Maqedonisë, të të dy gjinive, personeli arsimor dhe prindërit.

Në këtë hulumtim, popullata e nxënësve si më e rëndësishmja, është përfshirë me numrin më të madh. Pasi mosha rinore është mosha më e parshtatshme për formimin e personalitetit dhe përfitimin e njohurive, si dhe kjo moshë është më e përshtatshme për edukim dhe arsimim shpirtëror, moral e fetar, - orientimi i hulumtimit tonë është drejtuar tek rinia e klasave të teta të shkollës fillore dhe e viteve të katërta të shkollës së mesme.

Hulumtimi i qëndrimeve lidhur me inkuadrimin e mësimbesimit në sistemin edukativo-arsimor dhe me qëndrimet e tyre ndaj këtij problemi, është bërë me anë të të ashtuquajturit kampion-mostër kuantitative, rrethana në të cilat seleksionimi nuk është i rastit, meqë kampioni është i shtresuar sipas llojeve të shkollave dhe kriterit rajonal. Shënimet që na kanë shërbyer si mbështetje, me rastin e formimit të kampionit, i kemi marrë nga institucionet zyrtare. Kështu, të dhënat që na ofrohen nga Ministria e Arsimit dhe Shkencës e Republikës së Maqedonisë, na bëjnë me dije se numri i përgjithshëm i nxënësve të klasave të teta të shqiptarëve për vitin shkollor 2005-2006, është 9468 nxënës dhe nxënëse, ndërsa numri i nxënësve shqiptarë të shkollave të mesme është 4 211 nxënës e nxënëse. Kampioni përfaqësues përfshin 600 nxënës të klasave të teta ose 6.33 %, prej të cilëve 300 janë nxënës e 300 nxënëse, si dhe 400 nxënës të vitit të katërt të shkollave të mesme ose 9.49% nga numri i përgjithshëm i nxënësve shqiptarë në Maqedoni, prej të cilëve 200 nxënës e 200 nxënëse.

Përfaqësimi kërkimor është zgjedhur nga Shkupi me rrethinë dhe Tetova me rrethinë. Sipas të dhënave statistikore, në Shkup dhe fshatrat përreth tij, në klasën e tetë shkollën e vijojnë afro 2700 nxënës e nxënëse, ndërsa mostra përbëhet prej 300 nxënësve, do të thotë 11.11 % nga numri i përgjithshëm i tyre. Nga ky numër, 150 janë nga qyteti i Shkupit, 75 nxënës e 75 nxënëse, ndërsa 150 të tjera janë nga fshatrat Saraj dhe Kondovë të rrethinës së Shkupit, po ashtu 75 nxënës e 75 nxënëse. Burimet e njëjta na bëjnë me dije se edhe në Tetovë dhe në fshatrat përreth saj, mësimet i vijojnë afro 2700 nxënës. Të njëjtën zgjedhje e kam bërë edhe këtu, do të thotë gjysma e nxënësve janë prej qytetit e gjysma tjetër prej fshatrave Grupçin e Pallaticë, si dhe gjysma e tyre nxënës e gjysma nxënëse.

Në vitin e katërt të shkollave të mesme, në Shkup mësimet i vijojnë afro 910 nxënës, sa kohë që mostra përbëhet prej 200 nxënësish, do të thotë 21.97% e tyre, nga 100 nxënës e 100 nxënëse. Në Tetovë, në vitin e katërt mësimet i vijojnë përafërsisht 1566 nxënës e nxënëse, ndërsa mostra përbëhet prej 200 nxënësve ose 12.77% e tyre, po ashtu nga 100 nxënës e 100 nxënëse.

Në zgjedhjen e mostrës, pra, kemi pasur kujdes për zgjedhjen proporcionale të meshkujve e femrave si dhe ndarjen e tyre në vende urbane dhe rurale.

Duke u mbajtur parasysh rëndësinë e mendimeve dhe qëndrimeve të kësaj popullate, kemi planifikuar që në hulumtim të përfshinim edhe një numër të konsiderueshëm të arsimtarëve të po atyre paraleleve dhe klasave nga vinin nxënësit.

Mostrën e personelit arsimor e përbëjnë 250 arsimtarë, prej të cilëve 150 meshkuj e 100 femra. Struktura kualifikuese e tyre është dhënë në tabelën nr. 1.

Tabela nr. 1.

Struktura kualifikuese e mostrës së personelit arsimor:

| Nr | Kualif.shkollor | Meshkuj | | Femra | | Në përgjithësi | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Nr. | % | Nr. | % | Nr. | % |
| 1. | E mesme | 3 | 2 | 4 | 4 | 7 | 2.8 |
| 2. | Universitare | 140 | 93.33 | 91 | 91 | 231 | 92.4 |
| 3. | Pasuniversitare | 7 | 4.66 | 5 | 5 | 12 | 4.8 |
| | Gjithsej | 150 | 100 | 100 | 100 | 250 | 100 |

Krahas nxënësve dhe arsimtarëve, në anketimin tonë janë përfshirë edhe prindërit. Numri i tyre është 150 nga prindërit e nxënësve të anketuar, 112 prej tyre meshkuj dhe 38 femra.

Pyetësori i nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve, në lidhje me problematikën në fjalë, ngërthen tri pyetje, të cilat do t`i japim këtu:

1. Çka mendoni për inkorporimin e mësimbesimit fetar në shkollë?
   1. Shumë të nevojshëm
   2. Të nevojshëm
   3. Pak të nevojshëm
   4. Aspak të nevojshëm

2. Lëndën e mësimbesimit duhet ta ligjërojnë:
   1. Teologët
   2. Sociologët
   3. Të tjerë

3. Mësimbesimi fetar duhet të mësohet:
   1. Vetëm në shkollën fillore
   2. Në shkollën fillore dhe atë të mesme
   3. Në të gjitha fazat e arsimit

Përgjigjet e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve kanë qenë anonime dhe ndoshta kjo ka ndihmuar që pothuaj për të gjitha pyetjet e parashtruara, të merrnim përgjigje, gjë që ka lehtësuar nxjerrjen e rezultateve.

**e. Rezultatet dhe analiza e tyre**

Në bazë të analizës, rezultatet e arritura ofrojnë:

Në lidhje me pyetjen e parë:

1. Çka mendoni për inkorporimin e mësimbesimit fetar në shkollë?
   1. Shumë të nevojshëm
   2. Të nevojshëm

3. Pak të nevojshëm

4. Aspak të nevojshëm

- Prej gjithsej 600 nxënësve e nxënëseve të klasave të teta të shkollës fillore, kishin dhënë këto përgjigje: 406 ose 67.66% - shumë i nevojshëm; 139 ose 23.16 % - i nevojshëm; 24 ose 4% - pak i nevojshëm; 12 ose 2% - aspak i nevojshëm, kurse 19 ose 3.16% - pa përgjigje.

Për sa u përket qëndrimeve të tyre mbi baza gjinore, prej 300 djemve të anketuar, kemi marrë këto përgjigje: 197 ose 65.66% - shumë i nevojshëm; 80 ose 26.66% - i nevojshëm; 7 ose 2.33% - pak i nevojshëm; 10 ose 3.33% - aspak i nevojshëm dhe 6 ose 2% - pa përgjigje.

Ndërsa prej 300 vajzave të anketuara, përgjigjet kanë qenë: 209 ose 69.66% - shumë i nevojshëm; 59 ose 19.66 - i nevojshëm; 17 ose 5.66% - pak i nevojshëm; 2 ose 0.66% - aspak i nevojshëm dhe 13 ose 4.33% - pa përgjigje.

Tabela nr.2.

Qëndrimi i nxënësve dhe nxënëseve të klasave të teta lidhur me mësimbesimin në shkollë:

| Nr. | Alternativat | Meshkuj | | Femra | | Në përgjithësi | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Nr. | % | Nr. | % | Nr. | % |
| 1. | Shumë i nevojshëm | 197 | 65.66 | 209 | 69.66 | 406 | 67.66 |
| 2. | I nevojshëm | 80 | 26.66 | 59 | 19.66 | 139 | 23.16 |
| 3. | Pak i nevojshëm | 7 | 2.33 | 17 | 5.66 | 24 | 4 |
| 4. | Aspak i nevojshëm | 10 | 3.33 | 2 | 0.66 | 12 | 2 |
| 5. | Pa përgjigje | 6 | 2 | 13 | 4.33 | 19 | 3.16 |
| | Gjithsej | 300 | 100 | 300 | 100 | 600 | 100 |

Për sa u përket qëndrimeve të nxënësve mbi bazën e rajonit, prej 300 nxënësve të anketuar në qytetin e Shkupit me rrethinë, nxjerrim këto rezultate: 190 ose 63.33% -shumë i nevojshëm; 73 ose 24.33% - i nevojshëm; 17 ose 5.66% - pak i nevojshëm; 7 ose 2.33% - aspak i nevojshëm dhe 13 ose 4.33% - pa përgjigje.

Në anketën me nxënësit e vitit të katërt të shkollave të mesme, nga 400 të anketuarit, kemi marrë këto rezultate: 245 ose 61.25% - shumë i nevojshëm; 109 ose 27.25% - i nevojshëm; 21 ose 5.5% - pak i nevojshëm; 10 ose 2.5% - aspak i nevojshëm dhe 14 ose 3.5% - pa përgjigje.

Për sa i përket qëndrimit të tyre mbi baza gjinore, prej 200 djemve të anketuar, rezultatet kanë qenë: 127 ose 63.5% - shumë i nevojshëm; 43 ose 21.5% - i nevojshëm; 13 ose 6.5% - pak i nevojshëm; 9 ose 4.5% - aspak i nevojshëm dhe 8 ose 4% - pa përgjigje.

Ndërsa prej 200 vajzave: 118 ose 59 % - shumë i nevojshëm; 66 ose 33% - i nevojshëm; 9 ose 4.5% - pak i nevojshëm; 1 ose 0.5% - aspak i nevojshëm dhe 6 ose 3% - pa përgjigje.

Tabela nr.3.

Qëndrimi i nxënësve të viteve të katërta të shkollave të mesme të të dy gjinive, lidhur me mësimbesimin në shkollë:

| Nr. | Alternativat | Meshkuj | | Femra | | Në përgjithësi | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Nr. | % | Nr. | % | Nr. | % |
| 1. | Shumë i nevojshëm | 127 | 63.5 | 118 | 59 | 245 | 61.25 |
| 2. | I nevojshëm | 43 | 21.5 | 66 | 33 | 109 | 27.24 |
| 3. | Pak i nevojshëm | 13 | 6.5 | 9 | 4.5 | 21 | 5.5 |
| 4. | Aspak i nevojshëm | 9 | 4.5 | 1 | 0.5 | 10 | 2.5 |
| 5. | Pa përgjigje | 8 | 4 | 6 | 3 | 14 | 3.5 |
| | Gjithsej | 200 | 100 | 200 | 100 | 400 | 100 |

Për sa i përket qëndrimit të arsimtarëve, nga 250 arsimtarët e anketuar: 81 ose 32.4% - i shumë i nevojshëm; 98 ose 39.2% - i nevojshëm; 44 ose 17.6% - pak i nevojshëm; 24 ose 9.6% - aspak i nevojshëm dhe 3 ose 1.2% - pa përgjigje.

Nga 250 arsimtarët e anketuar, 150 meshkuj e 100 femra, përgjigjet kanë qenë këto: (1) ***nga 150 arsimtarët***: 57 ose 38% - shumë i nevojshëm; 61 ose 40.66% - i nevojshëm; 18 ose 12% - pak i nevojshëm; 11 ose 7.33 - aspak i nevojshëm dhe 3 ose 2% - pa përgjigje, (2) ***nga 100 arsimtaret***: 24 - shumë i nevojshëm; 37 - i nevojshëm; 26 - pak i nevojshëm; 13 - aspak i nevojshëm dhe asnjë - pa përgjigje.

Tabela nr.4.
Qëndrimi i arsimtarëve dhe arsimtareve lidhur me mësimbesimin në shkollë:

| Nr. | Alternativat | Meshkuj | | Femra | | Në përgjithësi | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Nr. | % | Nr. | % | Nr. | % |
| 1. | Shumë i nevojshëm | 57 | 38 | 24 | 24 | 81 | 32.4 |
| 2. | I nevojshëm | 61 | 40.66 | 37 | 37 | 98 | 39.2 |
| 3. | Pak i nevojshëm | 18 | 12 | 26 | 26 | 44 | 17.6 |
| 4. | Aspak i nevojshëm | 11 | 7.33 | 13 | 16 | 24 | 9.6 |
| 5. | Pa përgjigje | 3 | 2 | 0 | 0 | 3 | 1.2 |
| | Gjithsej | 150 | 100 | 100 | 100 | 250 | 100 |

Nga 150 prindërit e anketuar, kemi këto rezultate: 87 ose 58% - shumë i nevojshëm; 44 ose 29.33% - i nevojshëm; 15 ose 10% - pak i nevojshëm; 3 ose 2% - aspak i nevojshëm dhe 1 ose 0.66 - pa përgjigje.

Në lidhje me pyetjen e dytë:
Lëndën e mësimbesimit duhet ta ligjërojnë:
1. Teologët
2. Sociologët
3. Të tjerë

- Prej gjithsej 600 nxënësve e nxënëseve të klasave të teta në Shkup dhe Tetovë me rrethinë, kemi marrë këto qëndrime: 466 ose 77.66% - teologët; 51 ose 8.5% -sociologët; 36 ose 6% - të tjerë dhe 47 ose 7.83% - pa përgjigje.
- Prej gjithsej 400 nxënësve e nxënëseve të viteve të katërta të shkollave të mesme të Shkupit dhe Tetovës, përgjigjet kanë qenë: 324 ose 81% - teologët; 40 ose 10% - sociologët; 17 ose 4.25% - të tjerë dhe 19 ose 4.75% - pa përgjigje.
- Prej 250 arsimtarëve të anketuar kemi marrë përgjigjet: 185 ose 74 % - teologët; 30 ose 12 – sociologët; 10 ose 4% - të tjerë dhe 25 ose 10% - pa përgjigje.
- Prej 150 prindërve të anketuar, janë marrë këto përgjigje: 130 ose 86.66% - teologët; 15 ose 10% - sociologët; 3 ose 2% - të tjerë dhe 2 ose 1.33% - pa përgjigje.

Tabela nr. 5.
Qëndrimi i nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve të të dy gjinive, për sa i përket ligjërimit të lëndës së mësimbesimit:

| Nr. | Alternativat | Nxënësit e kl. VIII | | Nxënësit e vitit IV | | Arsimtarët | | Prindërit | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Nr. | % | Nr. | % | Nr. | % | Nr. | % |
| 1. | Teologët | 466 | 77.66 | 324 | 81 | 185 | 74 | 130 | 86.66 |
| 2. | Sociologët | 51 | 8.5 | 40 | 10 | 30 | 12 | 15 | 10 |
| 3. | Të tjerë | 36 | 6 | 17 | 4.25 | 10 | 4 | 3 | 2 |
| 4. | Pa përgjigje | 47 | 7.83 | 19 | 4.75 | 25 | 10 | 2 | 1.33 |
| | Gjithsej | 600 | 100 | 400 | 100 | 250 | 100 | 150 | 100 |

Në lidhje me pyetjen e tretë:
Mësimbesimi fetar duhet të mësohet:
1. Vetëm në shkollën fillore
2. Në shkollën fillore dhe atë të mesme
3. Në të gjitha fazat e arsimit

- Prej gjithsej 600 nxënësve e nxënëseve të klasave të teta në Shkup dhe Tetovë me rrethinë, përgjigjet kanë qenë: 44 ose 7.33% - vetëm në shkollën fillore; 61 ose 10.16% - në shkollën fillore dhe të mesme; 479 ose 79.83% - në të gjitha shkallët e arsimit dhe 16 ose 2.66% - pa përgjigje.

- Prej gjithsej 400 nxënësve e nxënëseve të viteve të katërta të shkollave të mesme të Shkupit dhe Tetovës: 22 ose 5.5% - vetëm për shkollën fillore; 80 ose 20% - në shkollën fillore dhe të mesme; 283 ose 70.75% - në gjitha fazat e arsimit dhe 15 ose 3.75% - pa përgjigje.
- Nga 250 arsimtarët e anketuar: 75 ose 29.2% - vetëm në shkollën fillore; 70 ose 28% - në shkollën fillore dhe të mesme; 80 ose 32% - në të gjitha fazat e arsimit dhe 27 ose 10.8% - pa përgjigje.
- Prej 150 prindërve të anketuar: 21 ose 14% - vetëm në shkollën fillore; 31 ose 20.66% në fillore dhe atë të mesme; 95 ose 63.33% - në gjitha fazat e arsimit dhe 3 ose 2% - pa përgjigje.

Tabela nr. 6.

Qëndrimi i nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve të të dy gjinive, lidhur me fazat e mësimit të lëndës së mësimbesimit:

| | | Nxënësit e kl. VIII fillore | | Nxënësit e vitit IV mesme | | Arsimtarët | | Prindërit | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Nr. | Alternativat | Nr. | % | Nr. | % | Nr. | % | Nr. | % |
| 1. | Fillore | 44 | 7.33 | 22 | 5.5 | 75 | 29.2 | 21 | 14 |
| 2. | Fillore dhe të mesme | 61 | 10.16 | 80 | 20 | 70 | 28 | 31 | 20.66 |
| 3. | Në gjitha fazat | 479 | 79.83 | 283 | 70.75 | 80 | 32 | 95 | 63.33 |
| 4. | Pa përgjigje | 16 | 2.66 | 15 | 3.75 | 27 | 10.8 | 3 | 2 |
| | Gjithsej | 600 | 100 | 400 | 100 | 250 | 100 | 150 | 100 |

**g. Diskutimi i rezultateve**

Në bazë të rezultateve të dhëna më lart, mund të konstatojmë se hipotezat e parashtruara, që të gjitha, janë vërtetuar dhe verifikuar.

Në lidhje me hipotezën e parë se nxënësit, arsimtarët dhe prindërit kanë qëndrim pozitiv dhe kërkojnë inkorporimin e mësimbesimit në sistemin edukativo-arsimor, vërejmë se 67.66% e nxënësve të klasave të teta të shkollave fillore, 61.25 e nxënsve të vitit të katërt të shkollave të mesme, 32.4% e arsimtarëve dhe 58% e prindërve, janë të mendimit se një gjë e tillë është ***shumë e nevojshme***.

Në lidhje me hipotezën e dytë që nxënësit, arsimtarët dhe prindërit kërkojnë që ligjërues të lëndës së mësimbesimit të jenë teologët, vërejmë se 77.66% e nxënësve të klasave të teta të shkollave fillore, 81% të nxënësve të vitit të katërt të shkollave të mesme, 74% të arsimtarëve dhe 86.66 % të prindërve, janë të mendimit se ligjërues duhet të jenë ***teologët.***

Në lidhje me hipotezën e tretë që nxënësit, arsimtarët dhe prindërit janë të mendimit se mësimbesimi duhet të zhvillohet në gjitha fazat e arsimit, duke filluar nga ai fillor e deri tek ai universitar, vëmë re se 79.83% e nxënsve të shkollës fillore, 70.75% e nxënësve të shkollave të mesme, 32% e arsimtarëve dhe 63.33% e prindërve, janë të mendimit se ***mësimbesimi*** duhet të zhvillohet ***në gjitha fazat e arsimit.***

Në bazë të kësaj mund të konstatojmë se të gjitha hipotezat janë vërtetuar dhe verifikuar, me përjashtim të qëndrimit të arsimtarëve në lidhje me qëndrimin e tyre ndaj hipotezës së parë dhe të tretë.

**gj. Përfundime dhe rekomandime**

Pas këtij hulumtimi empirik në lidhje me qëndrimin e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve ndaj inkuadrimit të mësimbesimit në sistemin edukativo-arsimor në Republikën e Maqedonisë, mund të konstatojmë se:

- nevoja për inkuadrimin e mësimbesimit në sistemin edukativo-arsimor është bërë imperativ kohe dhe se nuk duhet të injorohet në asnjë mënyrë;
- shkolla, si insitucion arsimor-edukativ, në mënyrë sistematike, të planifikuar dhe të programuar duhet të realizojë qëllimet dhe detyrat e edukimit, ndër të cilat edhe edukimin shpirtëror e moral, për se mund të kontribuojë shumë lënda e mësimbesimit;
- nxënësit, arsimtarët dhe prindërit vërejnë mungesën e edukimit shpirtëror dhe fetar tek shkollarët tanë dhe kërkojnë që ky lloj edukimi të kompletohet;
- Ministria e Arsimit dhe deputetët republikanë duhet të marrin parasysh dhe të pranojnë kërkesat e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve;
- Qeveria e Maqedonisë duhet t'u bashkohet të gjitha qeverive përparimtare evropiane e botërore dhe të zbatojë inkuadrimin e mësimbesimit në sistemin edukativo-arsimor;
- Bashkësitë fetare të marrin përsipër përgatitjen e kuadrove dhe teksteve mësimore të duhura për realizimin e këtij qëllimi.

*Bisedë me kryetarin e shoqatës humanitare "Bereqeti", z. Fitim Flugaj*

# Shoqata jonë i përjeton nga afër vuajtjet dhe skamjen e popullit

Në kuadër të Kryesisë së BI-së të Kosovës, veprimtarinë e vet e zhvillon edhe shoqata humanitare "Bereqeti', e cila për aktivitet primar ka ndihmën me gjera themelore për skamnorët. Shoqata "Bereqeti", e themeluar menjëherë pas luftës, me punën dhe aktivitetin e saj i doli në ndihmë popullatës anë e kënd Kosovës, sidomos në fazën emergjente. Mirëpo, duke parë gjendjen e rëndë të popullatës sonë, shoqata kohët e fundit ka pasur një aktivitet të dendur në terren, sidomos në bazën e saj qendrore në Prishtinë, ku në forma të ndryshme ka ndihmuar shumë familje në nevojë. Për të mësuar për aktivitetin e shoqatës, bisedojmë me kryetarin z. Fitim Flugaj.




Fitim Flugaj - kryetar i Shoqatës "Bereqeti"

***D.I:*** *Z. Flugaj, megjithëqë shoqata "Bereqeti" është e njohur për opinionin, fillimisht na thoni diçka për historikun e shoqatës.*

***Fitim Flugaj:*** Shoqata jonë është krijuar menjëherë pas luftës, si rezultat i nevojave që kishte Bashkësia Islame për të pasur një sektor të veçantë në fushën humane, për ta ndihmuar popullatën e sapodalë nga lufta, kur dihet se Bashkësia Islame ishte e njohur mirë në opinion për këtë fushë, e cila ishte mbuluar në forma të ndryshme. Vend të merituar në këtë aspekt ka Medreseja, e cila vazhdon edhe tash të japë kontributin e saj në këtë lëmë shumë të rëndësishëm për shoqërinë, sidomos për një shoqëri të plagosur, e cila lirisht mund të themi është një Halid bin Velid ose një Gjergj Elez Ali përplot plagë në trup, të cilat shpeshherë, në vend që t'i shërohen, i helmohen.

Shoqata saktësisht figuron prej datës 1 gusht 2001 dhe që nga ajo kohë e deri më tani, shoqata ka kaluar nëpër faza të ndryshme dhe ka luajtur rol mjaft të rëndësishëm në zbutjen e skamjes. Gjatë krizës së Luginës së Preshevës, shoqata ishte prezente në mesin e refugjatëve, sidomos në regjionin e Gjilanit, ku ishin strehuar një pjesë e madhe e tyre . Pastaj në luftën e Maqedonisë po ashtu në mesin e refugjatëve të Kumanovës e Shkupit, e kështu me radhë.

Edhe pse SHHB "Bereqeti" nuk ka një histori të gjatë veprimi, ajo ka një histori të gjatë përjetimi. Shoqata jonë i përjeton nga afër vuajtjet dhe skamjen e popullit. Nuk është shoqatë që ka ardhur nga Jashtë, për qëllime dhe me pretendime të ndryshme, siç bëjnë shoqatat e ndryshme nga anë të ndryshme të botës, të cilat shpeshherë, dhe thuaja vazhdimisht, veprojnë në vendet e krizave në emër të humanitetit për futjen e ideologjive të tyre. E dihet fare mirë se, nëpërmjet ideologjive, bëhet shumë më lehtë kolonializimi kulturor i një populli, i cili në mënyrë graduale pason kolonializimin ekonomik, politik, ushtarak etj.

Prandaj po them se shoqata jonë është pjesë e këtij populli dhe vepron për këtë popull. Shoqata është bijë e institucionit më të vjetër që ka Kosova. Bashkësia Islame e Kosovës është institucioni më i vjetër dhe më i qëndrueshëm i Kosovës që ka vepruar për qindra vjet dhe nuk ka ndryshuar kursin e saj në shërbim për të mirë të këtij populli dhe shpresat i kemi tek Allahu se ashtu e fortë me përkrahjen e popullit të Kosovës, do ta vazhdojë misionin e vet.

***D.I.:*** *Z. Flugaj, kohët e fundit keni pasur një riorganizim dhe një aktivitet të shtuar. Na thoni shkurtimisht për aktivitetet e shoqatës në vitin e fundit.*

***Fitim Flugaj:*** Shih, shoqata gjatë dy viteve të kaluara 2004-2005 e kishte ulur tensionin e veprimtarisë dhe selia kryesore ishte bartur në Gjilan, për shkak të rrethanave që u theksuan më parë. Ndërkaq, që nga janari i vitit 2006 e deri më tani, thuajse nuk ka pasur ditë që nuk ka pasur lëvizje dhe aktivitete në drejtim të ofrimit të ndihmës vëllazërore për skamnorët, që ne nuk i quajmë ndihma, sepse na duket se ia humbin krenarinë popullit tonë krenar, por i quajmë dhurata dhe përkrahje vëllazërore, që mendojmë se nuk do ta dëmtonte krenarinë. Dihet se çfarë roli dhe efekti ka krenaria për një shoqëri dhe ne si pjesë e këtij populli, mendojmë që ta ndihmojmë, por të mos e dëmtojmë, edhe pse dihet se rrethanat ekonomike dhe politika ndërkombëtare e kanë dëmtuar shumë prestigjin e popullit tonë dhe e ka detyruar që ta harrojnë krenarinë dhe ta shtrijnë dorën për të kërkuar lëmoshë. Sa kohë që dihet se puna e ndershme i sjell edhe jetë të ndershme dhe prestigj e krenari secilit popull.

Brenda këtij viti kemi shkuar, me shifra, në mijëra familje, të cilat kanë gëzuar përkrahjen tonë materiale, të shoqëruar me përkrahjen morale, për ta zbutur krizën sociale.

***D.I:*** *Ku ka qenë orientuar kryesisht aktiviteti juaj?*

***Fitim Flugaj:*** Aktiviteti ynë ka qenë i orientuar në përkrahjen e familjeve më të rrezikuara nga skamja. Për këtë qëllim kemi bërë një kategorizim. Kemi




filluar prej familjeve të dëshmorëve dhe viktimave të luftës, që në fakt janë familje që mbajnë jetimë. Pastaj kategoria tjetër janë të hendikepuarit, të verbërit, të varfrit, invalidët, pensionistët e minierave, pensionistët invalidorë, e deri tek të papunët dhe ata që jetojnë me asistencë sociale dhe nuk kanë përkrahje tjetër.

***D.I:*** *z. Flugaj, sa familje keni ndihmuar dhe me se?*

***Fitim Flugaj:*** Ne mbajmë evidenca të sakta për numrin e familjeve që kemi përkrahur dhe vazhdojmë t'i përkrahim ato. Numri i tyre është me mijëra. Ndihmat kryesisht janë në ushqime dhe veshmbathje.

***D.I:*** *Përveç kryesisë, sa ju kanë ndihmuar donatorët, që t`u dilni në ndihmë nevojtarëve?*

***Fitim Flugaj:*** Donatorët janë treguar shumë zemërgjerë dhe ata janë kryesisht donatorë të brendshëm, por kemi edhe të jashtëm nga vendet islame dhe perëndimore, sidomos qendrat kulturore islame-shqiptare, siç janë ajo e Brukselit, e Nju-Jorkut, ato në Gjermani ,etj. Në veçanti do të përmendja disa kompani punuese të Kosovës, të cilat ndihmat për nevojtarët i derdhin tek ne dhe nëpërmjet nesh i destinojmë së bashku tek skamnorët. Të tilla janë: Fabrika për përpunimin e mishit "Mekka" në Sharr (ish-Dragash), pastaj Fabrika për përpunimin e mishit në Gjilan LGB, H. Shaban Bugari nga Rahaveci, z.Hilmi Thaçi nga Prishtina, shoqata "Istambull" nga Prishtina, Sait Asani nga Tërnovci i Madh i Bujanocit, Kolegji Turk, etj.

Na kanë ardhur rroba edhe prej bashkatdhetarëve nga Gjermania, e kështu me radhë.

***D.I:*** *Sa bashkëpunoni me shoqatat simotra në Kosovë dhe jashtë saj?*

***Fitim Flugaj:*** Bashkëpunimi nuk është edhe gjithaq i kënaqshëm, natyrisht që këmbejmë përvoja dhe bashkëpunojmë në shpërndarjen e ndihmave, por më së shumti me shoqatat që janë të regjistruara dhe veprojnë këtu, që vijnë nga anët e ndryshme të botës. Shoqatat që janë origjinale tonat, nuk janë gjithaq të hapëta dhe nuk kanë treguar bashkëpunim të duhur, por kjo nuk do të thotë se punët do të vazhdojnë kështu, sepse ne presim një bashkëpunim dhe koordinim shumë më të thellë, për hir të shërbimeve më të mira dhe së bashku ta zbusim skamjen më mirë dhe më lehtë e të mos lejojmë kurrfarë spekulimi.

Kemi bashkëpunim me shoqata nëpër territore të ndryshme të Kosovës.

***D.I:*** *Planet e shoqatës për të ardhmen?*

***Fitim Flugaj:*** Plane kemi shumë, por varet se sa do të arrijmë t'i realizojmë. Plani kryesor synon fuqizimin e degëve të "Bereqetit" nëpër këshilla dhe nëndegëve nëpër xhamitë e mbarë Kosovës.

Nga planet e tjera është krijimi i fondacioneve për sektorin shëndetësor dhe atë të arsimit.

Mbesim me shpresa tek Allahu se do të arrijmë të realizojmë edhe shumë qëllime fisnike, për të cilat, përveç ndihmës nga Allahu, ka nevojë për përkrahjen morale, materiale dhe financiare nga të gjithë vullnetmirët besimtarë.

*(bisedoi:*
***r. Shkodra)***

## Shoqata "Bereqeti" ndihmoi 30 fëmijë nën përkujdesjen e Hendikos-it

*Prishtinë, 8 shkurt 2007*

Shoqata humanitare "Bereqeti" ka ndihmuar sot "Hendikos-in" e Prishtinës me veshmbathje dhe artikuj ushqimorë kryesorë, për 30 fëmijë që janë nën përkujdesjen e këtij institucioni.




Kryetari i shoqatës "Bereqeti", z. Fitim Flugaj, thotë se shoqata "Bereqeti", ndër prioritet e veta ka pikërisht ndihmën për këtë kategori të shoqërisë. Më tutje z. Flugaj tha se me "Hendikos-in" do të bashkëpunojnë edhe më ngushtë, në mënyrë që sado pak t'u dalin në ndihmë kësaj kategori të shoqërisë dhe familjeve të tyre, sidomos për faktin se mundësitë e institucioneve tona për të ndihmuar këtë kategori, janë të kufizuara.

*Këshilli i Bashkësisë Islame në Prizren*

# Aty ku gërshetohet kultura dhe tradita islame

**Të nderuar lexues!**
**Në këtë numër në rubrikën tashmë të rregullt "Nëpër këshillat tanë" do të bëhet fjalë për rajonin e Prizrenit. Për informimin tuaj po japim disa të dhëna të përgjithshme për rajonin e Prizrenit.**
**Rajonin e Prizrenit e përbëjnë tre këshilla të Bashkësisë Islame të Kosovës: KBI i Prizrenit, KBI i Sharrit (ish-Dragashi) dhe KBI i Therandës.**

## Disa të dhëna për historikun e Prizrenit



Prizreni sipas pozitës gjeografike shtrihet në jug të hartës së Kosovës. Në vendin e sotëm, Prizreni ekzistonte në kohën Bizantine, në periudhën mesjetare të sllavëve dhe në kohën e sundimit Osman. Koha e saktë e themelimit të qytetit nuk është përcaktuar deri më tash.

Konstantin Jireçeku konstaton se Prizreni është ngritur në themelet e Therandës antike, ndonëse vendosja e qytetit antik Theranda në hapësirën e tanishme të Prizrenit është ende diskutabile. Arkeologët sugjerojnë se ky qytet antik duhet të kërkohet diku në Tarazhdë, në drejtim të fshatit Korishë, ose në rrethinën e Suharekës (7 km në veri të Prizrenit). Pa marrë parasysh përcaktimin e Therandës antike në Prizren apo në afërsinë e tij, nga koha e hershme antike u trashëguan pak a shumë shënime historike dhe objekte të kulturës materiale, siç është Vrapuesja e Prizrenit, që gjendet në Muzeun Britanik në Londër (il.1) dhe cjapi i bronzit, që gjendet në Muzeun e



Kompleksi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit

Vranjës në Serbi (il.3). Për vrapuesen nga Prizreni, shënimet nga Muzeu Britanik tregojnë se është punuar në bronz, se është gjetur në Prizren dhe se i takon shek. V p.e.s. Shënime se si ka arritur në këtë muze me famë botërore nuk ka. Po në këtë muze janë ekspozuar edhe dy përkrenare ilire të shek. VI p.e.s., që rrjedhin nga treva shqiptare (il.2).


*Ali ef. Vezaj - kryetar*

Prizreni mesjetar për herë të parë përmendet më 1019, kur përmendet peshkopi bullgar në të. Ndërkaq, Prizreni që nga gjysma e parë e shek. XVI kishte filluar të marrë disa karakteristika të një qyteti oriental myslimanë. Numëronte disa xhami, disa shkolla, medrese dhe disa biblioteka me luteraturë në gjuhën arabe, persiane dhe turke, kurse disa individë kishin vizituar Mekken… Turqit Prizrenin e kanë quajtur "**gurrë, burim të poetëve**", apo djep të poezisë, përkatësisht me plotë të drejtë mund të thuhet se ishte dhe ka mbetur djep i kulturës. Nga kjo periodë kemi poetët: Suziun, Nehariun, Suxhudiun, Ashik Çelebiun, Sa'jin, Shemin, Beharin, Texhel-lin dhe shumë të tjerë për të cilët dihet dhe nuk dihet.

Emri i qytetit të Prizrenit gjatë periudhave të ndryshme historike haset në forma të ndryshme. Sipas dokumenteve latine, kemi Prisrien, Prisrenum, Presarin, Prisarano, Prizreno, Preseno, Prisori, Pristren, Prisarini, Jorsarim, etj. Në dokumentet sllave: Prizren, Prezren, Prizrin, Prizdren, Prezdrin, etj. Ndërkaq në dokumentet osmane e ndeshim me emrat: Pyrzerin, Perserin, Zerin, Prizerin, etj. Osmanët e quanin Pyrzerin. Në gjuhën shqipe quhet Perserin, Perseren, Prizeren, Prizren, Perserend dhe Prizerend.

## Ali Vezaj: Tjetërsimi i pronave vakufnore është në shumë mënyra

Këshilli i KBI të Prizrenit, sipas rregullimit të tashëm kushtetues, është themeluar më 1947, ndërsa më herët ka qenë pjesë e Komunitetit Mysliman Shqiptar dhe pjesë e *Ylema Mexhlisit* me seli në Shkup, ndërsa organizimi i jetës fetare islame tek ne fillon që nga ardhja e Perandorisë islame në këtë anë - na tha në fillim kryetari i KBI-së të Prizrenit, Ali ef. Vezaj, i cili vazhdoi:

"Më herët në kuadër të KBI-së të Prizrenit ka qenë edhe disa territore që tash janë në kuadër të KBI-së të Gjakovës dhe të KBI të Suharekës, Tashti, pas themelimit të këshillave në ato territore, KBI i Prizrenit aktivitetin e zhvillon vetëm në territorin administrativ të Prizrenit."

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Ali efendiu thotë:

"Çdo xhami në fshatrat e KBI-së të Prizrenit ka në pronësi disa kopshte apo disa ara dhe varrezat, që janë në funksion të mbarëvajtjes së punës në xhaminë përkatëse. Mirëpo duhet theksuar se këto prona nuk sjellin të hyra në KBI-në e Prizrenit".

Këshilli i Bashkësisë Islame të Prizrenit si edhe këshillat tjerë anë e kënd Kosovës nuk i ka shpëtuar tjetërsimit, konfiskimit dhe nacionalizimit të pasurisë të vakëfit që kanë qenë në pronën tonë. Nga ish-sistemet si nga ai i Jugosllavisë së vjetër ashtu edhe nga ish-sistemi i federatës jugosllave të Titos, na janë nacionalizuar e tjetërsuar shumë prona. Tjetërsimi i pronave vakufnore është në shumë mënyra me të vetmin qëllim që të humbet çdo gjurmë, duke ua ndërruar titullarin nga dy e tri herë me qëllim që të krijojnë huti e kaos. I pyetur nëse posedon Këshilli i BI-së i Prizrenit dëshmi për uzurpimin dhe tjetërsimin e pronave nga ish-sistemi respektivisht a i ka tapitë e ish-pronave, Ali efendiu përgjigjet:

"Ne kemi dokumentacionin normalisht për disa, për disa nuk kemi, por jemi në kërkim të dokumentacionit dhe në hulumtim të të dhënave konkrete që dëshmojnë të drejtën tonë pra në gjetje e tapive apo vendimeve me të cilat na janë tjetërsuar e marr pronat tonë".

Ndërsa për atë se çfarë ka bërë këshilli për ato prona që i janë marrë, ndërsa ekziston dyshimi, Ali efendi Vezaj na tha:

"Për ato prona që kemi dokumentacionin e duhur veç kemi bërë ngritjen e padive në gjykatat përkatëse për rikthimin e pronave tona dhe lëndët janë në procedurë e sipër. Ndërsa për ato prona që nuk kemi dokumentacionin e nevojshëm por kemi të dhëna që na çojnë deri tek dëshmitë që ato prona kanë qenë të Bashkësisë Islame ne jemi duke bërë hulumtimet e nevojshme që sa më mirë të argumentojmë të drejtën tonë dhe kështu kur të miratohet ligji për kthimin e pronave që ne tashmë të jemi të gatshëm me tërë dokumentacionin e duhur, për këtë duhet falënderuar nëpunësit e Këshillit BI, të cilët me përkushtim i janë qasur kësaj pune".

Ndërkaq, për pronat që ka tani Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, Ali ef. Vezaj thotë:

"Tani si pasuri vakëfnore, përpos objekteve të xhamive, në qytet kemi 43 lokale afariste dhe parcela, që i kemi lëshuar me qira, të vlerave të ndryshme.

Pyetjes sonë se sa është përqindja e anëtarësisë së tubuar, kryetari Ali efendiu iu përgjigj:

"Me keqardhje mund t'ju them se me grumbullimin e anëtarësisë nuk qëndrojmë mirë, përkundër rritjes së vazhdueshme në periodën e pasluftës, ani pse që nga viti 1974 qyteti i Prizrenit ka filluar grumbullimin e anëtarësisë, me gjithë angazhimin tonë permanent nuk mund të themi që rezultatet nuk janë të kënaqshme. Kështu vitin që shkoi kemi arritur që të mbledhim vetëm deri 15%. Mirëpo shpresoj që në të ardhmen shkalla e grumbullimit të anëtarësisë të rritet në qytet dhe në këtë aksion të përfshihet i gjithë territori i komunës së Prizrenit. Edhe pse në këtë drejtim nuk kemi pasur ndonjë sukses të madh, angazhohemi fuqishëm që në të ardhmen të bëjmë unifikimin e pagesës së anëtarësisë në mbarë territorin e Këshillit".

## Prizreni dikur kishte edhe këto xhami:

(për këto xhami dihen vendi ku kanë qenë, viti i ndërtimit dhe viti i shkatërrimit)

| *Emri i xhamisë* | *viti i ndërtimit* | *viti i rrënimit* |
|---|---|---|
| - xhamia "Mustafa Pasha" | (1563) | 1954 |
| - xhamia "Arasta (Evreson beu)" | (1594) | 1962 |
| - xhamia "Mehmed Beg zade" | (shek. XVIII) | ? |
| - xhamia "Emin Pasha - Kala" | (shek. XVIII) | 1912 |
| - xhamia "Budak Hoxha" (Troshan mahalla) | ? | 1963-1965 |
| - xhamia "Mahmud pashë Rrotulla" | (shek. XVIII) | ? |



*Nexhat Ibrahimi - sekretar*

"Ndërsa për xhamitë e mëposhtme nuk dimë se ku kanë qenë, kur janë ndërtuar dhe kur janë shkatërruar, por nga gjurmimet nëpër dokumente të ndryshme, ku flitet për historikun e Prizrenit, përmenden edhe këto xhami me këta emra"- na tha sekretari i KBI-së Nexhat Ibrahimi, dhe vazhdoi: "Botimin e këtyre emrave të xhamive e shohim me interes se ndoshta ndonjë studiues mund të kontribuojë në ndriçimin e së kaluarës sonë", përfundon sekretari Ibrahimi:

- xhamia "Dervish beu"
- xhamia "Dervish Qelebi"
- xhamia "Haxhi Isa"
- xhamia "Haxhi Mustafa"
- xhamia "Hasan Qelebi"
- xhamia "Hasan Sivri"
- xhamia "Kasim Pasha"
- xhamia "Kuvuklu Mehemd Pasha"
- xhamia "Kurd Pasha"
- xhamia "Kurd beu"
- xhamia "Lemi beu"
- xhamia "Maksut beu"
- xhamia "Mehmet beu"
- xhamia "Ymer Çaush"
- xhamia "Pir Mehmeti"

## Kryetarët e deritashëm të KBI në Prizren

1. Hfz Abdullah Telaku (deri në vitin 1945)
2. Hfz. Ismailhaki Ustaibo
3. Salih ef. Çavolli
4. Hfz. Qemajl ef. Kajseri
5. Hfz. Safet ef. Basha
6. Mustafa Zekovski
7. Zeki Sokoli
8. Shaban Basha

## Këshilli aktual i Bashkësisë Islame në Prizren:

*Drejtuesit – anëtarët:*
- Ali Vezaj-kryetar
- Muhidin Ahmeti
- Flamur Sofiu
- Naser Kastrati
- Safet Skenderi
- Rasim Demiri
- Beslem Berisha
- Fejsal Milaimi (është zv. me Selvir Azarin)
- Afrim Memaj
- Afrim Aliu
- Kader Vogel

*Punonjësit e administratës:*
- Nexhat Ibrahimi - sekretar
- Ali Vezaj - kryeimam
- Hasan Salihu - arkëtar
- Orhan Bislimaj - referent. për shërbime fetare

*Punonjës teknikë:*
- Hasan Limani – punëtor ndihmës
- Jahir Krasniqi – punëtor ndihmës
- Jahja Muja - roje
- Ymer Ademi - roje

*Inkasantë honorarë - të angazhuar për mbledhjen e anëtarësisë:*
- Ismailhaki Limani
- Agim Gashi
- Ferit Keçeli
- Ferit Tertini
- Nexhip Krasniqi



*Hamami i Prizrenit*

## Dëmet e shkaktuara gjatë luftës në KBI-në e Prizrenit

“Gjatë luftës së fundit armiku serb, si në të gjitha viset e tjera të Kosovës, gjithashtu edhe në rajonin e Prizrenit shkatërroi, dogji dhe dëmtoi shumë xhami, vakëfe (lokale afariste) prona të këshillit të BI.

“Mirëpo, menjëherë pas përfundimit të luftës, këshilli, në bashkëpunim me disa ekspertë kompetentë, kanë bërë vlerësimin e dëmeve materiale që i janë shkaktuar këshillit nga ana e forcave paramilitare serbe.”

## Xhamitë dhe mejtepet e shkatërruara, të djegura dhe të dëmtuara gjatë luftës

*Të shkatërruara tërësisht:*
- xhamia në fshatin Medvec (është rindërtuar më 2005-2006)
- xhamia në fshatin Planejë (nuk është rindërtuar)
- xhamia në fshatin Korishë (është rindërtuar më 2004)
- xhamia në fshatin Atmaxhë (është rindërtuar më 2003)

*Të dëmtuara e të granatuara:*
- xhamia në fshatin Romajë (kjo xhami edhe tani është e papërdorshme)
- xhamia në fshatin Landovicë (është riparuar 2000)
- xhamia në fshatin Piranë (është riparuar 2000)
- xhamia në fshatin Poslisht (është riparuar 2001)
- xhamia në fshatin Lybeçevë (është riparuar 2002-2005)
- mesxhidi në fshatin Leskovec (është riparuar 2001-2002)



Xhamia e parë e ndërtuar në komunën e Prizrenit, për të cilën kemi të dhëna, i përket shekullit XVI, është kjo “Suzi Prizreni”, e ndërtuar në vitin 1513. Pastaj vijnë xhamia “Haxhi Kasami” (1526), “Iljaz Kuka” (1534), “Kukli beu” (1534), “Muderis Ali efendi” (1581), “Sinan pasha” (1615) e kështu me radhë.

- Gjithashtu gjatë luftës janë dëmtuar nga forcat serbe edhe 4 lokale afariste pronë e KBI në Prizren, e të cilat pas luftës janë riparuar.

I pyetur për sanimin e dëmeve të luftës sekretari na tha: “Me angazhimin material të këshillit dhe donatorëve të jashtëm e të brendshëm, si dhe organizimit të xhemateve shumicën e dëmeve të luftës i kemi sanuar me disa përjashtime të vogla, të cilat shpresojmë se shumë shpejtë do t’i sanojmë.”

## Organizimi i Këshillit

Më tutje sekretari i këshillit, për organizimin e këshillit thotë:

“Sipas normave kushtetuese të Bashkësisë Islame, ne me kohë kemi bërë edhe sistemimin dhe kompletimin e shërbimeve të këshillit, kështu që tash funksionojnë këto shërbime të rregullta:
- sekretaria,
- kryeimami (referenti fetaro - arsimor),
- shërbimi i financave, të cilin e administron arkëtari.

## Tradita islame dhe atmosfera e Ramazanit në Prizren

Gjallërinë shpirtërore mund ta hasësh kudo. Me të vërtetë, shpirti i besimtarit mysliman, nuk mund të ndihet më i fuqishëm në asnjë vend tjetër të Kosovë, se sa në ambientin prizrenas. I lidhur fuqishëm me traditën e hershme islame, i gjithë qyteti ishte dhe mbeti simbol, që shquhet për trashëgimi mjaft të lartë të frymës islame. Le ta kujtojmë vetëm Muajin e shenjtë të Ramazanit, i cili i mbanë të gjalla dhe të pashlyeshme në kujtesën tonë, çastet më të lumtura të një ngrohtësie islame, që burojnë dhe janë veçanti e ambientit prizrenas. Në këtë muaj, ku stolisja e minareve të gjata të xhamive është bërë traditë, ardhjes së Ramazanit i gëzohen i madh e i vogël. I gëzohen furrtarët, të cilët janë më të ngarkuarit në këtë muaj duke iu përgjigjur kërkesave të besimtarëve, për përgatitjen e specialiteteve të ndryshme, që pothuajse kanë shije vetëm në këtë muaj. Një pitajkë vendore, e përgatitur mirë, sipër me vezë, pakës grimca mishi, pakës xhiz, është ajo me të cilën shquhet çdo sofër e besimtarëve në iftare të përbashkëta. Çastet e para iftarit, ndërsa shënojnë një ngarkesë të theksuar në komunikacion, për shkak të përgatitjeve dhe shkuarje-ardhjeve nëpër iftare familjare, në anën tjetër, momentet e iftarit, që sinjalizohen me thirrjen e muezinëve nga minaret e larta të xhamive, shënojnë paralizim të qytetit. Nuk e ke askend në rrugë. Të gjithë janë në iftar. Të gjithë i urojnë njëri tjetrit agjërim të pranueshëm.

Netët në muajin e Ramazanit, marrin rolin e ditës. Falja e namazit të teravisë, është edhe një kujtim i paharruar. Të gjithë e falin. Të vegjël e të rritur. Meshkuj e femra. Prej teravisë e deri në syfyr, në Prizren është ditë e jo natë.

Prandaj, kur kemi parasysh gjithë konfiguracionin e Prizrenit, kulturën dhe civilizimin e tij, mund të themi se Prizreni, apo si e thirrin disa Perzereni, ishte dhe është burim i pashtershëm për prehje, relaksim dhe frymëzim shpirtëror. Ky vend, jo rastësisht, ishte gurrë e shumë poetëve, shkencëtarëve, patriotëve, hoxhallarëve e ideologëve, që bënë kthesa historike për identitetin tonë të përgjithshëm kombëtar shqiptar.




*Xhamia më e madhe në KBI në Prizren është Xhamia e Re e Kurillës (e ndërtuar nga Këshilli BI bashkë me xhemat dhe e finalizuar nga Komiteti Saudit), që ka sipërfaqe 12x20 m, 325 m², e ndërtuar më 2000. (në foto: Ura e Gurit dhe Xhamia e Sufi Sinan Pashës*

*Retrospektivë*

## Hasan ef. Salihu: Dikur ka qenë vështirë

Në KBI punoj nga 1965, 35 vjet rresht kam punuar si imam në xhaminë e Suziut ndërsa qe një kohë punoj si arkëtar në Këshillin e KBI.

Atë kohë kur kam nisur punën si imam gjendja në KBI ka qenë e rëndë, s'pari financiarisht atë kohë kemi qenë shumë dobët pastaj edhe presioni i ish-sistemi pat bërë të vetën, mirëpo në Prizren kemi trashëguar një traditë të kultivuar islame, mirëpo megjithatë sistemi e kishte bë të veten.



*Hasan ef. Salihu*

Kur them këtë kam parasysh faktin që bashkësisë islame siç dihet pas Luftës II Botërore i qenë konfiskuar e tjetërsuar pronat pastaj kur kësaj të shtojmë edhe propagandën e fuqishme që bënin ateistët kundër fesë mund të merrni me mend se në çfarë gjendje kemi vepruar.

Mirëpo ka qenë imani i besimtarëve, përkushtimi i ylemave dhe përkrahja e xhematit që kemi arrit që t'i tejkalojmë të gjitha sfidat dhe të marrim veten.

Kështu me kalimin e kohës e sidomos me shkollimin e kuadrove të reja në medresenë e Prishtinës bëri që gjërat të ndryshojnë për së miri. Kështu ne si Këshill nën udhëheqjen e hafiz Safet Bashës kishim arritur që të jemi një ndër këshillat më të suksesshëm në distribuimin e literaturës islame në nivel të ish-federatës jugosllave.

Po ashtu më vonë kemi qenë këshill shembull për tubimin e zeqatit, sadakatul fitrit dhe kurbanava.

Më gëzon fakti që sot kemi kuadro e literaturë, sepse një kohë nuk kemi patur literaturë sidomos në gjuhën shqipe.

## Prizreni u bëri ballë katrahurave të pushteteve

Të gjitha katrahurat që i përjetoi në historikun e jetës së gjatë të tij, kurrë nuk e plandosën e as nuk e gjunjëzuan. Erdhën dhe shkuan shumë pushtete dhe qeveri, por qyteti kurrë nuk u shua e as nuk u ndërrua. Ai me krenari mbijetoi. Minarja e xhamisë ARRASTA, e cila ka mbetur e vetmuar pa xhami, në midis të mjedisit të qytetit, ndërsa na ankohet sa herë që kalojmë aty pari, për dhunën që ia kanë bërë pushtetet e kaluara duke e rrënuar tërësisht objektin e xhamisë dhe që pozita e saj është paradoks në vete, në anën tjetër në mënyrën më të qartë tregon edhe krenarinë e vet, që me nder në majë të saj e bartë lartësinë e Emrit të Allahut Fuqiplotë. Fatkeqësisht, është tentuar herë pas here, që konfiguracioni i Prizrenit, prej një qyteti me karakter të frymës islame, të tjetërsohet, por sikur Prizreni në këtë aspekt ka një imunitet nga Zoti. Ai i kaloi me sukses të gjitha sfidat. Mbeti çfarë edhe ishte, fetar dhe kombëtar. Pa i harruar asnjëherë të gjitha demolimet që u janë bërë disa objekteve me rëndësi historike. Pastaj rrënimi në tërësi i xhamisë "Mustafa Pasha", "Budak Hoqa", Xhamia në Kalanë e Prizrenit etj.



*Varri i Suzi Prizrenasit*

Prandaj, edhe njëherë, nuk është e parëndësishme, teksa dëgjojmë vizitorët e shumtë nga mbarë hapësirat shqiptare dhe më gjerë, kur thonë se, po nuk i bëre vizitë Prizrenit, më kotë thua se e ke vizituar Kosovën. Është shumë e vërtetë. Bile, jo vetëm kaq, por me të drejtë mund të themi se Prizreni është Shqipëria etnike në miniaturë. Ai është nektari i kombit, sepse në mënyrë origjinale reflekton atë pjesën e krenarisë kombëtare, të kulturës dhe civilizimit mbarëkombëtarë, me të cilën më së shumti ka arsye të mburret secili shqiptar, kudo që jeton, në Shqipërinë etnike apo në mërgatën shqiptare.

Në Prizren gjithashtu ka edhe një numër të theksuar të nishaneve mbi varrezat myslimane të cilat dëshmojnë për traditën e hershme islame këtu kisha për të përmendur nishanet mbi varrin e Suzi Prizrenasit.

Në të gjitha xhamitë, kemi imamë të rregullt dhe që të gjithë kanë përgatitjen e duhur profesionale. Në xhamitë e qytetit thuajse të gjithë imamët janë me kualifikim universitar, ndërsa myezinë të rregullt kanë 23 xhami, kurse në xhamitë e tjera detyrën e myezinit e kryejnë njerëz vullnetarë, kryesisht xhematlinj vendës".

I pyetur për numrin e të punësuarve, sekretari thotë: "Në Këshillin e Bashkësisë Islame në shkallë të Kosovës kemi numrin më të madh të të punësuarve, kjo për faktin se vetë qyteti i Prizrenit ka numrin më të madh të xhamive, pastaj edhe shumica e fshatrave tona kanë xhami. Kur kësaj i shtojmë se kemi të angazhuar edhe një numër të madh të myezinëve dhe të punësuarve në këshillin e BI del se vërtetë jemi këshilli me më shumë të punësuar në shkallë vendi, kështu që kemi të punësuar gjithsej 97 punëtorë:
- 66 imamë,
- 23 muezinë,
- 4 punëtorë administrate (kryeimami, sekretari, arkëtari, referenti i çështjeve fetare),
- 4 punëtorë teknikë.

### Jeta fetare

Për zhvillimin e veprimtarisë fetare në territorin e KBI-së të Prizrenit, përgjegjësi - kryeimami i Këshillit Ali ef. Vezaj, thotë: "Jeta dhe aktiviteti fetar në këshillin e Prizrenit zhvillohet në të gjitha xhamitë si në qytet ashtu edhe nëpër fshatra. Duke pasuar parasysh përbërjen

## Ali ef. Vezaj: Ka xhami pa minare, ama jo minare pa xhami

Më 1526 është ndërtuar xhamia e Arastës (xhamia e Jakup bej Evrenozit), e cila sot nuk ekziston, sepse në vend të saj, pasi është rrënuar, janë ndërtuar objekte të tjera nga regjimet e mëparshme.

Megjithatë, nga kjo xhami ka mbetur vetëm minarja, e cila duket sikur gjithnjë nga lart mallkon dorën vrastare të atyre pushtetarëve, që e lanë si një "kokë pa trup". Lidhur me këtë do të përmend një ngjarje interesante:

Pas përfundimit të luftës së Kosovës dhe hyrjes së forcave Veri-atlantike në Kosovë, në Prizren erdhën shumë diplomatë të huaj dhe njëri prej tyre vizitoi Këshillin e BI të Prizrenit. Duke shëtitur nëpër qendër, pa minaren dhe pyeti: "Po kjo?". Unë i thashë: "Kudo ku jetojnë dhe aplikojnë fenë islame myslimanët, ka xhami pa minare, ama minare pa xhami, e cila sikur ruan vendin e xhamisë". Diplomati i huaj, si me habi, tha: "Edhe unë këtë e pashë për të parën herë".



multietnike të Prizrenit në vetë qytetin e Prizrenit kemi xhami ku hutbet dhe derset mbahen në gjuhën turke dhe në gjuhën boshnjake- krejt këtë e bëjmë që besimtarëve tanë t'u krijojmë kushte sa më të mira për të kryer obligimet e tyre. Me këtë ne si këshill kemi arritur që të ruajmë mozaikun gjuhësor në Prizren respektivisht në jetën fetare tek ne. Po ashtu kemi aktivitet edhe në fshatra ku aktiviteti zhvillohet kryesisht gjatë muajit të Ramazanit, kur interesimi i xhematit është më i theksuar.

Gjithashtu edhe në raste festash fetare tashmë është bërë traditë që Këshilli i BI-së i Prizrenit të organizojë manifestime kushtuar këtyre festave ku, përpos imamëve tanë, shpeshherë ftojmë edhe mysafirë nga Kryesia BIK apo nga rrethet e tjera të Kosovës, siç janë p.sh. shënimi i datëlindje së Pejgamberit a.s., shënimi i datave të rëndësishme si Miraxhi, Israja, Regaibi, Berati, Hixhreti etj.

Ndërsa për aktivitetin gjatë muajit të Ramazanit kryeimami thekson: "Këshilli i BI-së i Prizrenit gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit ka një aktivitet të ngjeshur me një program paraprakisht të përgatitur, me qëllim që të jemi sa më afër xhematit. Kjo është e kuptueshme për shkak se interesimi i masës së gjerë është më i madh në këtë muaj: xhemati, krahas agjërimit, është shumë më i pranishëm në xhami.

## Mësimbesimi prioritet kryesor

Ndërsa i pyetur për shkallën e mësim-besimit, -kryeimami Ali efendi Vezaj përgjigjet: "Një vëmendje të posaçme Këshilli i BI-së i ka kushtuar punës me të rinj. Me gjithë rezultatet e arritura në këtë fushë, mund të them se imamët me përgjithësi janë angazhuar që të mbajnë mësim-besim por me të arriturat e deritashme në këtë fushë edhe pse nuk janë për t'u nënçmuar e anashkaluar nuk jemi të kënaqur ngase ka vend që të bëhet edhe më shumë".

Më tutje, kryeimami vazhdon: "Sa i përket mësimbesimit interesimi i të rinjve është më i madh gjatë pushimeve verore edhe ne në atë kohë jemi më të angazhuar që të jemi më afër të rinjve por këtu nuk duhet harruar as muajin e madhëruar të Ramazanit sepse këtë muaj vijnë nëpër xhami më shumë të rinjë ku kryesisht imamët ua mësojnë parimet themelore të fesë islame".

## Xhamitë që mbajnë mësim-besim të rregulltë

*Xhamia* — *Numri i vijuesve të mësimbesimit*

- Xhamia "Maksuat Pasha" . . . . . . . . . .28
- Xhamia "Ebu Bekr r.a." . . . . . . . . . . . .25
- Xhamia "Mesxhidi" . . . . . . . . . . . . . . . .25
- Xhamia në Zhur të Epërm . . . . . . . . . .30
- xhamia "Iljaz Kuka" . . . . . . . . . . . . . . .10
- xhamia "Terxhuman Iskenderi" . . . . . .10
- xhamia "Kurrilla" . . . . . . . . . . . . . . . . .40
- xhamia "Emin Pasha" . . . . . . . . . . . . .25
- xhamia "Suzi Prizreni" . . . . . . . . . . . . .23
- xhamia "Ahmed beu" . . . . . . . . . . . . . .10
- xhamia "Haxhi Kasam" . . . . . . . . . . . .10
- xhamia "Mahmud Pasha" . . . . . . . . . .130
- xhamia "Çohaxhi Mahmud" . . . . . . . . .22
- xhamia në Ljubinjë të epërme . . . . . .150
- xhamia në Lubinjë të Ulët . . . . . . . . . .60
- xhamia në Mushnikovë . . . . . . . . . . .50
- xhamia në Lybeçevë . . . . . . . . . . . . . .20
- xhamia në Hoqën e qytetit . . . . . . . . .10

*Xhamitë ku mësim-besimi mbahet gjatë verës dhe gjatë Ramazanit*

- xhamia "Mehmet pasha" . . . . . . . . . . . .10
- xhamia "Omeri r.a." . . . . . . . . . . . . . . . .15
- xhamia "Osmani r.a." . . . . . . . . . . . . . . .30
- xhamia në Manastiricë . . . . . . . . . . . . .20

dhe në shumë xhami të tjera.

Ndërsa i pyetur për xhematet më të organizuara, Ali efendiu na tha: "Tek ne fatbardhësisht kemi një traditë të gjatë të organizimit të xhematit për nevojat e fesë. Kjo traditë vazhdon edhe tash varësisht nga nevoja që ka xhemati. Xhematet që kanë xhami, janë të organizuara për mirëmbajtjen e tyre, ndërsa kemi shumë xhemate që nuk kanë xhami dhe që kërkojnë që sa më parë të ngrihen xhami në lagjet dhe në fshatrat e tyre".

Të gjitha xhematet janë të organizuara. Kjo shihet më së miri në kontributin e tyre që kanë dhënë si në rindërtimin e xhamive apo edhe në ndërtimin e tyre nga themeli.

## Shpërndarja e shtypit dhe literaturës islame

Një segment i rëndësishëm në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit është edhe shpërndarja e literaturës islame. Do theksuar se këshilli është angazhuar edhe në përhapjen e fjalës së shkruar, si të librit ashtu edhe të revistave.

"Shpërndarjen e periodikut dhe botimeve islame e bëjmë nëpërmjet imamëve tanë, të cilët kanë rolin kryesor në përhapjen e fjalës së shkruar islame", por edhe nëpërmjet Kioskut të KBI - theksoi kryeimami Ali ef. Vezaj.

Furnizimi bëhet me literaturë në gjuhën shqipe dhe boshnjake dhe më pak në gjuhën turke.




**Imami veteran**
*- Feim ef. Osmani*
*I lindur më 1932, mësimet e para i mori në medresesë "Mehmet Pasha" në Prizren për ta mbaruar më vonë me korrespodencë Medresenë e mesme "Alauddin" në Prishtinë. Nga viti 1967 kryen detyrën e imamit në fshin Lubinjë. Mulla Feimi një kontribut të madh ka dhanë në mbajtjen e mësim-besimit.*

## Imamët në xhemat

"Pjesa dërmuese e imamëve janë të angazhuar me përkushtim të lartë në misionin e tyre në xhemat dhe aty ku e lyp nevoja, si në raste gëzimi ashtu edhe hidhërimi, - thonë kompetentët e Këshillit.

## Bamirësit

Nga bamirësit që ia vlen të përmenden në komunën e Prizrenit, sepse kanë ndihmuar këshillin në forma të ndryshme, kompetentët i përmendin këta:
- Haxhi Bajram Susuri;
- Hasan Hoxha;
- H. Burhamedin Çesko;
- H. Hajzer Kryeziu;
- Haxhi Ismeti;
- Familja Balja etj.

## Të arriturat e këtij Këshilli:

Ndër të arriturat, kompetentët e KBI-së të Prizrenit përmendin:

Sanimin e dëmeve të luftës- rindërtimin e xhamive të shkatërruara gjatë luftës:

***a) Xhamitë e rindërtuara:***
- xhamia "Çohaxhi Mahmudi" (2002)
- xhamia në Atmaxhë (2002)
- xhamia në Jabllanicë (2004)
- xhamia në Korishë (2005)
- xhamia në Medvec (2005)
- xhamia "Jeni Mahalla" (2006)
- xhamia "Mahmud pasha" (2006)
- Xhamia në Arbanë (vazhdojnë punimet)

***b) Xhamitë e rinovuara***
- Namazxhahu (2002)
- xhamia "Ebu Bekr r.a."
- xhamia "Suzi Prizreni"
- xhamia "Iljaz Kuka"
- xhamia "Haxhi Ramadani"
- xhamia "Maksut Pasha"
- xhamia "Emin Pasha"
- rinovim i xhamisë së vjetër "Kurilla" për nevojat e medresesë së femrave.

***c) Xhamitë e ndërtuara për herë të parë:***
- xhamia "Kurilla" (Xhamia e re) (2000)
- xhamia në Pousko (2004)
- xhamia në Dardani (Jaglenicë) (2006)
- xhamia në lagjen Arbanë "Darusselam", (2006)
- xhama në fshatin Dobrusht (2006)
- xhamia në fshatin Zojz (2006)

***ç) Minaretë e ndërtuara:***
- minarja e xhamisë në Gërnçari (2001)
- minarja e xhamisë "Osmani r.a" (2004)
- minarja e xhamisë në Jeshkovë (2004)
- minarja e xhamisë në Vërmicë (2006)

## Sfidat

- Kthimi i pronave të uzurpuara, nacionalizuara e tjetërsuara gjatë kohës së ish-pushteteve: mbretëror dhe komunist;
- Angazhimi për krijimin e vakëfeve të reja
- Ndërtimin e një qendre islame ku do të formoheshin:
- Biblioteka publike e BI
- Muzeu islam
- Arkiva moderne
- Edicioni botues
- Editimi i një gazete komunale-rajonale



*Namazxhahu*

Prioritetet për të ardhmen:
Udhëheqësit e këtij këshilli, ndër prioritetet për të ardhmen, përmendën:

- Ndërtimi i xhamive të reja aty ku është e nevojshme;
- Puna me të rinjtë;
- Formimi i forumit të të rinjve në kuadër të KBI-së;
- Formimi i forumit të gruas;
- Avancimi i jetës fetare.

# Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Prizrenit

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profesionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | xhamia "Suzi Prizreni" | 1513 | Irfan Salihu | superiore | Hasan Limani | 5 |
| 2. | xhamia "Haxhi Kasami" | 1526 | Ali Aliti | e mesme | Fuad Alajbegu | 5 |
| 3. | xhamia "Iljaz Kuka" | 1534 | Mervan Berisha | superiore | Izet Lezi | 5 |
| 4. | xhamia "Kukli beu" (Saraçhana) | 1534 | Omer Huduti | e mesme | Nijazi Halimi | 4 |
| 5. | xhamia "Mehmed pasha" | 1573 | Reshat Mexhidi | superiore | Xhingiz Igxhiu | 5 |
| 6. | xhamia "Muderis Ali efendi" | 1581 | Bashkim Spahiu | superiore | Osman Bekteshi | 4 |
| 7. | xhamia "Sinan Pasha" | 1615 | Tefik Jullxhesoj | superiore | Amir Alija | 5 |
| 8. | xhamia "Sejdi beu" | 1650 | Lutfi Ballëku | superiore | Haris Rexhepi | 4 |
| 9. | xhamia "Sinan Katibi" | shek. XVI | Safet Hoxha | superiore | Adnan Nurko | 5 |
| 10. | xhamia "Mehmet Terziu" | 1721 | Afrim Berisha | superiore | Sejfudin Qemali | 5 |
| 11. | xhamia "Maksut Pasha" | shek.XVI-XVIIX | Muharrem Haxhi | e mesme | Muhamed Llopari | 5 |
| 12. | xhamia "Ahmed beu" | shek. XVII | Rexhep Salihu | e mesme | Muhamed Haki | 5 |
| 13. | xhamia "Mahmud Pasha" | 1833 | Zaim Qafleshi | superiore | Ibrahim Berisha | 5 |
| 14. | xhamia "Çohaxhi Mahmudi" | 1831 | Adnan Arifi | superiore | Hajri Mexhiti | 5 |
| 15. | xhamia "Kurilla" | | Naser Kastrati | superiore | Agim Gashi | 5 |
| 16. | xhamia "Haxhi Ramadani" | shek.XVII | Faruk Tahiri | superiore | Sylejman Sylejmani | 5 |
| 17. | xhamai "Emin Pasha" | 1831 | Daut Lezi | superiore | Fetah Haqifi | 5 |
| 18. | xhamia "Terxhuman Iskenderi" | shek.XIX | Hajredin Morina | superiore | Ferid Keçeli | 5 |
| 19. | xhamia "Jeni Mahalla" | shek.XIX[1] | Mazllam Mazllami | superiore | Ferit Tertini | 5 |
| 20. | xhamia "Ebu Bekr r.a." | 1980 | Feti Isaku | e mesme | Sabajdin Krasniqi | 5 |
| 21. | xhamia "Mesxhidi" | 1953 | Idris Sertolli | superiore | Selim Bushrani | 5 |
| 22. | xhamia "Omeri r.a." | 1985 | Taxhudin Ibrahimi | superiore | Nexhip Krasniqi | 5 |
| 23. | xhamia "Osmani r.a." | 1988 | Kujtim Bislimaj | superiore | Bajram Hoxha | 4 |
| 24. | xhamia në Dardani | 2005 | Faruk Ukallo | superiore | | 2 |
| 25. | xhamia "Daruselam" në Arbanë | 2005 | Mirsad Ajvazi | superiore | | 5 |
| 26. | xhamia në Arban | 1971 | Fejzullah Suka | e mesme | | 5 |
| 27 | xhamia në Atmaxhë | | Nezir Sahiti | e mesme | | 5 |
| 28 | xhamia në Billushë | | Beslem Berisha | e mesme | | 5 |
| 29 | xhamia në Gjonaj | | Iljaz Hoxha | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 30 | xhamia në Hoqë të qytetit | | Nezir Krasniqi | superiore | | 5 |
| 31 | xhamia në Jeshkovë | | Adnan Krasniqi | | | vetëm xhumatë |
| 32 | xhamia në Kobaj | | Ajdin Thaçi | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 33 | xhamia në Korishë | | Nebih Dakaj | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 34 | xhamia në Kushnin[2] | | | | | |
| 35 | xhamia në Landovicë | | Kasam Muhameti | superiore | | vetëm xhumatë |
| 36 | xhamia në Leskovec[3] | | | | | vetëm xhumatë |
| 37 | xhamia në Lez[4] | | | | | |
| 38 | xhamia në Lybeçevë | | Samidin Maçkaj | e mesme | | 5 |
| 39 | xhamia në Zhur të Epërm | | Afrim Memaj | e mesme | | 5 |
| 40 | xhamia në Zhur të Ultë | | Nazim Hoxhaj | e mesme | | 5 |
| 41 | xhamia në Dobrusht | 2005 | Blerim Memaj | e mesme | | 2 |
| 42 | xhamia në Vërmicë | | Nexhat Gashi | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 43 | xhamia në Mamushë | 1982 | Murat Mazreku | e mesme | | 5 |
| 44 | xhamia në Medvec[5] | | Adil Morina | | | vetëm xhumatë |
| 45 | xhamia në Poslisht | | Kurtish Hoxhaj | e mesme | | 2 |

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 46 | xhamia në Vlashnje | | Behlul Hoxhaj | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 47 | xhamia në Romajë[6] | | Alush Duraku | | | |
| 48 | xhamia në Piranë | | Safet Skenderi | e mesme | | 5 |
| 49 | xhamia në Planejë[7] | | Shaip Shehu | e mesme | | |
| 50 | xhamia në Struzhe | | | | | vetëm xhumatë |
| 51 | xhamia në Nebregosht | | Selamir Tahiri | e mesme | | 5 |
| 52 | xhamia në Lubinjë të Epërme | | Fehim Osmani | e mesme | | 5 |
| 53 | xhamia në Lubinjë të Ultë | | Alija Abdija | e mesme | | 5 |
| 54 | xhamia në Mushnikovë | | Nail Skenderi | e mesme | | 5 |
| 55 | xhamia në Manastir | | Abdija Kuljiqi | e mesme | | 5 |
| 56 | xhamia në Lubizhdë | | Xhafer Baxhaku | e mesme | | 5 |
| 57 | xhamia në Gërnçar | | Aziz Bajra | | | vetëm xhumatë |
| 58 | xhamai në Llokvicë | | Azem Velija | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 59 | xhamia në Pllanjanë | | Selvir Azari | e mesme | | 5 |
| 60 | xhamia në Novosellë | | Ibrahim Haziri | e mesme | | 5 |
| 61 | xhamia në Reçan | | Masar Fejza | e mesme | | 5 |
| 62 | xhamia në Gornje Selo | | Afrim Tahiri | e mesme | | 5 |
| 63 | xhamia në Skorobisht | | Enes Xhaferi | e mesme | | 5 |
| 64 | xhamia në Pousko | 1995 | Rasim Demiri | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 65 | xhamia në Pousko | 1996 | Rasim Demiri | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 66 | xhamia në Jabllanicë | | Elmir Karxhi | superiore | | vetëm xhumatë |
| 67 | Namazxhahu[8] | | | | | |
| 68 | mesxhidi në fshatin Drajçiq[9] | | | | | vetëm xhumatë |

*Fusnotat:*

1. Xhamia është rindërtuam nga themeli më 2006
2. Fshati pas luftës është boshatisur.
3. Fshati pas luftës është boshatisur.
4. Fshati është boshatisur.
5. Xhami është rindërtua më 2005
6. Xhamia është e ndërtuar nga material i dobët dhe tani është e papërdorshme ngase paraqet rrezik për jetën e besimtarëve, ritet fetare kryhen në një objekt privat të adaptuar.

7. Xhamia është e rrënuar.
9. Këtu falet namazi i xhumasë vetëm në kushte të mira atmosferike.
8. Këtu falet namazi i xhumasë dhe namazi i teravive.

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Sharrit)*



# Myftiu Tërnava e kryeimami Bajgora vizituan EBA dhe Bahrejnin




*Takimi me ministrin e Drejtësisë dhe Çështjeve Islame të Bahrejnit, z. Halid bin Ali bin Abdullah Al Halife*




*Takimi me zv. e Përgjithshëm të fondacionit Zajid bin Sullta Al Nahjan, z. Salim Ubejd edh-Dhahirij*




*Takimi me udhëheqësit e Shoqatës El Islah të Bahrejnit*

Nga 26 janari deri më 7 shkurt Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga kryeimami Sabri ef. Bajgora qëndruan për vizitë punë në Emiratet e Bashkuar Arabe dhe në Bahrejn.

Gjatë qëndrimin në Emiratet e Bashkuara Arabe Myftiun Tërnava e kryeimami Bajgora, patën një sërë takime me udhëheqës institucionesh të ndryshme, por ajo që vlen të veçohet është takimi me zëvendës drejtorin e përgjithshëm të Fondacionit qeveritar humanitar "Zajid bin Sultan Al Nahjan", shejh. Salim Ubejd edh Dhahirij, me të cilin u biseduar hollësisht për investimet në Kosovë.

Myftiu Tërnava dhe kryeimami Bajgora pasi që falënderuan shejh. Salim Ubejd edh Dhahirij për kontributin e tij, të fondacionit që ai përfaqëson dhe për kontributin e qeverisë së Emirateve për realizimin që tash veç janë realizuar në Kosovë nga ky fondacion, bisedimet u përqendruan në donacionin e kësaj shoqate për ndërtimin e godinës së FSI.

Myftiu Tërnava e njoftoi për procedurën e kompletimit të dokumentacionit të nevojshëm për fillimin e punëve në ndërtimin e FSI-së.

Z. Salimi me bashkëpunëtorë u zotuan se donacioni i premtuar nga fondacioni për FSI-në, është i sigurt dhe shpresojë që sa më parë presim që përfundojnë procedurat administrative dhe të fillohet me ndërtimin e godinës për FSI-në.

Në Dubai, Myftiu dhe kryeimami patan edhe shumë takime me përfaqësues të ndryshëm të shoqatave humanitare, të cilët Myftiu i njohu me gjendjen në Kosovës dhe u paraqiti disa projekte për ti realizuar sidomos në projekte që krijojnë vakëfeve.

Përfaqësuesit e shoqatave i premtuan Myftiut se ndihma për ndërtimin e xhamive, do të vazhdojë edhe më tutje.

Gjatë qëndrimit në Dubai duhet veçuar edhe takimin me përfaqësues të Divanit të Princit të Dubait, të cilët premtuan se ndihma më e madhe për Kosovën nga ky shtet për momentin do jetë përkrahja e parezervë e pavarësisë në Këshillin e Sigurimit të OKB-së kur propozimi i presidentit Ahtisari për statusin e Kosovës të kaloj në KS të OKB-së

Me ftesë të Ministrisë së Drejtësisë dhe Çështjeve Islame të Bahrejnit, delegacioni ynë qëndroi 5 ditë në Bahrejn. Në takimin me Ministrin e Drejtësisë dhe Çështjeve Islame z. Halid bin Ali bin Abdullah Al Halife delegacioni ynë e njohu atë me organizimin dhe funksionimin e BI të Kosovës. Në këtë takim u shqyrtuan format e bashkëpunimit në të ardhmen mes dy shteteve, sidomos në ndihmën që do t'i ofrohet Bashkësisë Islame të Kosovës për ndërtimin dhe meremetimin e objekteve të dëmtuara nga lufta e fundit në Kosovë.

Ministri Halid bin Ali, premtoi se përkrahja e Bahrejnit nuk do të mungojë as në rrafshin politik, sidomos kur kihet parasysh fakti se përfaqësuesi i Bahrejnit do të jetë udhëheqës i seancave në Këshillin e sigurimit pranë OKB-së gjatë muajve në vijim.

Myftiu Tërnava dhe kryeimami Bajgora në Bahrejn patë një takim shumë të frytshëm edhe me udhëheqësit e Shoqatave humanitare të Bahrejnit, të cilët i njoftuan për projektet BIK në të ardhmen. Nga udhëheqësit e tyre morën premtime se do të përkrahin disa nga projektet në të mirë të myslimanëve të Kosovës.

Po ashtu gjatë qëndrimin në Bahrejn, Myftiu Tërnava takoi edhe udhëheqësinë e Shoqatës së Grave të Bahrejnit, ku gjatë takimit me motrën e Mbretit të Bahrejnit, e cila njëherësh ishte udhëheqëse e kësaj Shoqate, u shpjeguan nevojat që kanë femrat kosovare për të pasur përkrahje nga një institucion i tillë. Ato premtuan se do vejnë kontaktet me Departamentin e Grave të BI-së. Ato u interesuan për mundësin e financimit për ndërtimin e çerdheve (kopshteve) për fëmijë në disa qendra të Kosovës.

***S.B.***

## Myftiu i Kosovës vizitoi Kuvendin Komunal të Ferizajt



Komuna e Ferizajt është shembulli më i mirë në bashkëpunimin e besimeve dhe institucioneve lokale, por edhe me Bashkësinë Islame të Kosovës. Ky bashkëpunim i ndërsjellë po krijon ura afrie që kanë munguar në të kaluarën, tha Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës Naim Tërnava i cili më 23 shkurt 2007, me bashkëpunëtorë u prit nga kryetar i Kuvendit komunal z. Faik Grainca. Kreu komunal Grainca në këtë takim e ka informuar Myftiun Naim Tërnava me gjendjen në komunën e Ferizajt, sfidat që e përcjellin këtë komunë sikurse edhe komunat e tjera. Kam kënaqësi të them se me Bashkësinë Islame kemi raporte shumë të mira dhe ato do të vazhdojnë sepse edhe kjo është në interesin e përgjithshëm. Marrëdhënie të mira z. Grainca tha se KK i Ferizajt ka edhe me Bashkësitë tjera fetare që veprojnë në territorin e kësaj komune. Ne do të mundohemi që të gjejmë forma organizative që vetëm me BI, por edhe me besimet tjera.

Myftiu Naim Tërnava këtë takim zyrtar e konsideron të frytshëm sepse janë diskutuar tema me rëndësi që i kontribuojnë të ardhmes së Kosovës me theks të veçantë në zhvillimin e infrastrukturës së besimeve.

Gjatë prononcimit për media Myftiu Naim Tërnava rreth projektit të Martti Ahtisarit tha se si tërësi është i pranueshëm sepse hapë shtigje të reja për ardhmërinë e vendit. Sa i përket besimit Islam Tërnava shfaqi bindjen se ky projekt nuk është i favorshëm sepse dallimet janë të mëdha. I kuptoj të gjitha presionet politike por çështja e besimit nuk duhet të ndërlidhet me politikë sepse ato mund të çojnë në ndasi edhe fetare edhe politike. Ne së bashku me udhëheqësit e Ipeshkvisë së Kosovës kemi reaguar në mënyrë që edhe bota të jetë e informuar se ka mangësi në planin e Martti Ahtisaarit sa i përket besimeve. Objektivat e besimeve janë të njëjta dhe një qëllim. Ato duhet të mbrohen në tërësi pa dallime sepse pakoja e M. Ahtisaarit mbron kishat serbe. Mendoj seriozisht se këtu duhet të bëhen përmirësime, e besimet në Kosovë të mos anashkalohen.

Bashkësia ndërkombëtare ndaj këtij parimi jo të mirë duhet të reagoj edhe pa prezencën tonë sepse atëherë kjo më pak ka demokraci e më shumë favorizim, që nuk do të dëshironim të jetë sepse ne po ecim rrugës së demokracisë.

Për bashkëpunimin në mes Ipeshkvisë së Kosovës dhe Bashkësisë Islame Myftiu Naim Tërnava theksoi se kanë bashkëpunim të mirë dhe kjo besoj se do të vazhdoj edhe në të ardhmen.

Dëshiroj të them, tha Myftiu Tërnava, se ne nuk kemi ndihmën e institucioneve të Kosovës, por kishim dashur të kemi se i vetmi burim i të ardhurave janë qytetarët që kontribuojnë në buxhetin e bashkësisë Islame. I vetmi institucion i cili ka ndihmuar BI në Ferizaj është Kuvendi komunal që ka ndarë një fond prej 23 mijë euro për ndërtimin e murgut të xhamisë.

# Së shpejti KBI në Podujevë me seli të re

**(Financimin e ndërtimit të selisë së Këshillit do ta bëjë Kosova Aid and Developmen)**

Më 23 shkurt 2007, në selinë e BI të Kosovës, Myftiu Mr. Naim Tërnava në emër të **Kryesisë të BI të Kosovës** ka nënshkruar kontratë me Rashid Djaroum - përfaqësues i **Kosova Aid and Development** për ndërtimin e selisë së KBI-së në Podujevë.

Sipas kontratës ndërtimin e selisë së KBI do ta financoj "Kosova Aid and Developmen", ndërsa truallin e ka siguruar Bashkësia Islame e Kosovës respektivisht Këshilli i BI të Podujevës. Selia e re e KBI do të ndërtohet në një sipërfaqe prej 1250 m².

Gjatë nënshkrimit të kontratës qe i pranishëm edhe kryetari i KBI të Podujevës Osman ef. Kurtolli.

Pas nënshkrimit të kontratës kryetari Osman ef. Kurtolli na tha: "Kjo ditë është e rëndësishme për Këshillin e BI, me këtë rast falënderoj donatorin i cili mori përsipër financimin e këtij projekti i cili pasi të realizohet do të krijojë kushte më të mira për punë më efikase për këshillin dhe administratën e KBI në Podujevë. Falënderoj edhe angazhimin e Kryesisë e posaçërisht Myftiun Tërnava për orientimin e donacionit tek ne ngase siç dihet ne si këshill tani nuk i kemi kushtet e duhura për punë efikase, shpresojmë që projekti të kryhet në afatin e paraparë".



## Prof. David Shenk mbajti ligjëratë para studenëve të FSI-së

**“Diverziteti, toleranca dhe paqja. Cila është kërkesa e Zotit?” nga prof. David Shenk.**



Në vazhdën e aktiviteteve të shumta që po realizon Fakulteti i Studimeve Islame në Prishtinë, me qëllim që studentët e këtij fakulteti të zgjerojnë diapazonin e diturisë dhe me synimin e njohjes me kulturat e ndryshme fetare e kombëtare.

Të martën më 20 shkurt në sallën e bibliotekës së Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë në orën 13:00 u mbajt ligjërata me temë “Diverziteti,toleranca dhe paqja. Cila është kërkesa e Zotit? (“Diversity, Tolerance and Peace.What is God’s will?”) nga prof. David Shenk, prof. në universitetin e Pensilvanisë në SHBA, i cili ndau kohën e tij me personelin dhe studentët e Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë.

Ligjëruesin para të pranishmëve e paraqiti sekretari i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, Mr Xhabir Hamiti duke i shprehur nderimet e tij dekanit Dr.Rexhep Boja për prezencën e tij,personelit arsimor, studentëve që kishin mbushur sallën e bibliotekës të cilët pritnin me kureshtje fillimin e ligjëratës dhe nderimet e veçanta u drejtuan në adresën e prof. David Shenk i cili në agjendën e tij tepër të ngarkuar përfshiu edhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë .Në fjalën e tij hyrëse, Mr.Hamiti , përveç tjerash tha:”Bas*hkëbisedimi dhe dialogu është kërkesë e hershme qiellore dhe profetike në të cilën ne pjesëtarët e besimit islame besojmë fuqishëm. Këmbimi i ideve,njohurive dhe vlerave për të mirën ,mirëqenien , prosperitetin dhe avancimin e qenies njerëzore pa dallim race,ngjyre e etniteti, është e dobishme dhe e nevojshme në çdo kohë dhe në çdo vend”*

Pastaj u prezantua veprimtaria arsimore e prof. David Shenkut i cili kishte mbaruar Fakultetin Teologjik në vitin 1959 në Universitetin Lindor Menonit. Ndërsa Magjistraturën në Universitetin e Nju Jorkut në fushën e Edukimit Social. Dhe Doktoraturën në të njëjtin Universitet ku për studim kishte Studimet Religjioze dhe Antropologjinë. Prof. David Shenk u prezantua se është autor dhe bashkautor i 12 librave, ku si më të veçanta ishin “I krishteri dhe myslimani në dialog.”-“Udhëtime të popujve mysliman dhe Kisha krishtere,eksplorimi dhe misioni i dy komuniteteve.”

Prof. David Shenk fillimisht përshëndeti dekanatin e Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, dhe studentët për pritjen që i bënë. Filloi ligjëratën duke treguar shembuj real të ndërtimit të marrëdhënieve të mira ndërmjet shoqërive fetare e kombëtare nga vizitat e tij të shumta nëpër vende të ndryshme të botës. Në qendër të ligjërimit të tij mbante ndërtimin e marrëdhënieve ndërmjet shoqërive të ndryshme njerëzore ndërmjet dialogut të mirëfilltë si rruga më e suksesshme për paqe e stabilitet në gjithë botën edhe pse nuk mohonte edhe rrugët tjera siç janë mirësjellja, ndihma ndaj njëri-tjetrit etj.

Pastaj shpalosi mendimet e tij për besimtarët islam ku kishte pasur rastin që për së afërmi të njihet me besimin, kulturën dhe civilizimin e myslimanëve ngase kishte jetuar afër 30 vite në Afrikën Lindore. Dhe vizita që u kishte bërë vendeve islame sidomos Iranit dhe Indonezisë tash së fundi para se të ishte në mesin tonë ku kishte zhvilluar bisedime dhe takime me përfaqësuesit e besimit islam nëpër këto vende. Gjithherë gjatë ligjëratës së tij kërkon dialog dhe tolerancë ndërmjet shoqërive të ndryshme sidomos atyre fetare që të ndërtojnë paqe, stabilitet dhe marrëdhënie të mira shoqërore ngase këtë e kërkon Zoti i myslimanëve, i krishterëve dhe i gjithë të tjerëve.

Përfundoi ligjëratën duke kërkuar dialog, tolerancë, paqë për një të ardhme të mirë ndërmjet shoqërive njerëzore.

Pastaj vazhdoi pjesa e dytë e ligjëratës e pyetjeve dhe përgjigjeve ku ishte e pamundur tu përgjigjej të gjithë të interesuarve ngase ishte numri i madh, ndërsa koha ishte e kufizuar.

Ndërsa fjalën përfundimtare kishte prodekani Mr.Qemajl Morina ku fjalët e tij drejtuar të pranishmëve ishin: “*Dialogu ndërfetar është i domosdoshëm në kohën e sotme kur kundërthëniet në mes botës islame dhe asaj perëndimore sa vijnë e po zgjerohen. Kosova është vendi ku më së miri kanë gjetur mirëkuptim këto vlera të botës sonë. Në vitin 1999 NATO si, fuqia më e madhe ushtarake perëndimore intervenoi kundër forcave serbe për t’i shpëtuar kosovarët, të cilët me shumicë i përkasin besimit islam. Po në Kosovë, xhamitë e rrënuara dhe të djegura nga forcat serbe u meremetuan dhe u ndërtuan jo vetëm nga shoqatat islame, por në ndërtimin e tyre morën pjesë edhe shoqata të krishtera si dhe një shoqatë çifute-amerikane. Kjo tregon se në kohën tonë, në kohën e internetit bota është kthyer në një fshat të vogël, andaj mirëkuptimi ndërfetar dhe ndëretnik është i domosdoshëm dhe pa alternativë. Në këtë frymë mund ta kuptojmë edhe ligjëratën e mrekullueshme të cilën para studentëve dhe personelit arsimor e mbajti prof. Dr. Devid Shenku për dialogun në mes myslimanëve dhe të krishterëve, i cili është më i nevojshëm sot se asnjë herë më parë.”*

***(z. tërnava)***

# Në Rahovec 63 nxënës bënë duan e hatmes



Më 21 shkurt 2007 në xhaminë e "Çarshisë" në Rahovec, pas namazit të drekës në prani të shumë besimtarëve, prindërve dhe të ftuarve të tjerë e ku qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava që shoqërohej nga bashkëpunëtorët, kryeimami Sabri ef. Bajgora, përgjegjësi për veprimtari botuese mr. Qemajl Morina, drejtori i medresesë Ekrem Simnica, si përfaqësuesi i tarikatit rufai sheh Mehdi Shehu, 63 vijues të mësim besimit tek imamët e xhamive të Rahovecit (Shani ef. Sylak, Adnan ef. Pallqa dhe Nysret Abazibra) solemnisht bënë duanë e hatmes.

Këtë ditë xhamia e Çarshisë, që është një ndër xhamitë më të bukura të Kosovës ishte e vogël për t'i pranuar të gjithë të interesuarit që kishin ardhur për të qenë të pranishëm në duanë e hatmës të vijuesve të mësim-besimit të grupmoshave të ndryshme duke filluar nga më të rejat e deri tek ato të pjekura.

Duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava pasi që ka përgëzuar nxënësit dhe imamët për rezultatet e arritura tha: "Edukimi i brezit të ri është ndër prioritetet kryesore të BIK andaj suksesi i arritur tek ju na obligon ne si bashkësi islame që edhe më tepër t'i kushtojmë vëmendje të duhur çështjes së mësim-besimit, ngase ne angazhohemi për një rini të edukuar. Është kënaqësi kur sheh rezultatet e imamëve tuaj të vyeshëm të cilët kanë punuar në mënyrë sistematike me këta të rinj. Të nderuar vëllezër është detyrë e prindërve që të kujdesen për edukimin e drejt të fëmijëve të tyre, ndërsa është obligim i strukturave të shoqërisë që të krijojnë kushte për këtë. Angazhimi i imamëve tuaj është dëshmia më e mirë se aty ku ka angazhim rezultatet nuk mungojnë kjo më po shihet sot kur bijtë e bijat tuaj me sukses bënë duanë e hatmes". Më tutje myftiu tha: "Ne si bashkësi edhe në të ardhmen do të angazhohemi që të krijojmë kushte për mësim-besim ngase e kemi urdhër nga i Madhi Allahu që të mësojmë e studiojmë, ndërsa nuk është thënë kot se si është rinia ashtu do jetë e ardhmja, me këtë rast më lejoni edhe një herë që tu përgëzoj të gjithëve për këtë rezultat dhe ju ftoj që të vazhdohet në këtë mënyrë e përkrahja jonë nuk do të mungoj".

Në emër të Këshilli të BI Rahovecit të pranishmit i përshëndeti kryeimami Nysret Abazibra, ndërsa kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora nxënësve që bënë hatme ua shpërndau fletëdëshmitë përkatëse.

***Lista e nxënësve që bënë hatme***
*Emri dhe Mbiemri*
I. (tek imami Adnan Pallqa)
- Aide Hilmi Çmega
- Ajete Fetah Durguti
- Albana Bashkim Eminazëri
- Albane Mehmed Spahiu
- Almedina Haxhi Hamza
- Amra Agim Durguti
- Amra Hamdi Vuqitërna
- Azra Sebajdin Zllanoga
- Bahrije Beqir Çmega
- Benjamin Ilver Iska
- Benjamin Sadik Durguti
- Bilall Hamëz Haxhihamza
- Dren Zahir Sopaj
- Edin Enver Durguti
- Egzon Avdarmon Isma
- Elbasane Idriz Hoxha
- Ellma Qamil Dërmala
- Emir Nazif Durguti
- Emire Hilmi Lama
- Ensare Jashar Isma
- Enes Sulejman Haxhihamza
- Enes Xhabir Shehu
- Enise Fehmi Durguti
- Fetije Fehmi Sokoli
- Hadise Xhabir Hajrullaga
- Haris Bedri Durguti
- Harun Muhamed Durguti
- Hatmane Ibrahim Sada
- Hysen Jashar Isma
- Kujtesa Hashim Durguti
- Medine Murat Durguti
- Merside Ilvi Ejupi
- Mirsad Jashar Isma
- Nebahate Agim Eminazëri
- Safet Halil Mullaabazi
- Sahit Imer Abazi
- Saranda Xhafer Kadiri
- Selvishahe Mazllum Metkamberi
- Semahate Ibrahim Sada
- Semir Gazmend Iska
- Senad Kadrush Sylka
- Vahid Ramadan Bugari
- Valon Sokol Kërndali
- Xhemali Fetah Durguti
- Yllza Remzi Thaçi
- Zana Burhan Çmega
- Zymrite Bedri Sylka

II. (tek imami Nysret Abazibra)
- Emrane Agim Eminazëri
- Ermire Ramadan Bullatovci
- Laureta Vadet Vuçitërna
- Arbin Ahmet Dërmala

III. (tek imami Shani Sylka)
- Edibe Sabahudin Kollari
- Ensar Selajdin Tara
- Azra Qerim Vuçitërna
- Zekerija Myhedin Abazibra
- Zenel Fadil Kollari
- Zulejha Beqir Kollari
- Isa Sebajdin Ejupi
- Muharrem Safet Abazibra
- Remzije Myhedin Limanmera
- Samir Vajdin Abazibra
- Semine Halil Hajrullaga
- Xhylije Sinan Korenica

Fotolajm:

## Myftiu Tërnava vizitoi Teqenë e Rufaive në Rahovec




Gjatë qëndrimit në Rahovec myftiu Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët vizitoi edhe Teqenë e tarikatit Rufai ku u prit nga sheh Mehdi Shehu dhe sheh Besim Shehu ky i fundit udhëheqës i tarikatit halveti.

Sheh Mehdiu e sheh Besimin pasi kanë falënderuar Myftiun Tërnava për vizitën janë shprehur se kanë kënaqësi të veçantë që presin udhëheqësin e Bashkësisë Islame të Kosovës, pra udhëheqësin e të gjithë myslimanëve të Kosovë. Dy drejtuesit e tarikateve u shprehen se kjo vizitë hap shtigje e horizonte të reja për avancimin dhe zhvillimin e jetës fetare në qytetin e Rahovecit.

Myftiu Tërnava pasi ka falënderuar për mirëpritjen është shprehur se tarikate në disa pjesë të Kosovës janë realitet dhe ne si bashkësi do të angazhohemi që të kultivojmë frymën e bashkëpunimi për të mirën e besimtarëve. Ne jemi të përkushtuar që në rajonin e juaj të ketë një zhvillimi normal të jetës fetare.

## Hatme edhe 46 nxënës në xhaminë "Shejh Zaid" në Vushtrri

Në xhaminë "Shejh Zaid" në Vushtrri më 24.09.2006 pas namazit të drekës

u bë ceremonia e duasë së hatmës ku përpos nxënësve të pranishëm ishin edhe shumë xhematlinjë dhe prindër të nxënësve.

Fillimisht të pranishmit i përshëndeti sekretari i KBI-së të Vushtrrisë Ferat ef Gërguri, i cili foli për rëndësinë që i kushton feja islame mësimit dhe dijes. Ferat efendiu gjithashtu përgëzoi nxënësit për rezultatet e arritura, ndërsa angazhimin e imamit e cilësoi si shembull edhe për imamët e tjerë.

Imami i xhamisë Bedri ef Halili, në fjalën e tij përshëndetëse përpos të tjerave falënderoi edhe Tasim Maxhunin i cili me angazhimin e tij kishte ndihmuar në sensibilizimin e të rinjve për të mësuar leximin e Kuranit .

Do theksuar se në këtë grup mosha e vijuesve të mësim besimit është nga 8 deri në 64 vjeç ku duhet dalluar Shukri Pllana.

*Emrat e nxënësve të cilët kanë bërë hatme:*



1. Shefqet (Abdylkadër) Maxhuni
2. Selatin (Rexhep) Hamiti
3. Berat (Zain) Hyseni
4. Dardan (Asllan) Muja
5. Shukri (Habil) Pllana
6. Hysni (Aziz) Avdulli
7. Tasim (Ibrahim) Maxhuni
8. H. Qazim (Ibrahim) Maxhuni
9. Ron (Sali) Tërstena
10. Enver (Rizah) Halimi
11. Faton (Mustaf) Gërguri
12. Mërgim (Sabit) Maxhuni
13. Vedat (Fevzi) Maxhuni
14. Enis (Liman) Ademi
15. Nijazi (Ibrahim) Mustafa
16. H. Ahmet (Bajram) Azemi
17. Sumeja (Oktaj) Muezini
18. Albesa (Agim) Qeza
19. Sara (Bedri) Halili
20. Nurije (Bedri) Halili
21. Syhana (Suphi) Met'hiu
22. Nyrten (Suphi) Met'hiu
23. Saranda (Sadik) Xhema
24. Albana (Sadik) Xhema
25. Fahrie (Jeton) Tërnava
26. Pranvera (Murtez) Jashari
27. Ardijana (Avdyl) Behrami
28. Lumtrie (Agim) Hajdini
29. Erzen (Agron) Badivuku
30. Edin (Agron) Badivuku
31. Aid (Bashkim) Ferati
32. Albion (Besim) Ferati
33. Shkelzen (Burim) Jashari
34. Arjan (Avdyl) Behrami
35. Petrit (Salih) Osmani
36. Qendresa (Mazllum) Aliu
37. Arjan (Fahredin) Jashari
38. Faton (Sylejman) Krasniqi
39. Qendrin (Muharem) Tahiri
40. Arbrije (Shemsi) Krasniqi
41. Vedat (Hamit) Hyseni
42. Artan (Ahmet) Konjuhi
43. Orhan (Xhafer) Bilalli
44. Albana (Agim) Qeza
45. Bekim (Naim) Maxhuni
46. Medina (Jakup) Tiriqi

***(eroll venhari)***

## Xhemati i Vërmicës së Prizrenit i gëzohet punës dhe angazhimit të përbashkët



"…Ndihmohuni mes vete me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate dhe armiqësi…" (El-Maide:2)

E fillova këtë kronikë me këtë ajet kuranor, pasi që bashkëpunimi i xhematit të fshatit Vërmicë në ndërtimin e minares dhe meremetimin e xhamisë, ka gëzuar jo vetëm imamin e banorët vendas, por edhe mysafirët e shumtë që kalojnë nëpër këtë lokalitet buzë kufirit shqiptaro-shqiptar.

Xhamia në Vërmicë sipas mbishkrimit që gjendet në hyrje të saj është e ndërtuar në vitin 1212 sipas hixhretit, që i përgjigjet vitit gregorian 1791. Xhamia është e ndërtuar me gurë, kurse dera dhe dritaret janë me harqe nga gurët e gdhendur. Pjesa e përparme dhe ana e majtë e xhamisë janë nën nivelin e sipërfaqes së tokës deri në 2 metër, gjë kjo e cila bënte që lagështia vazhdimisht të jetë pranishëm. Në anën e djathtë e ka pasur minaren e nisur me nëntë shkallë dhe të ndërprerë.

Gjatë kohës kjo xhami disa herë është meremetuar. Meremetimi i fundit ishte ai i vitit 1994 kur u bë renovimi i kulmit.

Dëshirë e kamotshme e xhematit ka qenë ndërtimi i minares, për të cilën ju drejtuam disa shoqatave për ndihmë, të cilat nuk u përgjigjën pozitivisht këtyre kërkesave.

Në pranverë të këtij viti, me iniciativë të imamit, këshilli i xhematit, fillimisht formoi një komision për koordinimin e punëve në ndërtimin e minares dhe meremetimin e tërësishëm të xhamisë, pasi që lagështia nga muret vazhdimisht dëmtonte xhaminë.

Aktiviteti i palodhshëm që bëri komisioni nën kryesimin e Ramiz Sh. Pulajt dhe përkrahjen që ia dhanë bashkëfshatarët këtij aksioni, bëri që shumë shpejtë të grumbullohen mjetet e nevojshme për fillimin e punimeve. Vlen të përmendet se këtij aksioni ju përgjigjen me ndihmë edhe vërmicasit të cilët janë zhvendosur në Prizren dhe rrethinë si dhe bashkatdhetarët në kurbet.

Gjatë verës u ndërtua minarja në 30 metër lartësi në vlerë prej 14.000 €. Më pas u bënë izolimi i jashtëm, lyerja brenda dhe jashtë, dyshemeja, ndërrimi i derës dhe dritareve, parahyrja, tjegullat dhe shtrimi i oborrit me kubëza që kapin vlerën prej 10.000 €, për përfshirë edhe shumë fuqi punëtore të bëra vullnetarisht.

Kjo nismë e fillim vitit, deshi Allahu që në këtë dhjetor të bëhet realitet pasiqë përfunduan të gjitha punimet e planifikuara. Ishte gëzim i madh për imamin, xhematin dhe tërë fshatin si dhe gjithë besimtarët e kësaj ane.

Falënderojmë Allahun xh.sh. që na e bëri mbarë ta përfundojmë këtë aksion dhe i lutemi Atij që gjithë atyre që ndihmuan t'ua bëjë shpërblim xhennetin firdevs inshallah. "Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar" (El-Hashr:9).

***Nexhat Gashi***
*Imam, Vërmicë*

# "Tyrbja e Madhe" ekziston ende afër komunës së Lebanës

Mbi fshatin Krivaçë të komunës së Lebanës, para ardhjes së turqve jetonin dardanët - stërgjyshët tanë. Me ardhjen e turqve në Gadishullin Ballkanik, ata pushtuan këto troje tona dhe, më në fund, u vendosën duke përhapur gradualisht fenë islame në mesin e banorëve të këtyre trojeve. Shumë banorë vendës, të cilët nuk pranonin të asimiloheshin duke pranuar fenë islame, janë shpërngulur nga këto troje. Pjesa më e madhe e tyre ishin vendosur nëpër viset ku ende kishte dardanë, të cilët më herët kishin pranuar fenë katolike, gjithashtu të imponuar nga romakët.



*Tri varret*

Pas ardhjes së turqve, në afërsi të fshatit Krivaçë të komunës së Lebanës është ndërtuar një teqe e quajtur **"Tyrbja e Madhe",** të cilën e vizitojnë edhe sot e asaj dite myslimanët dhe ata të përkatësisë ortodokse. Në atë teqe janë tri varre të dervishëve, që ishin varrosur në drejtimin lindje-perëndim. Teqeja nuk është e mbuluar. Sipas të parëve tanë "Tyrbja e Madhe" asnjëherë nuk ka pranuar të mbulohet. Ç'punohej ditën, rrënohej natën! Është interesant se nga ajo majë ku gjendet teqeja, mund të shihen mirë komunat Leskoc, Lebanë, Bojnik, Medvegjë dhe Prokuple. Mendohet se përveç karakterit fetar, kjo teqe ka shërbyer edhe si simbol historik gjatë konflikteve dhe luftërave të mëparshme, për pozitën e saj të mirë strategjike.

Ne nga gojëdhënat e të parëve tanë kemi dëgjuar se në atë teqe ka pasur shërbëtorë edhe më përpara, dhe ndër ta ishte një shërbëtor që quhej Zymer Krivaça i fisit Kryezi. Ky person jetonte në Krivaçë dhe shërbente në teqe. Gjatë vitit 1875, kur erdhën serbët, u shkatërruan shumë fshatra shqiptare në rrethinën e Jabllanicës. Popullata shqiptare nga ushtria serbe qe shtrënguar të shpërngulej nga kjo anë e Analebanës dhe më gjerë. Për këto sigurisht fakte ka edhe nëpër arkivat turke në Turqi, në Romë dhe në Beograd. Mendohet se ekzistojnë shënime rreth këtyre ngjarjeve, për të cilat shumë herë fliste gjatë ligjëratave në Universitetin e Prishtinës e në studimet e tij i ndjeri Prof. Dr. Ali Hadri, siç tregojnë studentët e tij. Sot historia e popullit shqiptar dhe ngjarjet e asaj kohe, njihen mjaft në hollësi .

Për sa i përket teqesë në fshatin Krivaçë, ajo akoma ekziston në atë vend, edhe sot e kësaj dite e vizitojnë njerëz nga Leskoci, Bojniku, Lebana, Medvegja dhe, ç'është edhe më interesante, sot atë teqe e vizitojnë edhe njerëz nga Kosova.



*Hyrja e teqesë*

Njerëzit tregojnë se "Tyrbja e Madhe", e cila ndodhet vetëm 4 km larg qytetit të Lebanës, ka lidhje mbinatyrore me atë të Medvegjës.

Të enjten do të hapet tenderi për rindërtimin e teqesë në qendër të Medvegjës, bëjnë të ditur kompetentët. Këtë projekt me vlerë prej 1.800.000 dinarësh, do ta financojnë së bashku komuna e Medvegjës dhe Trupi Koordinues për komunat Preshevë, Bujanoc dhe Medvegjë. Sipas tyre, teqeja do të rindërtohet me materiale të vjetra apo autentike. Ndërkohë, Enti i Mbrojtjes së Monumenteve historike dhe fetare i Nishit është duke konstatuar vjetërsinë e saj dhe sigurisht do të dalë të jetë një objekt me vlera e me fakte relevante.

***Fidan Kosumi***

# Fusha që duhet hulumtuar

## (Me rastin e 70-vjetorit të botimit të librit "E drejta martesore e Sheriatit" të autorit boshnjak Dr. Mehmed Begoviç)

**Baki Statovci**




Libri "E drejta martesore e Sheriatit" (Šerijatsko bracno pravo) e autorit boshnjak Prof. Dr. Mehmed Begoviç, i botuar në Beograd më 1936, është një nga librat e rrallë që merret me çështjen e së drejtës së Sheriatit, sidomos me çështjen e së drejtës martesore të Sheriatit. Ky shkrim, që mëton t'i paraqesë disa aspekte strukturore të kësaj vepre, shënon përvjetorin e shtatëdhjetë të daljes në dritë të këtij libri të rrallë, por njëkohësisht shpreh edhe respektin e autorit të këtyre rreshtave ndaj Prof. Mehmet Begoviqit, student i të cilit ishte, si shumë shqiptarë të tjerë nga Kosova dhe viset e tjera, të cilët kanë studiuar në gjysmën e dytë të viteve '50 në Fakultetin juridik të Beogradit.

Mehmed Begovic kishte lindur më 8 prill 1904 në një fshat afër Trebinjës, në Bosnjë e Hercegovinë. Shkollën fillore e kishte kryer në vendlindje, gjimnazin e lartë në Sarajevë e në Mostar në vitin 1922, kurse në vitin 1926 qe diplomuar në drejtësi. Pas mbarimit të studimeve për katër vjet kishte qëndruar në Algjeri për ngritje profesionale, ku në vitin 1930 kishte doktoruar me temën "Zhvillimi i së drejtës së Sheriatit në Jugosllavi".

Një mandat ka qenë dekan i Fakultetit Juridik të Beogradit, por njëkohësisht ka qenë edhe anëtar i Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Serbisë dhe i asaj të Bosnjë e Hercegovinës.

Prof. Dr. Mehmed Begoviç ka vdekur më 1990 në Beograd.

Gjatë jetës, Mehmed Begoviç ka botuar shumë vepra, kryesisht në fushë të së drejtës familjare dhe së drejtës së Sheriatit, por ka qenë autor edhe i shumë artikujve shkencorë, që janë botuar në Jugosllavinë e atëhershme dhe në botën e jashtme.

Libri i tij mbi të drejtën familjare, është botuar dhe ribotuar disa herë.

Prof. Dr. Begoviç ishte anëtar i komisionit amë për themelemin e Fakultetit Juridik të Sarajevës (1946), ndërsa nga viti 1930 është marrë me çështjen e organizimit politik dhe shoqëror të boshnjakëve.

Një arsye tjetër e këtij shkrimi për librin e Prof. Begoviçit "E drejta martesore e Sheriatit" është fakti se e drejta martesore e Sheriatit në Mbretërinë e Jugosllavisë është aplikuar edhe në Kosovë, prandaj kjo periudhë është edhe pjesë e historisë dhe e kulturës sonë, sidomos e asaj juridike.

Autori i këtij shkrimi do të ishte i lumtur sikur ky artikull të kontribuonte që ekspertët e kësaj fushe të bënin hulumtime të mëtutjeshme dhe, me fakte e argumente shkencore, ta zbardhnin këtë periudhë kohore në viset shqiptare.

### Disa fjalë për librin "E drejta martesore e Sheriatit"

Në pjesën hyrëse të këtij libri, autori thekson se literatura juridike mbi të drejtën e Sheriatit në gjuhën serbe është mjaft e varfër, me gjithë faktin se myslimanët në Jugosllavi zbatojnë të drejtën e Sheriatit.

Meqenëse e drejta e Sheriatit është shumë e gjerë, autori thotë se libri përmbledh vetëm të drejtën martesore si pjesa më e rëndësishme e së drejtës së Sheriatit.

Kjo vepër, sipas autorit, kishte për qëllim që të shërbente si doracak për informim për të gjithë ata që janë të interesuar për këtë fushë, por, para së gjithash, si libër për studentët e fakultetit juridik, të cilët ndjekin këtë lëndë.

Autori theksonte se në Jugosllavi (asokohe) jetonin afro 1.600.000 myslimanë, të cilët kishin të drejtë që marrëdhëniet familjare t'i zgjidhnin sipas dispozitave të Sheriatit. Këtë obligim Jugosllavia e kishte marrë edhe sipas kontratës të Sen-Zhermenit (1919).

Mjerisht, në fushën juridike, me sa di autori i këtyre rreshtave, nuk kemi asnjë punim a hulumtim të botuar në gjuhën shqipe mbi aplikimin e së drejtës së Sheriatit në trojet shqiptare të Jugosllavisë së atëhershme.

Me gjithë faktin se autori në këtë libër kishte zbërthyer të drejtën martesore të Sheriatit, ai në pjesën hyrëse në vija të shkurtra, diskutonte edhe përkufizimin e së drejtës së Sheriatit, burimet e kësaj të drejte, sektet dhe shkollat në Islam, si dhe karakteristikat e së drejtës së Sheriatit. Autori shkruante se me të drejtën e Sheriatit zakonisht kuptohen të gjitha ato dispozita (rregulla), të cilat në lidhje me fenë (besimin) kanë për qëllim të rregullojnë marrëdhëniet në komunitetin islam.

E drejta e Sheriatit bazohet në burimet kryesore dhe në ato të dorës së dytë.

Sipas juristëve të Sheriatit, burimet kryesore radhiten sipas rëndësisë juridike në këtë mënyrë: 1). Kurani; 2). Syneti (tradita); 3). Ixhma-Yl-Ymet (pajtueshmëria e shkencëtarëve islamë për çështjet e caktuara) dhe 4). Kijas (dispozitat e nxjerra nga juristët islamë në bazë të analogjisë). Në këtë pjesë të librit analizohet edhe përmbajtja e këtyre burimeve juridike.

Qëllimi i këtij punimi që botohet këtu, nuk është që të komentohen të gjitha këto burime juridike, mirëpo do të cekim vetëm atë se autori i librit i jep rëndësi të posaçme përmbajtjes juridike të Kuranit. Autori thekson se Kurani ka zbritur gjatë një periudhe 23-vjeçare dhe gati të gjitha dispozitat kuranore të zbritura në Mekë, kanë të bëjnë me besimin dhe moralin, kurse ato të zbritura në Medinë, kryesisht janë të natyrës sociale-juridike. Në këtë qytet (Medinë) gjatë periudhës 10-vjeçare është ndërtuar sistemi juridik-politik i Islamit.

Autori gjithashtu flet për Synetin, si dhe për hadithet e Pejgamberit a.s., si burim i rëndësishëm i së drejtës së Sheriatit. Rol të merituar autori u jep Buhariut dhe Muslimit, për punën e tyre të madhe në mbledhjen e haditheve.

Duke folur për sektet dhe shkollat në Islam, autori me mjaft korrektësi thotë se çdo lëvizje, organizatë apo grupacion social, i nënshtrohet ndarjes. Kështu edhe Islami, si edhe lëvizjet e tjera fetare, nuk ka mundur të ruajë unitetin, andaj qysh në dekadat e para pas vdekjes së Muhamedit a.s., u paraqitën rryma, të cilat çuan edhe në ndarje. Si rezultat i konflikteve të caktuara, qenë formuar tri fraksione: syninjtë, shiinjtë dhe harixhinjtë.

Sipas autorit, syninj janë të gjithë ata myslimanë që konsiderojnë se synet është vetëm ajo që Muhamedi a.s., si i Dërguari i Zotit, ka folur, ka vepruar apo ka lejuar. Sipas mendimit të tyre, Muhamedi a.s. është i vetmi që ka pasur të drejtë dhe aftësi që, pa gabime dhe në mënyrë të drejtë, ta komentojë Kuranin si Fjalë e Zotit. Ky sekt këtë aftësi nuk ia pranon asnjë myslimani, as kalifëve. Këtë të drejtë e ka vetëm komuniteti mysliman, të cilin e përfaqësojnë dijetarët.

Autori flet edhe për dallimet e tjera në mes të juristëve islamë rreth konceptit juridik të Sheriatit dhe për dallime të tjera. Kështu, sipas tij, duke i mbrojtur konceptet e veta lidhur me të drejtën e Sheriatit dhe çështjet e tjera, shkencëtarët islamë kanë formuar shkollat (medhhebet), të cilat filluan të quheshin sipas emrave të këtyre shkencëtarëve. Mirëpo, prej shumë shkollave që u formuan, shumë u zhdukën, dhe mbetën vetëm katër sosh: Hanefi, Maliki, Shafi dhe Hambeli.

Shkolla (medhhebi) Hanefi e ka marrë emrin sipas juristit dhe shkencëtarit të njohur islam, Azaham-Ebu-Hanifa, me origjinë persiane (80-150 sipas hixhrit). Kjo shkollë dallohet nga fakti se pranon evolucionin e së drejtës, nga fakti se me rastin e komentimit të normave juridike nuk i përmbahet vetëm anës tekstuale, por edhe frymës së dispozitave juridike, si dhe nga fakti se zbrazëtitë juridike i plotëson me komente të analogjisë dhe të mendimit të lirë të normave të krijuara dhe në bazë të traditave (zakoneve) juridike. Autori shton se kësaj shkolle i përkasin pjesa më e madhe e myslimanëve syninj.

Shkolla (medhhebi) Maliki e ka marrë emrin sipas shkencëtarit të madh, Imamit Ebu Abdullah-Malik-bin-Enes (95-179 sipas hixhrit). Ai është i njohur si njohës shumë i mirë i haditheve-traditës. Kjo shkollë është e njohur edhe nga fakti se kufizon nocionin ixhma, pra mendimin unik të dijetarëve të Medinës, si burim juridik, dhe nga fakti se i pranon zakonet medinase si burim juridik dhe, në fund, për arsye se konsideron se hadithet-tradita dhe dispozitat e nxjerra në bazë të analogjisë dhe mendimit të lirë, mund të ndryshojnë kur vijnë në kundërshtim me interesat e komunitetit. Kjo shkollë e pranon evolucionin në drejtësi, por rekomandon që, me rastin e komentimit, të ruhet besnikërisht kuptimi i teksteve.

Shkollën Shafi e ka themeluar shkencëtari islam, Imami Muhamed-bin-Idriz-Shafi (150-204 sipas hixhrit). Sipas autorit të librit, ky dijetar ka qenë nxënës i themeluesit të shkollës Maliki dhe është ngritur nën ndikimin e të dy shkollave të para. Prandaj edhe mësimet e tij janë një lloj rezultante e këtyre shkollave. Ka qenë shumë prodhimtar, por janë ruajtur shumë pak shkrime të tij. Kjo shkollë konsideron se drejtësia i nënshtrohet evolucionit, se zbrazëtitë në drejtësi mund të plotësohen në bazë të analogjisë, por jo sipas normave të krijuara në bazë të mendimit të lirë dhe zakoneve.

Shkolla e Hanbelinjve është quajtur kështu po ashtu në bazë të emrit të themeluesit të saj, Imamit Ahmedu-Ibin-Hanbel (164-241 sipas hixhrit), nxënës i dijetarit Shafi. Sipas prof. Begoviçit, autor i librit, ky dijetar ka qenë njohës shumë i mirë i teologjisë dhe i së drejtës dhe ka arritur prestigj të madh si shkencëtar, por mësimet e tij janë të kufizuara dhe, në krahasim me mësimet e themeluesve të shkollave të tjera, janë edhe reaksionare. Ky dijetar kufizon institutin juridik të Huxhmasë si burim juridik vetëm në ato zgjidhje ose mendime që i kanë nxjerrë në pajtueshmëri ashabët e Muhamedit a.s. Ai i hedh poshtë zakonet dhe dizpozitat në bazë të mendimit të lirë, por lejon vetëm përdorimin e analogjisë ligjore.

Për sektin e dytë në islam (Shii), autori thotë se ata i përkasin mendimit se, pas vdekjes së Muhamedit a.s., e drejta e kalifatit, si dhe e komentimit të Kuranit, i takonte dhëndrit të Muhamedit a.s. - Aliut dhe pasardhësve të tij të gjinisë mashkullore. Pra, sipas këtij sekti, me nocionin Synet nënkuptohen të gjitha komentimet që vijnë nga Muhamedi a.s., Aliu dhe pasardhësit e tij të gjinisë mashkullore. Por duhet cekur se ky sekt komunitetit islam ia pranon të drejtën e komentimit të Kuranit dhe të Synetit, po ato nuk i konsiderojnë si të paprekshme dhe të pagabueshme.

Sektit të tretë në Islam, që njëherësh konsiderohet si më i vjetri (Haxhirinjtë), i takojnë myslimanët që kanë qenë kundër kalifit Osman (Uthman) dhe që i kishin ndihmuar Aliut për ta marrë pushtetin, por që më vonë janë ndarë edhe nga ky i fundit. Ky sekt si kalifë të vërtetë dhe të drejtë i pranojnë për trashëgimtarë të vërtetë të pushtetit laik të Muhamedit a.s. vetëm dy kalifët e parë - Ebu-Bekrin dhe Omerin, e vendimet e tyre si burim të së drejtës. Pra, haxhirinjtë i pranojnë si burim juridik Kuranin, Synetin e Muhamedit a.s., vendimet e dy kalifëve të parë dhe vendimet e nxjerra në pajtueshmëri të dijetarëve të sektit të vet.

Në fund të kësaj pjese të librit, autori flet në vija shumë të shkurtra për karakteristikat e së drejtës së Sheriatit, që, sipas juristëve islamë, janë: sakralja, përsosmëria dhe universaliteti.

Pjesën e dytë të librit autori ia kushton së drejtës martesore, që është edhe fusha kryesore e këtij libri. Autori vë në pah se, sipas mësimeve islame, janë tri institute që sigurojnë ekzistencën dhe zhvillimin e njerëzimit: martesa, shteti dhe religjioni. Martesa siguron shumëzimin e njerëzimit, shteti siguron rendin dhe drejtësinë në shoqëri, kurse religjioni përcakton qëllimin përfundimtar të të gjitha synimeve dhe përpjekjeve dhe tek njerëzit zgjon vetëdijen mbi përjetësinë.

Kjo pjesë e librit ndahet në katër kaptina.

Në kaptinën e parë autori flet për historinë e krijimit të së drejtës martesore islame, duke filluar nga e drejta martesore tek arabët para Islamit. Ai thekson se në këtë periudhë (para Islamit), tek arabët njiheshin tri lloje martesash: poliandria, poligamia dhe monogamia. Reformat islame të zakoneve martesore arabe zënë një vend të rëndësishëm në këtë pjesë të librit. Kështu, sipas autorit, ishte ndier nevoja që të bëheshin reforma që e drejta të unifikohej, që martesës t'i sigurohej rëndësi më e madhe, gruas t'i siguroheshin të drejta më të gjera si dhe liri më të mëdha, kurse familjes një bazë morale më e fortë. Pas zbritjes së Kuranit, instituti i poligamisë kufizohet në katër gra, me gjithë faktin se, sipas dispozitave të Kuranit, monogamia është më e rekomandueshmja.

Kaptina e dytë i kushtohet lidhjes martesore, dhe në këtë kaptinë zbërthehen në hollësi kushtet për lidhjen e martesës, pengesat për këtë lidhje, format e lidhjes së martesës etj., kurse në kaptinën e tretë autori flet për pasojat e martesës. Kësaj çështjeje juristët islamë i kanë kushtuar kujdes të posaçëm, duke konsideruar se pasojat janë fusha më e ndjeshme dhe më me rëndësi e së drejtës martesore. Martesa, sipas natyrës së vet, krijon marrëdhënie të shumta në mes bashkëshortëve. Nga rregullimi i drejtë i këtyre marrëdhënieve, varet se sa do të jetë e lumtur dhe e qëndrueshme martesa. Kështu, pra, në këtë pjesë përpunohen të drejtat dhe obligimet e bashkëshortëve, si edhe obligimet e tjera dhe pasojat e bashkëshortësisë.

Në kaptinën e katërt flitet për zgjidhjen e martesës. Martesat e lidhura radhiten në dy grupe: 1) martesat e plotfuqishme dhe 2) martesat e anulueshme. Në bazë të kësaj radhitjeje, në këtë kaptinë analizohen shkaqet kur martesa mund të zgjidhet nëpërmjet anulimit ose shkurorëzimit, pra martesa zgjidhet me anulim, kur në momentin e lidhjes së saj nuk janë plotësuar kushtet e caktuara, kurse me shkurorëzim zgjidhet martesa e plotfuqishme. Prandaj,analizohen në hollësi shkaqet, pasojat dhe format e anulimit dhe të shkurorëzimit të martesës.

Autori e përmbyll librin duke përfunduar se e drejta martesore e Sheriatit mund të reduktohet në disa parime, nga të cilat citon dhjetë sosh, që paraqesin çelësin për hulumtimin e kësaj lënde juridike.

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME**
**Nr.06/2007**
**Datë:15.01.2007**
**DRENAS**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Drenas në mbledhjen e mbajtur 15.01.2007, vendosi te shpall:

## Konkurs

Këshilli i Bashkësisë Islame vendosi te hap konkurs për këto vende pune:
- Imam në xhaminë e fshatit Krojkovë (i rregullt)
- Imam në xhaminë e fshatit Zabel i Ultë (i rregullt)
- Imam në xhaminë e fshatit Korroticë e Epërme (honorar vetëm për xhuma)
- Imam në xhaminë e fshatit Damanek (honorar vetëm për xhuma)
- Imam në xhaminë e fshatit Abri (honorar vetëm për xhuma).

Përgatitja shkollore duhet të jetë:
- Të ketë të kryer Fakultetin Islam brenda ose jashtë vendit, ose se paku Medresenë e mesme.
- Të ketë aftësi komunikimi me xhematë.
- Ti përmbahet rregullores së KBI-së.
- Të ardhurat sipas rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame ne Drenas.

Dokumentet :
- Kërkesa
- Certifikata e lindjes
- Certifikata e mjekut
- Dëftesa- Diploma e shkollimit.

Vërejtje:
Dokumentet e pa kompletuara nuk do të merren në shqyrtim Konkursi mbetet i hapur 10 ditë pas publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME**
**Numër: 02 / 07**
**Datë. 03.01.2007**
**PEJË**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Pejë në mbledhjen e mbajtur me 23.12.2006 mori vendim që të shpallë këtë:

## Konkurs

Për plotësimin e vendit të punës: imam, hatib, dhe mual-lim në xhaminë e fshatit ZAHAQ.

**Kushtet:**
- Fakulteti i Studimeve Islame ose Medreseja e Mesme "Alauddin" në Prishtinë.
- Vërtetimi i nostrifikimit të diplomës nga Kryesia e BIK-ës për të gjithë pretendentët që kanë kryer fakultetet në shtetet arabe.
- Të ketë aftësi komunikimi me xhematë.
- Të veproj në mënyrë strikte sipas medh-hebit Hanefij.
- Të gjithë kandidatët duhet t'i plotësojnë edhe kushtet e posaçme sipas rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame në Pejë.

**Dokumentacioni i nevojshëm:**
- Kërkesën për punësim,
- Diplomën adekuate dhe të vërtetuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës,
- Certifikatën e lindjes,
- Certifikatën e mjekut,
- Dëshmi mbi karakteristikat e tij morale, si dhe
- Certifikatën se nuk është nën hetime.

**Të ardhurat personale realizohen sipas marrëveshjes mes imamit dhe xhematit të xhamisë. (Xhamia - xhemati nuk janë në sistemin e centralizimit të anëtarësisë).**

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e shpalljes në Dituria Islame.

Dokumentacioni i pa kompletuar dhe i dorëzuar me vonesë nuk do të merret në shqyrtim.

Dokumentet e kompletuara dorëzohen në KBI-e në Pejë.

**P.S. Kërkesa e xhematit: Imami të jetë bashkëkohor, dhe që nuk i takon asnjë "sekti".**

# Pesë decenie në shërbim të fjalës së Allahut xh.sh., mulla Ahmet Sadri Hoti (1929-2006)

Në prillin e viti 2006 ndërroi jetë m. Ahmet Sadri Hoti, hoxhë i nderuar, i edukuar dhe i arsimuar fetarisht e kombëtarisht, hoxha i fundit i gjeneratave të hershme, siç ishin: m. Azem S. Hoti, m. Halit T. Hoti dhe m. Halit Krasniqi.

M. Ahmeti lindi në fshatin Carrallukë të Malishevës më 20 prill 1929. Familja prej të cilës rridhte ky hoxhë, ishte një familje bujare dhe me tradita fetare e kombëtare.

Në këtë familje, qysh si fëmijë hoxha u rrit dhe u edukua derisa, me pëlqimin e familjes, vendosën që këtë djalë ta shkollonin në frymën fetare për t'i shërbyer Fjalës Zotit xh.sh.

Mësimet e para fetare hoxha i mori tek hoxha shumë i nderuar dhe i respektuar i kësaj ane, m. Adem Bytyçi në fshatin Shkozë (ish-Millanoviq) për tre vjet, kuptohet në kushte shumë të vështira , për të vazhduar filloren në mejtepin (mekteb) e Malishevës, të cilën do ta mbaronte me sukses.

Më pastaj hoxha, i etshëm për të mësuar edhe më shumë rreth Fjalës së Allahut xh.sh., vijoi mesimet e tija në medresenë e Prizrenit, të cilat i kreu me një sukses të mirë. Pas përfundimit të medresesë, hoxha angazhohet për t'u shpjeguar dhe transmetuar amanetin që kishte marrë mbi vete, besimtarëve të anës së Lapushës.

Nuk ishte i caktuar si imam xhamie, por aktiviteti i tij nuk pushoi sikur të ishte në atë detyrë, sepse e kishte kuptuar qartë parimin islam



*Mulla Ahmet Sadri Hoti*

se njeriu besimtar është i obliguar të bëjë thirrje për në rrugën e Allahut xh.sh. Aktiviteti i tij më i madh e më inteniv, si i çdo imami, ishte në muajin e Ramazanit. Për pesë decenie hoxha nuk pushoi së kumtuari Fjalën e të Madhit Zot xh.sh., duke i mësuar njerëzit se si të madhërohet Ai. Hoxha shërbeu për ramazan në shumë fshatra, si në Panorc, Turjakë, Gurabardh etj.

Ky hoxhë shumë i dashur dhe i sjellshëm për rrethin tonë e më gjerë, ishte i pajisur me butësi, mëshirë, sinqeritet dhe dituri, që - të gjitha si parime islame, i barti tek familja e rrethi ku jetoi, në xhamitë ku mbante ligjërata dhe në mexhlise të ndryshme, sepse e dinte se vetëm në këtë formë mund të përhapej Fjala e Zotit xh.sh. tek besimtarët. Më tutje, m. Ahmeti ishte i shoqërueshëm me fshatarët. Një gjë që e bëri të kishte marrëdhënie shumë të mira edhe me shokët e klasës e me disa të tjerë para tij e pas tij. Ai kishte shoqëri me m. Hysen Zogajn, imam në Bellanicë; m.Ibrahim Hazrollin, imam në Banjë; m.Hamdi Limajn nga Banja; m.Shaban Gashin, imam në Vërmicë etj.

Jeta e tij shembullore bëri që besimtarët të kishin shumë respekt për të.

Angazhimi, veprimtaria, ligjëratat dhe çdo gjë që bënte ai për hatër të të Madhit Allah, bëri që në ditën e lamtumirës, në ceremoninë e fundit fetare të varrimit të këtij hoxhe, të merrnin pjesë shumë fshatarë, miqë e shokë nga shumë anë, dhe këshillat e BK-së të Malishevës dhe të Klinës. Ajo qe një ditë e dhimbjes për familjen, për farefisin, shoqërinë dhe të gjithë të pranishmit në varrim, dhe sidomos ai la një zbrazëti të madhe në mesin e hoxhallarëve.

Hoxha Ahmet Sadri Hotiv diq më 2 prill 2006 në vendlindjen e tij, në Carallukë dhe u nda nga ne, po vetëm fizikisht, sepse për veprat dhe vaizet e tij, ai do të jetë një shembull për ne .

Tjetër s'kemi ç'të shtojmë, veçse Allahu e gradoftë me Xhennet. Amin!

*Behar Gashi*